


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha,
Jakup Çunaku, Miftar Ajdini,
Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta,
Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Të jemi mirënjohës kur punët na ecin mbar*

*I mbështetur në thëniet e Muhamedit a.s. i cili më së miri na tregon ne myslimanëve se si duhet të jemi falënderues ndaj Allahut kur ai na del në ndihmë atëherë kur jemi në vuajtjeje dhe vështirësi të sprovave të jetës. I vetëdijshëm për gjithë atë që kalojmë ne për shumë vite dhe shumë shekuj ku Allahu na mundësoi të jemi të lirë dhe të lumtur tani në këtë jetë. Jo rastësisht përmenda pak më herët se si Muhamedi a.s u tërhoqi vërejtjen myslimanëve pas një lufte mjaft të rëndë duke ju thënë bashkëluftëtareve:*

*"Se tani po kthehemi nga një lufte vogël në një luftë më të madhe" dhe për çudi të gjithë u befasuan se athua ka luftë më të madhe se ajo që përjetuan muslimanët në këtë luftë! ju tha po! po kthehemi ne një lufte me vetveten. Sikur kjo thënie është thënë për ne tani pas gjitha këtyre vuajtjeve dhe luftërave me shekuj po e dimë se po kthehemi nga një luftë e vogël në një luftë të madhe, ngase tash po kërkohet nga ne që të luftojmë me veten qe ta duam vendin ton më shumë se veten tonë, ta ndalojmë veten nga shumë gjera qe sinqerisht po na ngulfatën jetën dhe po na zënë frymën.*

*Këtu do na ndihmoj edhe një ajet kuranor i cili gjithnjë na kujton se kur të jemi në mundime është lehtë të kërkosh ndihmë por kur të jesh në liri, atëherë është kënaqësia e kërkimit të ndihmës nga ai që të ndihmon, atëherë kur ishe në vështirësi e jo te jemi harrues dhe jo falënderues.*

*Allahu xh.sh. thotë: "E kur e godet njeriun ndonjë dëm, ai e lut Allahun e vet duke kërkuar ndihmë vetëm prej Tij, por kur i jep ndonjë të mirë, ai e harron atë për të cilën iu lut Atij më parë, dhe i përshkruan shok Allahut" (Ez-Zumer, 8).*

*Andaj le të lutemi në kohë paqeje dhe mirëqenieje, ngase nga tiparet e besimtarit është se ai tregohet mirënjohës dhe i patundur, ai e mpreh shigjetën para se ta lëshoj nga harku, dhe i kthehet Allahut para se të kaplohet nga fatkeqësia.*

*Ndaj, nëse me të vërtetë kërkojmë shpëtim, duhet të qëndrojmë të patundur në lutjet dhe madhërimet tona për Allahun.*

*Me qëllim që të mos bimë në kategorinë e atyre që tregohen të pa vëmendshëm ndaj këtyre të drejtave në një kohë kur nuk kemi shqetësime si dhe kur jemi në një jetë të sigurt .*

*Këtu na del para, ajeti tjetër kuranor ku Allahu xh.xh thotë: "Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndosh e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortak ( në adhurim)" (El-Ankebut, 65).*

*Me këto pak fjalë desha te kujtoj se tani është koha ti kthehemi vetes dhe ti rrekemi punës te jemi të sinqertë në punë dhe në jetë të punojmë për vete dhe ti mbyllim të gjitha rrugët që na shkatërruan me shekuj dhe na përçan. Lufta me vetveten është shumë më e rënd, dhe me ketë luftë sidomos ne kosovarët nuk jem ballafaquar asnjëherë sikur se tani. Le ti mbesin të kaluarës apetitet dhe lakmitë për poste si dhe lakmitë për shtimin e pasurisë me padrejtësi. Se për të gjitha një dit do u zihet fytyra trashëguesve tan dhe neve si në këtë bot ashtu edhe në botën tjetër kur do të dalim para Allahut të Gjithëdijshëm.*

## Në këtë numër pos të tjerash

*Myftiu Tërnava, Apel për Konferencën Islamike*

# Njihni pavarësinë e Kosovës



Në prag të fillimit të Konferencës Islamike më 13 mars 2008, që u mbajt në Dakar të Senegalit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, iu drejtuar me një apel, Sekretarit të Përgjithshëm të Konferencës Islamike, Prof. dr. Ekmeludin Ihsanoglu, dhe nëpërmjet tij edhe të gjithë përfaqësuesve të shteteve pjesëmarrëse, respektivisht 57 përfaqësuesve të shteteve anëtare të Konferencën Islamike.

Në apelin e Myftiut Tërnava për Sekretarin Ihsanoglu, ndër të tjera, thuhet: "Konferenca Islamike ta njohë sa më parë shtetësinë e Kosovës".

Apelin e Myftiut Tërnava për udhëheqësit e vendeve islamike, e ka transmetuar edhe televizionin prestigjioz "Al-Jezira" për dy ditë rresht në emisionet qendrore informative. Sikur dihet, "Al-Jezira" është televizioni më i fuqishëm e më me ndikim në Botën Arabe.

---

*Myftiu Tërnava viziton Austrinë*

## Pritje nga sekretari i Ministrisë së Punëve të Jashtme, ambasadori Johannes Kyrl



Myftiu i Kosovës më 12 mars 2008, Mr. Naim Tërnava, po qëndron për një vizitë pune në Austri, dhe është pritur nga Sekretari i përgjithshëm i Ministrisë së Punëve të Jashtme, ambasadori Johannes Kyrl.

Me këtë rast Myftiu Tërnava ka falënderuar ambasadorin Johannes Kyrl për përkrahjen dhe ndihmën që ka dhënë qeveria, dhe posaçërisht diplomacia austriake, në mbarëvajtjen e procesit negociator për zgjidhjen e statusit përfundimtar të Kosovës.

Gjithashtu Myftiu ka falënderuar Qeverinë austriake për njohjen e shpejtë të shtetit të Kosovës pas shpalljes së Pavarësisë së vendit tonë.

Ambasadori austriak, në këtë takim u interesua për pozitën e bashkësive fetare në Kosovë. Ambasadori Johannes Kyrl ka vlerësuar lart kontributin e bashkësive fetare në krijimin e klimës që ofron popullatën e Kosovës në rrethanat e reja pas 17 shkurtit 2008.

Më 11 mars në Vjenë, Myftiu Tërnava ka vizituar edhe Fakultetin e Filozofisë dhe Shkencave të Edukimit të Universitet të Vjenës, ku është pritur nga drejtuesit më të lartë të këtij fakulteti.

Me këtë rast, pasi është njohur me historikun e Fakultetit të Filozofisë dhe Shkencave të Natyrës, nga prorektori i Universitetit të Vjenës, Prof. Dr. Artur Mettinger, Myftiu Tërnava e njohu nikoqirin me historinë dhe zhvillimin e Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës. Në këtë takim Myftiu Tërnava dhe Prof. Dr. Artur Mettinger nënshkruan memorandumin e bashkëpunimit ndërmjet Fakultetit të Filozofisë dhe Shkencave të Edukimit dhe Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës.

# Si do të ballafaqohet Kisha Ortodokse Serbe me realitetin e ri në Kosovë?!

**Qemajl Morina**



Në kryeqendrën e Gjermanisë, në Berlin prej 3-5 mars zhvilloi punimet konferenca e Këshillit Evropian të Liderëve Fetarë, në të cilën morën pjesë 30 prijës fetarë nga vende të ndryshme të Evropës, përfaqësues të feve të ndryshme, të cilat veprojnë në Evropë, përfaqësues të bashkësisë islame, kishës ortodokse, katolike, protestante dhe përfaqësues të komunitetit çifut. Konferenca zhvilloi punimet e saj nën moton: Për dialog të rregullt dhe aksion të përbashkët". Nikoqir e konferencës së Berlinit ishte Kisha Protestante e Gjermanisë.

Konferenca e Berlinit, një seancë të veçantë ia kushtoi gjendjes në Kosovë, pas shpalljes së deklaratës së pavarësisë nga ana e Parlamentit të Kosovës. Në seancën për Kosovën ishin ftuar përfaqësuesit të Bashkësive fetare tradicionale të Kosovës, të Bashkësisë Islame, Kishës Katolike dhe asaj ortodokse. Bashkësinë Islame të Kosovës në konferencë e përfaqësoi, Mr. Qemajl Morina, prof, në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë si dhe anëtar i Grupit për dialog ndërfetar, i cili u paraqit me temën "Intensifikimi i dialogut ndërfetar pas pavarësimit të Kosovës". Nga Kisha Katolike e Kosovës, folën, Dom Lush Gjergji dhe Dom Shan Zefi. Meqenëse Kisha Ortodokse Serbe, nuk kishte dërguar asnjë përfaqësues nga Kosova, atë në konferencën e Berlinit e përfaqësoi Millan Pejiq, prift i Kishës Ortodokse Serbe në Hanover dhe Dragan Sekuliq, prift i Kishës Ortodokse Serbe në Berlin. Në debat morën pjesë përfaqësues të bashkësive islame të vendeve evropiane, përfaqësues të kishave nga vende të ndryshme evropiane, si dhe përfaqësuesi i Konferencës Botërore Fetë për Paqe me seli në Nju Jorku, z. Leonid Kishkovski.

Seancën për Kosovën e hapi Kryetari i Këshillit Evropian të Liderëve Fetarë, Fetë për Paqe, Gunnar Stolset, peshkop i Kishës Protestante të Norvegjisë, i cili pas luftës disa herë e kishte vizituar Kosovën dhe ishte moderator i Konferencës ndërfetare që ishte mbajtur në Patriarkanën e Pejës më 2-3 maj 2006.

Në fjalën e tij hyrëse, kryesuesi tha se çështja e Kosovës për vite me radhë ka qenë temë debati në takimet tona ndërfetare, qoftë në Kosovë apo jashtë saj. Por, kjo është hera e parë që përfaqësuesit e tri bashkësive tradicionale të Kosovës po bisedojnë, pas shpalljes së deklaratës së pavarësisë së Kosovës, nga ana e Parlamentit të Kosovës.

Ne jemi të interesuar që Kosova të përmbyllet si një shembull i suksesshëm të bashkëpunimit në mes vendorëve dhe ndërkombëtarëve. Andaj, ajo nuk është vetëm çështje evropiane, por është çështje globale. Këtë më së miri e dëshmon pjesëmarrja e përfaqësuesit të Konferencës Botërore Fetë për Paqe me seli në Nju Jork në punimet e kësaj seance.

Në vazhdim fjalën e mori përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Qemajl Morina, i cili në kumtesën e tij u përqendrua kryesisht në të ardhmen e Kosovës dhe popullit të saj duke u përqendruar në intensifikimin e dialogut ndërfetar, i cili para luftës dhe pas luftës ishte në një nivel shumë të kënaqshëm. Ngecja filloi pas ngjarjeve të njohura të 17-18 marsit 2004, kur Kisha Ortodokse Serbe u tërhoq nga bisedimet e mëtutjeshme. Ne besojmë se pa e marrë parasysh vështirësitë, dialogu ndërfetar nuk ka alternativë. Në veçanti pas pavarësimit të Kosovës, kur mbi popullatën shumicë të Kosovës që jemi ne shqiptarët bien përgjegjësi të reja për krijimin e kushteve të sigurisë dhe perspektivës për pakicat në Kosovë, në veçanti për pakicën serbe, e cila nuk duhet të ndihet se është e diskriminuar, por pjesë me rëndësi e popullit të Kosovës, për çka këtë më së miri e garanton pakoja e ish-presidentit finlandez Marti Ahtisari, propozimet e të cilit do të inkorporohen në Kushtetutën e Kosovës. Mirëpo, pakica serbe, e në veçanti Kisha Ortodokse Serbe është e obliguar që ta njehë realitetin e ri të krijuar në Kosovë pas vitit 1999 e në veçanti pas 17 shkurtit të vitit 2008. Këtë duhet ta bëjë për hir të realitetit dhe këtë e kërkon edhe interesi i pakicës serbe në Kosovë.

Në këtë frymë folën edhe përfaqësuesit e Kishës Katolike të Kosovës Dom Lushe Gjergji dhe Dom Shan Zefi, që shqiptarët si shumicë janë para një sprove të madhe në Kosovë, por në të njëjtën kohë lypset edhe pakica të jetë konstruktive dhe ta njohë realitetin e ri të krijuar në Kosovën e re.

Përfaqësuesit e Kishës Ortodokse Serbe,duke u mbështetur në instruksionet që kishin marrë nga Sinodi i Shenjtë i Kishës Ortodokse Serbe, nuk kishin mundësi manovrimi. Ata qëndronin pas vendimeve tashmë të njohura të qeverisë së Serbisë dhe Kishës Ortodokse Serbe se tash për tash nuk mund ta njohin shtetin e Kosovës. Në pyetjen e kryesuesit se si ju do të veproni në kuadër të një shteti, të cilin shumica e shteteve evropian e kanë njohur dhe në ditët në vijim priten ta njohin edh shumë shtete tjera ata nuk patën përgjigjie, duke thënë se ne nuk kemi autorizime për të debatuar lidhur me këtë temë.

Kryesuesi i Konferencës, dhe njëherit kryetar i Këshillit të Liderëve Fetarë të Evropës, peshkopi Gunnnar Stolset propozoi që së shpejti një delegacion të shkojë për një vizitë në selinë e Kishës Ortodokse Serbe në Beograd për të parë për së afërmi qëndrimin zyrtar të Sinodit të Shenjtë të Kishës Ortodokse Serbe lidhur me njohjen e realitetit të ri të krijuar në Kosovë, pas 17 shkurtit 2008 si dhe pengesat e mbajtjes së Konferencës ndërfetare në Kosovë, nikoqire e së cilës duhet të jetë Bashkësia Islame e Kosovës.

Kryesuesi, paralajmëroi përfaqësuesit e tri bashkësive fetare të Kosovës se janë të ftuar të marrin pjesë në Konferencën e ardhshme ndërfetare, e cila do të mbahet në Rovereto të Italisë prej 22-25 maj 2008.

## Intensifikimi i dialogut ndërfater pas pavarësimit të Kosovës[1]

E nderuara kryesi e punës,

Të nderuar përfaqësues të bashkësive fetare,

Të nderuar të pranishëm,

Kam nderin, që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës ta përshëndes këtë konferencë ndërfetare që po mbahet në Berlin me iniciativën e Këshillit Evropian Fetë për Paqe, ku çështja e Kosovës ka një vëmendje të veçantë.

E veçanta e këtij takimi është se për Kosovën deri më tani diskutohej si një problem që do zgjidhje urgjente. Për fat të mirë me angazhimin e madh të Bashkësisë Ndërkombëtare si dhe me mirëkuptimin e përfaqësuesve të institucioneve të Kosovës erdhi deri te një konsensus i përbashkët, që Kosova të shpallë pavarësinë e mbikëqyrur sipas propozimit të dërguarit të Sekretarit të OKB-së z. Marti Ahtisarit.

Kështu, Parlamenti i Kosovës më 17 shkurt 2008 në mënyrë solemne aprovoi Deklaratën Kushtetuese për Kosovën shtet sovran dhe të pavarur. Kjo deklaratë u aprovua dhe u nënshkrua nga 109 delegatë të Parlamentit të Kosovës, nga 120 delegatë sa numëron ai.

Menjëherë pas shpalljes së Deklaratës Kushtuese filloi edhe njohja e shtetit më të ri në botë nga vende të ndryshme evropian dhe nga vendet tjera të botës. Ky numër tash ka arrit mbi njëzet e sa vende, deri më 29 shkurt 2008, me tendencë të rritjes për çdo ditë e më tepër.

Me definimin e statusit të Kosovës, po hapet perspektiva edhe në aspektin e investimeve, për të cilat ka nevojë të madhe ekonomia e saj. Kosova, është vendi me popullatën më te re në Evropë, mbi 70% e popullatës është nën moshën 30 vjeçare, mirëpo, me një papunësi e cila arrin mbi 50% të popullatës. Andaj, besojmë se pavarësia e Kosovës asaj do t'i hap dyert për një zhvillim të hovshëm ekonomik.

Këtu vlen të përmendim se pavarësia e Kosovës nuk është pritur mirë nga komuniteti serb si në Kosovë, por edhe nga pjesa dërrmuese e popullata serbe në Serbi.

Të nderuar të pranishëm, miq dhe dashamirë të Kosovës dhe popullit të saj.

Të gjithë ne jemi të njohur për peripecitë, vuajtjet dhe krajatat nëpër të cilat kaloi Kosova dhe populli i saj gjatë dekadave të fundit të shekullit njëzet. Këtë e dimë më së miri ne liderët fetare të



Kosovës, të cilët ishim më afër se çdo kush tjetër pranë të gjitha shtresave të popullatës sonë.

Nuk ka dyshim se çdo luftë lë pas veti pasoja të mëdha me të cilat përballohet ajo pjesë e popullatës, e cila mbijeton luftën dhe pasojat e saj. Ky nuk është vetëm fat i yni si shoqëri kosovare, por fat edhe i shumë popujve tjerë të botës në të kaluarën dhe në të tashmen.

Kosova edhe nëntë vjet pas përfundimit të luftës po përjeton pasojat e saj. Në veçanti kjo vlen për ato familje, të cilat janë të prekura në mënyrë direkte nga pasojat e luftës, siç janë vrasja e të afërmeve, dhunimet, të zhdukurit, shkatërrimi i pasurisë, e në veçanti të zhdukurit numri i të cilëve është mbi 2500 te shqiptarët dhe afër 300 tek serbët, të afërmit e të cilëve vazhdimisht dëshirojnë të dijnë fatin e më të dashurve të tyre.

### Si të kthehemi kah e ardhmja?

Me gjithë këto dhembje, vuajtje dhe peripeci, ne në bashkëpunim me faktorin ndërkombëtar, duhet të gjejmë forcë dhe kurajë që të gjitha këto t'i tejkalojmë e mos të mbetemi robër të së kaluarës, por t'i kthehemi të së ardhmes por, natyrisht duke mos e harruar të kaluarën, jo për diçka tjetër, por vetëm që të marrim mësime, që ajo të mos na përsëritet asnjëherë në të ardhmen. Tejkalimi i kësaj periudhe nuk është i lehtë, në veçanti pas shpalljes së Kosovës shtet sovran dhe të pavarur. Lypset guxim, dhe kurajë qytetare, e në veçanti te pala, e cila ka qenë shkaktare e agresionit, ka poseduar mekanizmat e forcës dhe ka ushtruar dhunë, krime, dhe dëme mbi palën e paarmatosur. Në këtë fazë ne kemi nevojë për të vërtetën, dhe për drejtësi. Është koha që pala serbe, në veçanti Kisha Ortodokse Serbe të jetë nismëtare që pavarësinë e Kosovës ta pranojë "drejtësi për Kosovën dhe shans për Serbinë"[2]. Pastaj mund të fillojë hapi tjetër e që është kthimi i besimit të ndërsjellë, i cili është shumë i rëndësishëm për Kosovën dhe qytetarët e saj në periudhën pas pavarësisë së Kosovës, në të cilën ne liderët fetarë mund të japim kontributin tonë.

Këtu mund të shtrohet pyetja se cili mund të jetë roli dhe kontributi i bashkësive fetare në kthimin besimit të humbur për shkak të luftës dhe konflikteve?

Në bazë të përvojës së deritashme, mendoj se në mesin e tri bashkësive tona tradicionale të Kosovës, bazuar në parimet fetare, ekziston një konsensus i përbashkët, se ne duhet të japim kontributin tonë që na takon si prijës fetarë. Për këtë na obligojnë parimet tona fetare, si dhe interesi i përgjithshëm i besimtarëve dhe qytetarëve të Kosovës. Ne duhet të përdorim autoritetin tonë për kthimin e besimit të ndërsjellë në mesin e popullatës së Kosovës. Sepse, me këtë krijojmë një klimë të përshtatshme për një jetë normale për të gjithë banorët e saj, pa dallim feje, gjuhe e kombi. Me këtë do t'u dalim në ndihmë si faktorit vendor ashtu edhe atij ndërkombëtar për një jetë më të mirë në Kosovë.

Shqiptarët dhe serbët kanë jetuar në fqinjësi me njëri tjetrin për shumë shekuj me radhë. Është e natyrshme që gjatë kësaj periudhe të gjatë kohore të ketë pasur mosmarrëveshje, konflikte dhe lu-



ftë në mes tyre. Por, në të njëjtën kohë, gjatë kësaj periudhe ka pasur edhe mirëkuptim dhe fqinjësi të mirë.

Vlen të përmendim qëndrimin dinjitoz të historianit serb Dimitrije Tucoviq, në fillim të shekullit njëzet ndaj çështjes shqiptare në librin e tij "Serbia dhe Shqipëria"[3].

Ndër kohë vlen të përmendim qëndrimin dinjitoz të arkitektit të njohur beogradas, dhe ish-kryetari i qytetit të Beogradit, Bogdan Bogdnoviqi, në vitet e nëntëdhjetë të shekullit të kaluar, i cili duke iu kundërvënë politikës urrejtëse të regjimit të Sllobodan Milloshevigit, për myslimanët thoshte: "Asnjë herë myslimanët nuk i kam konsideruar si tradhtarë, por si njerëz që na kanë begatuar".[4] Kurse për Kosovën thoshte: "Janë të kota trillimet për Kosovën serbe, ajo sot i takon një populli tjetër dhe me këtë duhet të pajtohemi. Të parët e mi janë nga Kosova, por kjo i takon tash historisë dhe këtë duhet ta harrojmë"[5].

Por, mu për shkak të këtij guximi që kishte treguar, ish-kryetari i Beogradit ishte detyruar që pjesën tjetër të jetës së tij ta vazhdojë si emigrant në Vjenë të Austrisë.

Ndërsa, nuk duhet harruar edhe heroinat dhe heronjtë e popullit serb, të cilët tragjedinë e popullit shqiptar, në dekadën fundit të shekullit njëzet, e përjetuan si tragjedi të tyre, për çka e ngritën zërin lartë duke demaskuar veprimet e regjimit serb si shkelje të të drejtave elementare të një populli të tërë, siç janë Natasha Kandiq, Sonja Biserko, Biljana Kovaceviq-Vuco etj.

Me këtë rast, nuk mund të kalojmë pa e përmendur, në mesin e priftërinjve të Kishës Ortodokse Serbe qëndrimin dinjitoz të At Sava Janjiqit, nga Manastiri i Deçanit,për mbrojtjen e të drejtave të shqiptarëve të Kosovës, si dhe prononcimet e tij të guximshme.

Shembujt e këtillë, nuk ka dyshim se inkurajon masën për kthimin e besimit të ndërsjellë, tek njerëzit e thjeshtë të të dy popujve.

Këtu vlen të potencojmë se pas vitit 1999, nën presione të ndryshme, pjesa dërrmuese e popullatës shqiptare, që ka jetuar në Serbi, është detyruar t'i lëshojë shtëpitë e tyre dhe të shpërngulen. Apo së paku t'i ndryshojë emrat myslimanë duke u pagëzuar me emra serbo-ortodoksë. Që është një fatkeqësi e kohës tonë. Për fat të keq, kjo dukuri, për qëllime të caktuara fare nuk ka qenë prezent në media.

Është realiteti me të cilin po ballafaqohet shoqëria kosovare në tërësi. Pyetja, që shtrohet para nesh është se çka duhet të bëjmë më tutje për një të ardhme më të mirë për të gjithë ne dhe brezat që do të vijnë pas nesh? Sipas mendimit tonë, duhet të ndërmerret sa vijon:

1. Shumica shqiptare, në veçanti pas pavarësimit të Kosovës, duhet të marrë mbi vete mbrojtjen dhe prosperitetin e të gjitha pakicave të tjera, në veçanti të asaj serbe.
2. Pakica serbe duhet të pajtohet me realitetin e ri të krijuar në Kosovë. Kosovën ta njehë si atdhe të vetin dhe fatin e saj duhet ta lidhë me të.
3. Kisha Ortodokse Serbe me veprimet e saj duhet të tregojë se është përfaqësuese shpirtërore e popullit serb dhe të qëndrojë larg rrjedhave të politikës ditore.
4. Të tri bashkësitë fetare në punën e tyre publike dhe me besimtarët të promovojnë vlera të përbashkëta të bazuara në parimet e Islamit dhe të Krishterimit, të punohet për promovimin e tolerancës, paqes dhe drejtësisë.
5. Pakica serbe të mos provokojë shumicën shqiptare me çfarëdo veprimi qoftë ai.
6. Mesazhet e bashkësive fetare, vazhdimisht duhet të jenë në frymën e promovimit e një shoqërie tolerante, multietnike dhe multikonfesionale, në të cilën do të respektohen të drejtat e të gjitha komuniteteve, qofshin ato pakicë apo shumicë.
7. Të bëhet meremetimi i të gjitha objekteve fetare të rrënuara gjatë dhe pas luftës, qofshin ato islame apo të krishtera.
8. Bashkësia Ndërkombëtare të marrë hapa konkrete për thirrjen e konferencës së donatorëve me qëllim të zhvillimit sa më të shpejtë ekonomik të Kosovës për hapjen e vendeve të reja të punës.
9. Dialogu ndërfetar në të ardhmen të vazhdojë me një intensitet më të madh dhe të ndërmerren hapat për mbajtjen e konferencës ndërfetare në Kosovë, në pajtim me deklaratën e Patriarkanës së Pejës të 2-3 majit 2006.

*Fusnotat:*

1. Kumtesa lexuar në Konferencën e Këshillit të Liderëve Fetarë të Evropës, mbajtur në Berlin më 3-5 mars 2008.
2. Andrej Nosov dhe Bogdan Nikoliq, Drejtësia për Kosovën, shansi për Serbinë, Express, nr. 1073, 23 shkurt 2008, fq. 2 e 24, Prishtinë.
3. "Rilindja", Prishtinë, 1975.
4. Muslimanski Glas. Br.16. godina II, 9 avgust 1991, s.10-11, Sarajevë.
5. Ibid. f.11.

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (4)

**(ajetet 33-44)**

## Disa shenja (argumente) të manifestimit të fuqisë së Allahut

وَآيَةٌ لَّهُمُ الأَرْضُ الْمَيْتَةُ أَحْيَيْنَاهَا وَأَخْرَجْنَا مِنْهَا حَبًّا فَمِنْهُ يَأْكُلُونَ(٣٣) وَجَعَلْنَا فِيهَا جَنَّاتٍ مِن نَّخِيلٍ
وَأَعْنَابٍ وَفَجَّرْنَا فِيهَا مِنْ الْعُيُونِ(٣٤) لِيَأْكُلُوا مِن ثَمَرِهِ وَمَا عَمِلَتْهُ أَيْدِيهِمْ أَفَلاَ يَشْكُرُونَ(٣٥) سُبْحَانَ
الَّذِي خَلَقَ الأَزْوَاجَ كُلَّهَا مِمَّا تُنبِتُ الأَرْضُ وَمِنْ أَنفُسِهِمْ وَمِمَّا لاَ يَعْلَمُونَ(٣٦) وَآيَةٌ لَّهُمُ اللَّيْلُ نَسْلَخُ
مِنْهُ النَّهَارَ فَإِذَا هُم مُّظْلِمُونَ(٣٧) وَالشَّمْسُ تَجْرِي لِمُسْتَقَرٍّ لَّهَا ذَلِكَ تَقْدِيرُ الْعَزِيزِ الْعَلِيمِ(٣٨) وَالْقَمَرَ
قَدَّرْنَاهُ مَنَازِلَ حَتَّى عَادَ كَالْعُرْجُونِ الْقَدِيمِ(٣٩) لاَ الشَّمْسُ يَنبَغِي لَهَا أَن تُدْرِكَ الْقَمَرَ وَلاَ اللَّيْلُ سَابِقُ
النَّهَارِ وَكُلٌّ فِي فَلَكٍ يَسْبَحُونَ(٤٠) وَآيَةٌ لَّهُمْ أَنَّا حَمَلْنَا ذُرِّيَّتَهُمْ فِي الْفُلْكِ الْمَشْحُونِ(٤١) وَخَلَقْنَا لَهُم
مِّن مِّثْلِهِ مَا يَرْكَبُونَ(٤٢) وَإِن نَّشَأْ نُغْرِقْهُمْ فَلاَ صَرِيخَ لَهُمْ وَلاَ هُمْ يُنقَذُونَ(٤٣) إِلاَّ رَحْمَةً مِّنَّا وَمَتَاعًا
إِلَى حِينٍ(٤٤)

**33. Dhe për ata është argument** *(për fuqinë e Zotit)* **toka e vdekur, të cilën Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drithë, nga i cili ata hanë.**

**34. Dhe në të Ne u kemi bërë kopshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime** *(uji)*.

**35. Ashtu që ata të hanë nga ato fruta dhe nga çka prodhojnë vetë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nuk falënderojnë.**

**36. I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet** *(çiftet)* **nga ç'mban toka, nga vetë ata dhe nga ç'nuk dinë ata.**

**37. Për ata është argument edhe nata, prej së cilës largojmë ditën, kurse ata mbesin në terr.**

**38. Edhe Dielli udhëton për në kufirin e vet** *(në cakun përfundimtar)*. **Ai është** *(udhëtim)* **përcaktim i Ngadhënjyesit, të Dijshmit.**

**39. Edhe Hënës i kemi caktuar** *(pozicionet)* **derisa të kthehet në trajtën e harku** *(rremb i hurmës së tharë)*.

**40. As Dielli nuk mund ta arrijë Hënën, e as nata paraditën, po secili noton në një galaksi.**

**41. Argument për ta është edhe ajo se Ne pasardhësit e tyre** *(të Ademit)* **i bartëm në anije të mbushur përplot.**

**42. Dhe ngjashëm me të, u krijuam atyre diçka që të hipnin.**

**43. E sikur të duam Ne, i përmbytim ata, e nuk ka efekt as lutja e tyre dhe as që do të shpëtonin.**

**44. Përveç nga mëshira Jonë ndaj tyre, dhe që të përjetojnë të mirat deri në një kohë të caktuar.**

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto ajete ndërlidhen fuqishëm me ajetet paraprake, për faktin se në ajetet e shkuara pamë mohimin e banorëve të fshatit ndaj ftesës së pejgamberëve të dërguar nga Allahu xh.sh., saqë, me arrogancën dhe kryeneçësinë e tyre, merituan ndëshkimin e tmerrshëm nga ana e Fuqiplotit. Këta u ndëshkuan, sepse mohuan dritën e udhëzimit hyjnor, mohuan edhe ringjalljen, prandaj i Lartmadhërishmi, ua tërhiqte vërejtjen idhujtarëve mekas, që të mos shkonin rrugës së njerëzve të humbur dhe të shkatërroheshin si banorët e fshatit të përmendur në ajetet paraprake. Natyra njerëzore është që të merret mësim nga pësimet e të tjerëve e jo të vazhdohen gabimet dhe hapat e paraardhësve të tyre.

**Koment:**

Tash jemi në pjesën e ajeteve të sures *Jasin*, të cilat flasin për manifestimin e fuqisë së Allahut në natyrë, nëpërmjet argumenteve lëndore, të cilat i shohim çdo ditë me sytë tanë, i sodisim dhe bashkëjetojmë më to për shekuj me radhë, argumente e shenja qiellore të cilat do të na ndjekin deri në ditën e fundit të jetës në këtë botë. Prandaj, është çudi e madhe se si njerëzit vazhdojnë të qëndrojnë indiferentë ndaj besimit të pastër në Krijuesin, kur para syve të tyre kanë të gjitha këto argumente të pakontestueshme.

Mjafton të hedhim vetëm një shikim sipër nesh, në kupën qiellore, dhe do të mbetemi të mahnitur e të magjepsur nga bukuria dhe harmonia e përkryer e lëvizjeve të miliarda-miliarda yjeve, planetëve dhe galaktikave, të cilat janë larg nesh miliona-miliona vjet dritë. Po, për të kuptuar se kjo ekzistencë ka Krijues, i Cili pas vdekjes sonë do të na ringjallë dhe do të na marrë në llogari, na mësojnë edhe ajetet në vazhdim…

وَآيَةٌ لَّهُمُ الأَرْضُ الْمَيْتَةُ أَحْيَيْنَاهَا
وَأَخْرَجْنَا مِنْهَا حَبًّا فَمِنْهُ يَأْكُلُونَ

**33. Dhe për ata është argument** *(për fuqinë e Zotit)* **toka e vdekur, të cilën**




***Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drithë, nga i cili ata hanë.***

Këto ajete argumentuese, të cituara në vazhdim të kaptinës *Jasin*, ishin argumente të pakontestueshme për idhujtarët mekas, që të mos hezitonin ta pranonin dritën e besimit që kishte filluar të ndriçonte Siujdhesën Arabike.

Këtu fjala "ajet"-argument, u drejtohet vetëm pabesimtarëve, sepse besimtarët nuk kanë nevojë për ndonjë argument. Ata i ka udhëzuar Allahu në besim dhe në iman, kështu që zemrat dhe mendjet e tyre nuk kanë nevojë për ndonjë argument shtesë që të binden.[1]

Këto argumente ishin shenjë për ata që po mohonin ringjalljen, po mohonin pejgamberinë e Muhamedit a.s. dhe në këtë mënyrë po mohonin edhe vetë ekzistencën e Allahut xh.sh..

Por i Lartmadhërishmi, nga mëshira e Tij, këtyre njerëzve megjithatë u solli argumente nga ambienti që i rrethon, vetëm e vetëm të bindeshin në ringjalljen, të cilën po e mohonin kot së koti.

Pyetja që u drejtohet atyre, është nëse po e shihnin tokën të vdekur e të tharë nga thatësia se si Allahu e ringjall kur mbi të derdh shiun e me bollëk, duke bërë që nga ajo tokë e tharë të mbijë bar i gjelbër dhe drithëra, të cilat bimë e drithëra njeriu pastaj i përdor për ushqimin e tij të përditshëm. Ky argument është aq i qartë, sidomos në tokat shkretinore sikur është Meka me rrethinë. Ata vetë ishin dëshmitarë se gjatë verës dhe ditëve me vapë të padurueshme, çdo gjë thahej e shkretërohej, kurse pas një shiu, çdo gjë merrte një pamje të blertë, me plot jetë e gjallëri.

Me këtë ajet, fillon vargu i ajeteve argumentuese, nëpërmjet të cilave Allahu xh.sh. fton në rrugën e Tij. Kjo rrugë fillon me njohjen e Allahut si Krijues, e njohuria është një prej fondamenteve bazë të fesë islame.

E surja *Jasin* është një ndër suret që në mënyrë madhështore shtjellon shumë prej këtyre argumenteve të imanit, prandaj është quajtur me plot të drejtë *"Zemra e Kuranit"*.

وَجَعَلْنَا فِيهَا جَنَّاتٍ مِن نَّخِيلٍ وَأَعْنَابٍ
وَفَجَّرْنَا فِيهَا مِنَ الْعُيُونِ(٣٤)
لِيَأْكُلُوا مِن ثَمَرِهِ وَمَا عَمِلَتْهُ أَيْدِيهِمْ
أَفَلَا يَشْكُرُونَ(٣٥)

***34. Dhe në të Ne u kemi bërë kopshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime** (uji).*

***35. Ashtu që ata të hanë nga ato fruta dhe nga ç' prodhojnë vetë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nuk falënderojnë.***

Në këtë Tokë, në të cilën Allahu na ka krijuar, Ai na ka mundësuar të gëzojmë e të përjetojmë të gjitha të mirat e begatitë e Tij. Pamjet e kopshteve me palma të larta nga hurmat dhe hardhitë e rrushit, nëpër të cilat burojnë burime uji të pastër, janë gjëra që kënaqin syrin e çdo njeriu dhe krijojnë një ndjenjë prehjeje e qetësie shpirtërore. Dhe njerëzit hanë nga frutat e tyre, por në fund megjithatë nuk janë mirënjohës dhe falënderues ndaj Allahut, po vazhdojnë të jenë mendjemëdhenj e të pandërgjegjshëm duke menduar se çdo gjë që fitojnë, e fitojnë nga puna e duarve të tyre.

Është me rëndësi të theksohet zinxhiri lidhës i këtyre veprimeve të cekura në këto dy ajete kuranore, ku Allahu na dëfton se këto kopshte me palma e me rrush, nuk do të mund të ishin të tilla, po të mos ujiteshin nga burimet e ujit, të cilat Allahu i ka bërë të gufojnë nga toka. Si rezultat i kësaj ujitjeje, ne vjelim edhe frutat e palmave dhe të rrushit, të cilat njëkohësisht janë edhe si pemë, por edhe si ushqim me rëndësi jetike për organizmin e njeriut, sepse, sikur dihet, këto dy lloje të pemëve përmbajnë glukozën e nevojshme, sheqernat, vitaminat etj, të cilat trupit të njeriut i japin vitalitet, forcë dhe energji. Allahu xh.sh. në këtë ajet nuk ia humb mundin as njeriut, kur thekson se edhe njeriu ka një rol në këtë proces, gjatë përgatitjes së farës, pastrimit dhe mbjelljes së saj, ndërsa procesi tjetër i mbirjes, i përket vetëm Allahut xh.sh., me dëshirën dhe përcaktimin e të Cilit çdo gjë mbin, rritet dhe jep fryte. Por, përderisa Allahu nuk ia humbi mundin dhe rolin njeriut në një pjesë të këtij procesi, njeriu megjithatë aspak nuk është falënderues dhe mirënjohës ndaj të mirave të Allahut, dhe mendon padrejtësisht se ai është vetë fitues dhe krijues i këtyre mirësive.

سُبْحَانَ الَّذِي خَلَقَ الْأَزْوَاجَ كُلَّهَا مِمَّا تُنبِتُ
الْأَرْضُ وَمِنْ أَنفُسِهِمْ وَمِمَّا لَا يَعْلَمُونَ

***36. I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet** (çiftet) **nga ç'mban toka, nga vetë ata dhe nga ç'nuk dinë ata.***

I Madhi Allah, me urtësinë e Tij, që është I pastër dhe I zhveshur nga çdo e metë, ka krijuar nga të gjitha llojet që




ekzistojnë në tokë, çiftet, përfshirë këtu edhe racën njerëzore. Kësaj krijese, të cilën e përzgjodhi që të ishte mëkëmbës i Tij në tokë, ia nënshtroi çdo gjë në këtë tokë, i dha hapësirë të mjaftueshme por mbi të gjitha, i dha gjënë më të çmuar - mendjen, nëpërmjet së cilës ai mund të dallojë të mirën nga e keqja. Nderimi tjetër që iu bë kësaj krijese-njeriut, është edhe fakti se Allahu i dha vullnetin dhe lirinë e veprimit, duke e dalluar kështu prej melaikeve. Të gjitha krijesat në këtë ekzistencë dëshmojnë se janë krijesa të Allahut, vetëm Atij I përulen dhe vetëm Atë e madhërojnë. Atij I bëjnë tesbih Toka e qielli, dhe melaiket e pastra.

Allahu i Madhëruar, çdo gjë në këtë gjithësi që krijoi, e krijoi në çift, mashkull dhe femër, po krijoi edhe krijesa të tjera, për të cilat ne nuk dimë, sepse edhe ato krijesa të panjohura për ne, E madhërojnë Allahun, ndonëse ne nuk e kuptojmë këtë mënyrë të tyre të madhërimit.

وَآيَةٌ لَّهُمُ اللَّيْلُ نَسْلَخُ مِنْهُ النَّهَارَ
فَإِذَا هُم مُّظْلِمُونَ

***37. Për ata është argument edhe nata, prej së cilës largojmë ditën, kurse ata mbesin në terr.***

Një prej argumenteve që Allahu u ofroi idhujtarëve mekas, është edhe nata, për të cilën i lajmëron pabesimtarët se kur e largon ditën, atëherë vjen errësira, që mbulon çdo gjë.

Kjo, edhe shkencërisht argumenton faktin se çdo proces natyror, është një argument shtesë se Allahu është Krijuesi, dhe se do të ketë patjetër ringjallje. Ky ajet po ashtu argumenton bindshëm se Toka është në formë elipse dhe se, me lëvizjen e saj rreth Diellit, mbi sipërfaqen e saj paralelisht ndërrohen dita e nata.

Por në këtë ajet saktësohet prerazi se dita simbolizon dritën dhe shkëlqimin, e kur kjo dritë që për ne vjen nga Dielli, ikën, atëherë Toka mbetet në errësirë. Pra, pyetja që u parashtrohet pabesimtarëve, është: Nëse Ne jua largojmë dritën e ditës, ju do të mbeteni në errësirë, dhe a thua kush tjetër, përveç Allahut, mund t'jua rikthejë dritën dhe gjallërinë e ditës?

وَالشَّمْسُ تَجْرِي لِمُسْتَقَرٍّ لَّهَا
ذَٰلِكَ تَقْدِيرُ الْعَزِيزِ الْعَلِيمِ

***38. Edhe Dielli udhëton për në kufirin e vet*** *(në cakun përfundimtar)*. ***Ai është*** *(udhëtim)* ***përcaktim i Ngadhënjyesit, të Dijshmit.***

Ky ajet, në mënyrën më madhështore, vërteton teorinë e lëvizjeve të planetëve dhe trupave qiellorë në gjithësi. Ndër këta trupa gjigantë qiellorë, është edhe Dielli, në bazë të të cilit e ka marrë emrin edhe sistemi ynë - Diellor, rreth të cilit sillen planetët, të "robëruar" dhe të detyruar të sillen nëpër orbita spirale nga fuqia e gravitetit të tij.

Shkencërisht është vërtetuar se nga tërë masa e Sistemit diellor, Dielli zë 99,86%, ndërsa masën tjetër të mbetur: 0.14 % e përbëjnë nëntë planetët e tjerë të Sistemit. Sipas shkencëtarëve, jeta e Diellit është më shumë se 5 miliardë vjet. Largësia ndërmjet Diellit dhe Tokës është rreth 150 milionë km.

Lëvizja e Diellit për ne ka rëndësi të veçantë, sepse drita e tij për ne do të thotë jetë e gjallëri. Ky yll i shkëlqyeshëm është në gjendje të gaztë me lava e temperatura të larta. Ai vazhdimisht udhëton deri në kufirin e vet përfundimtar, të cilin ia ka caktuar Allahu, Ngadhënjyesi dhe i Urti. Para shkatërrimit të kësaj ekzistence, që ndryshe quhet edhe kataklizëm-kiamet, Dielli vetëm një herë do ta ndërrojë orbitën dhe rrugën e vet, pikërisht në ditën e fundit të rrugëtimit të tij, duke lindur nga Perëndimi. Ajo ditë do të jetë përgjithësisht dita e fundit në këtë tokë, e cila, sipas urdhrit të Allahut, do të shkatërrohet së bashku me Diellin, planetët, galaktikat dhe çdo gjë që ekziston në këtë gjithësi.

وَالْقَمَرَ قَدَّرْنَاهُ مَنَازِلَ حَتَّىٰ
عَادَ كَالْعُرْجُونِ الْقَدِيمِ

***39. Edhe Hënës i kemi caktuar*** *(pozicionet)* ***derisa të kthehet në trajtën e harkut*** *(rremb i hurmës së tharë)*.

Allahu i Lartmadhërishëm, sikurse Diellit dhe çdo trupi qiellor, ashtu edhe Hënës i ka caktuar pozicionet e saj, e ato janë 28 pozicione, dhe për çdo ditë ndërron nga një pozicion. Nëse muaji hënor është 29 ditësh, ajo fshihet për një natë, përkatësisht dy net nëse muaji ka 30 ditë. Në fund të kësaj trajektoreje të Hënës, shohim se ajo rikthehet në formën e saj paraprake, që i ngjan një harku shumë të hollë, i cili mezi mund të vërehet, për se edhe është quajtur forma e saj si rremb i hurmës së tharë.

Urtësia pse Allahu shpeshherë e ka cekur Hënën në Kuran, kthehet tek fakti se arabët dhe myslimanët, përgjithësisht njehsimin e kalendarit të tyre e kanë pikërisht në bazë të lëvizjeve dhe pozicio-




neve të Hënës. Ky kalendar është shumë herë më i saktë e më i përpiktë se ai diellor, sipas të cilit sot punon pothuajse tërë bota.

Ne myslimanët, në bazë të lëvizjeve të Hënës, fillojmë agjërimin e Ramazanit; me pamjen e Hënës së re të Shevvalit, bëjmë bajram, e pastaj edhe detyrimi i haxhit, po ashtu, ndërlidhet me lëvizjet e Hënës etj.. Sa për ilustrim, do të përmendim disa ajete kuranore, që bëjnë fjalë pikërisht për këto rituale fetare, që ndërlidhen me lëvizjet e Hënës:

***"Të pyesin për Hënën e re** (dhe fazat e saj)* ***Thuaj: "Ato janë përcaktime të kohës për njerëz dhe për haxh."*** *(El-Bekare, 189).* dhe

***"Ai e bëri Diellin shndritës, e Hënën dritë dhe asaj** (Hënës)* ***ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogarinë. Allahu nuk e krijoi këtë për tjetër, përveçse me qëllim të caktuar. Ai ia sqaron argumentet një populli që kupton."*** *(Junus, 5)*

لَا الشَّمْسُ يَنبَغِي لَهَا أَن تُدْرِكَ الْقَمَرَ وَلَا اللَّيْلُ سَابِقُ النَّهَارِ وَكُلٌّ فِي فَلَكٍ يَسْبَحُونَ

***40. As Dielli nuk mund ta arrijë Hënën, e as nata paraditën, po secili noton në një galaksi.***

Ky ajet tregon qartë për madhështinë e Krijuesit, i cili përsosi çdo gjë në krijimin e trupave qiellorë, të shpërndarë gjithandej nëpër këtë gjithësi.

Nga kjo nënkuptohet se as Dielli nuk mund ta arrijë Hënën gjatë lëvizjes së tij, po as Hëna nuk mund ta arrijë atë, për arsye se secili ka orbitën e vet, të cilën ia ka caktuar Allahu Fuqiplotë. Pavarësisht se nëpër kanalet e kësaj hapësire të pafund kozmike, enden dhe notojnë miliarda e biliarda trupa planetarë, yje, kometa, asteroide, galaktika etj., ato megjithatë kanë orbitat dhe lëvizjet e përcaktuara të tyre, sipas urtësisë dhe përcaktimit të Allahut të Gjithëdijshëm.

وَآيَةٌ لَّهُمْ أَنَّا حَمَلْنَا ذُرِّيَّتَهُمْ فِي الْفُلْكِ الْمَشْحُونِ(٤١) وَخَلَقْنَا لَهُم مِّن مِّثْلِهِ مَا يَرْكَبُونَ(٤٢) وَإِن نَّشَأْ نُغْرِقْهُمْ فَلَا صَرِيخَ لَهُمْ وَلَا هُمْ يُنقَذُونَ(٤٣) إِلَّا رَحْمَةً مِّنَّا وَمَتَاعًا إِلَىٰ حِينٍ(٤٤)

***41. Argument për ta është edhe se Ne pasardhësit e tyre** (të Ademit)* ***i bartëm në anije të mbushur përplot.***

***42. Dhe ngjashëm me të, u krijuam atyre diçka që të hipnin.***

***43. E sikur të duam Ne, i përmbytim ata, e nuk ka efekt as lutja e tyre, dhe as që do të shpëtonin.***

***44. Përveç nga mëshira Jonë ndaj tyre, dhe që të përjetojnë të mirat deri në një kohë të caktuar.***

Në këto ajete shihet qartë se ekziston një lidhshmëri imagjinative po edhe alegorike në mes të lëvizjeve të yjeve dhe planetëve lundrues si dhe anijes së mbushur përplot të Nuhut a.s., e cila lundroi me pasardhësit e Ademit! Mbase anija e mbushur përplot që ceket këtu, mund të jetë ajo e Nuhut a.s., babait të dytë të njerëzimit...

Zoti mundësoi që me anije të tilla të kapërceheshin valët! Ata i mbajti fuqia e Zotit xh.sh., i Cili ka krijuar rregulla për gjithësinë. Fuqia e Tij e bëri anijen të lundrojë në ujë, sikurse që në hapësirat kozmike lundrojnë yjet, planetët dhe trupat e tjerë qiellorë. S'do mend se horizontet e gjithësisë, uji, era, avulli, fuqia atomike ose fuqitë e tjera janë çështje, krijesa dhe caktime të Zotit fuqiplotë![2]

A nuk thotë Allahu xh.sh.:

***"A nuk e sheh se anijet lundrojnë në saje të mirësisë së Allahut, e për t'ju treguar juve madhërinë e Tij. Vërtet, edhe në këtë ka argument për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë mirënjohës."*** *(Junus, 31)*

Sipas komentatorëve më eminentë, kuptimi i këtij ajeti ka të bëjë kryesisht me momentin kur Allahu xh.sh., me fuqinë e Tij, i ka bartur gjyshët e njerëzve (të parët e tyre) në anijen e Nuhut a.s., një ngjarje e njohur nga Kurani famëlartë. etj..

Lidhur me kuptimin e ajetit 42 të sures *Jasin*, Ibn Abbasi, Dahhaku dhe Katadeja janë të mendimit se këtu është fjala për anijet lundruese të njerëzve pas kohës së Nuhut a.s.[3]

Ndërsa Ibn Abbasi, në një mendim tjetër të tij[4], po edhe një grup tjetër dijetarësh, mendojnë se këtu fjala është për devetë, të cilat Allahu i ka krijuar si mjete transportuese në tokë, për të qenë në shërbim të njerëzve. Ato, në fakt edhe quhen anijet e shkretëtirës, për shkak të qëndrueshmërisë së madhe të tyre, sepse mund të mbijetojnë në kushte të vështira atmosferike të shkretëtirës, ku mbretëron vapa e padurueshme, për plot dy javë, pa pirë ujë e pa ngrënë asgjë.

Në anën tjetër, Imam Fahru Rraziu është i mendimit se këtu nuk bëhet fjalë për devetë, siç kanë theksuar këta dijetarë, po për një lloj tjetër transporti ujor të




ngjashëm me anijen, ndërkohë që dijetarët bashkëkohorë mendojnë se ky ajet bën fjalë për çdo lloj mjeti transportues, përfshirë këtu edhe mjetet bashkëkohore tona të transportit, si veturat, trenat, aeroplanët, anijet etj..

Argument i mëshirës dhe dhembshurisë së Allahut ndaj robërve të Tij, është se Ai, nëse dëshiron, mund t'i përmbytë këta njerëz në ujë apo në çfarëdo qoftë forme tjetër, dhe t'i shkatërrojë, dhe asnjë lutje as kërkim mëshire nuk ka ndonjë efekt, sepse atë që Allahu dëshiron të shkatërrojë, nuk ka kush që mund ta shpëtojë, përveç atyre ndaj të cilëve Allahu ka mëshirë dhe i lë në këtë botë të gjallë deri në një kohë të caktuar.

Dhe këtu është ai çasti pse besimtari duhet të jetë falënderues ndaj të gjitha mirësive të Allahut ndaj tij, ta falënderojë Krijuesin që e ka udhëzuar në rrugën e drejtë, e ka bërë të mëshirshëm e të kujdesshëm ndaj familjes, prindërve dhe fëmijëve. Le ta imagjinojë njeriu veten të hipur në ndonjë anije, dhe këtë anije ta kenë kapluar shtrëngata e valët gjigante të detit të trazuar. A thua çfarë, përveç mëshirës së Allahut mund ta shpëtojë?

Njeriu duhet ta kuptojë se atij, gjatë rrugëtimit të tij në këtë botë, i duhen ndihma dhe mëshira e Allahut, sepse, nëse do t'i mungojë kjo ndihmë, si pasojë e mosbesimit të tij, atëherë ky njeri do të jetë fatkeq edhe në këtë botë edhe në botën e ardhshme... Njeriun mund ta mbrojë vetëm mëshira hyjnore e jo ndonjë fuqi tjetër, deri në një kohë të caktuar, deri në Ditën kur Fuqiploti dhe Ngadhënjyesi do të realizojë premtimin e Tij, kur të gjithë ne do të dalim para Tij, për të dhënë Llogarinë e fundit...

## Margaritarët e urtësisë në këto ajete

1. *Prej argumenteve të pakontestueshme të ekzistencës dhe njëshmërisë së Allahut xh.sh. si dhe Fuqisë e Mundësisë së Tij për të ringjallur të vdekurit, është edhe gjallërimi i tokës me gjelbërim e fruta të ndryshme, pasi të ketë qenë tharë ajo më parë. Mrekullia e Allahut në këtë rast shfaqet në farërat që mbjellim në këtë tokë të tharë, të cilat mbijnë pasi që Allahu, me Fuqinë e Tij, t'i ketë ujitur me shi nga retë, për të na dhuruar ushqimin tonë aq të nevojshëm për të mbijetuar në këtë botë.*
2. *Po ashtu, prej këtyre argumenteve mahnitëse të ekzistimit të Allahut është edhe krijimi i kopshteve me palma hurmash dhe hardhi rrushi, nga të cilët burojnë kroje e burime uji. Allahu ka veçuar rrushin dhe hurmat, për shkak të dobisë së shumëfishtë të tyre.*
3. *Të gjitha këto mirësi e dhunti nga Allahu xh.sh., pa dyshim që na detyrojnë që t'i jemi mirënjohës krijuesit tonë, duke E falënderuar Atë dhe duke Iu nënshtruar urdhrave të Tij.*
4. *Besimtarët duhet ta lartësojnë Allahun Fuqiplotë duke mos I mveshur Atij ndonjë cilësi që nuk përkon me Madhërinë e Tij, dhe tërë adhurimin e tyre duhet ta orientojnë aty ku duhet, duke mos humbur e devijuar nga rruga e drejtë.*
5. *Madhështia dhe Fuqia e Allahut në këtë botë, shfaqen dhe manifestohen në forma të ndryshme. Ndër to është fakti se Ai ka krijuar këtë ekzistencë, e në të edhe shumë bimësi të ndryshme, të cilat dallojnë nga njëra-tjetra për nga shija, forma, ngjyra e madhësia. Pastaj ka krijuar edhe botën shtazore, po ashtu me diversitete llojesh, ashtu siç ka krijuar edhe gjininë njerëzore, të cilët i ka bërë meshkuj e femra, kurse, krahas këtyre, i Madhërishmi ka krijuar edhe krijesa të tjera, për të cilat ne nuk kemi njohuri, por që janë në Dijen e Allahut xh.sh..*
6. *Argumentet më të mëdha në këtë gjithësi janë edhe lëvizjet e trupave qiellorë, Diellit, Tokës, Hënës e galaktikave, pastaj ndërrimi i ditës e i natës, si pasojë e lëvizjeve të Diellit dhe Hënës. Të gjitha këto kanë rëndësi të madhe për ne, sepse, në bazë të lëvizjeve të tyre, ne llogarisim kohën.*
7. *Nga argumentet e tjera të manifestimit të kësaj fuqie hyjnore, është edhe fakti se Allahu i Plotfuqishëm paraardhësit e njerëzve i ka bartur në anijen e Nuhut a.s., dhe pastaj prej tyre është shtuar e rritur prapë njerëzimi.*
8. *Allahu, me mëshirën e Tij, krijesës njerëzore i ka mundësuar të shfrytëzojë mirësitë dhe të mirat e kësaj bote, ndër të cilat edhe anijet e mjetet e tjera transportuese, siç janë devetë, kuajt, veturat, aeroplanët, raketat etj.. Atij njeriu që është mirënjohës ndaj këtyre dhuntive të Allahut, Allahu ia shton të mirat, kurse atij që nuk është falënderues, Allahu i ka përgatitur një dënim të tmerrshëm në Ahiret. Madje, po të dojë Allahu, Ai edhe në këtë botë mund t'i fundosë e t'i shkatërrojë këta njerëz, kur të dëshirojë, përveç atyre ndaj të cilëve ka mëshirë dhe i lë deri në një kohë të caktuar.*

*- vijon -*

*Fusnotat:*

1. Muhammed Mutevel-li Sha'ravi - "Tefsir suretu Jasin", fq. 89
2. Sejjid Kutb ***"Fi Dhilalil Kur'an"***.
3. Muhtesar tefsir Ibn Kethir, vëll. III, fq. 164.
4. Jusuf Bedri, ***"Suretu Jasin"***, fq. 133.

# Fati i Ebrehasë

**(KOMENT I SURES "el-Fil'-Elefant)**

**E zbritur në Mekë, ajete: 5**

**1. A nuk e ke parë se ç'bëri Zoti yt me poseduesit e elefantit?**
**2. A nuk ua bëri përpjekjen e tyre të dështuar?**
**3. Dhe Ai kundër tyre lëshoi shpendë që vinin tufa-tufa!**
**4. Dhe i gjuanin ata me gurë nga balta e gurëzuar!**
**5. Dhe ata i bëri si gjeth i grimcuar (i përtypur)!**

**Ataullah Aliu**

Kjo sure është emërtuar sipas "Ushtrisë së elefantit", e cila përmendet në ajetin e parë (as-habu'fil). Ajo flet për agresionin abisinas në Mekë. Agresioni ndodhi në vit. 570., ndaj, në vitin kur pati lindur Muhammedi a.s. Ebreha, nënmbret i krishterë jemenas (në të cilin në atë kohë sundonin abisinasit), ndërtoi kryekishë të madhe në Sanën e famshme, duke shpresuar se në atë mënyrë do ta kthenin haxhillëkun e përvitshëm arab nga vendi i shenjtë mekas – Kabeja, drejt kishës së re. Meqë kjo dëshirë nuk iu përmbush, vendosi ta rrënonte Kabenë. U nis për në Mekë në krye të një ushtrie të madhe, e cila marshoi me turmën e elefantëve që nëpërkëmbi arabët.

Sipas historianëve të asaj kohe, pas kësaj ndodhie, ai vit është quajtur "Viti i elefantit".

Në fund të marshimit, ushtria e Ebrehasë u shkatërrua krejtësisht nga tifoja e morrit ose nga ndonjë sëmundje tjetër, kurse Ebreheja vdiq pasi qe kthyer në Sanë.

Kurani a.sh. shpjegon qartë për njëfarëlloj krijesash fluturuese, shpendë ose insekte (et-tajr), që goditi ushtrinë e Ebrehasë me haxheretun min sixh-xhil, "gurë nga balta e gurëzuar", siç e përktheu rahmetliu Sherif Ahmet ef.



Në suren "Hud" gjithashtu përmendet sixh-xhil, sinonim i fjalës sixhil, do të thotë "letër", "ajo që është e shkruar", e në kuptimin figurativ: "ajo që All-llahu xh.sh. ka shkruar, caktuar ose vendosur". Kështu që hixharetun min sixh-xhil është metaforë e "së fortës, baltë e tharë si gurë, që qenë gjuajtur si dënim i paracaktuar", do të thotë, sipas vendimit të Zotit. Konfirmojnë: Zamahsheriu dhe Raziu duke komentuar ajetin 82 të sures në fjalë. Ndaj, me një dënim të këtillë, ishte dënuar populli i Lutit, tek i cili ishin përhapur homoseksualizmi dhe amoraliteti në përgjithësi.

Ibn Hishami dhe Ibn Kethir-i flasin për ethet vdekjeprurëse (hasbetun), të cilat, sipas rrëfimeve të ashabëve, në Gadishullin Arabik për herë të parë paraqiten në vit. 570. Muhammed Asadi thotë se hasbetun mund të jetë tifoja e morrit. Ndërkaq, si emër Ta'ir (nga i cili shumësi është tajr) Muhammed Asadi konsideron se ai tregon flatra, krijesa fluturuese, shpendë ose insekte. Kështu që, për natyrën e atyre krijesave nuk na njoftojnë as Kurani dhe as hadithi autentik. Nëse supozimi për epideminë është i saktë, ato krijesa me flatra mund të ishin bartëse të infektimit. Mirëpo, këtu qëndron një e vërtetë e madhe: sido që të ketë qenë, shkatërrimi i Ebrehasë dhe ushtrisë së tij pa mëdyshje ka qenë mrekulli. Mrekulli është prandaj shpëtimi i papritur i Qabesë dhe i mekasëve të pikëlluar e të trishtuar.

## سورة الفيل - الآية الأولى

## أَلَمْ تَرَ كَيْفَ فَعَلَ رَبُّكَ بِأَصْحَابِ الْفِيلِ

Në rreshtat e lartshënuar lexojmë supozimet se ashabul-fili u shkatërrua përmes tifos së morrit, respektivisht përmes infektimit që bartën një lloj i shpendëve të përmendur. Ndërkaq, për çështjen në fjalë, mendimtari i mirënjohur islam shqiptar, h. Sherif Ahmeti (rahmetull-llahi alejhi), në komentin e tij thotë: "Janë përpjekje të kota të disa njerëzve të cilët, duke mos qenë në gjendje ta kuptojnë si duhet fuqinë e Zotit, por të mbështetur në aftësitë e veta, u përpoqën t'i shpjegojnë shpendët e përmendur si mikrobe që shkaktojnë sëmundje dhe vdekje. Nuk menduan se mikrobi vepron ngadalë, e këtu është fjala se ata u zhdukën menjëherë. Fjala e Zotit "Fe xhealnahum". Shkronja "f" është: ta'kibije, që jep kuptimin: menjëherë e jo dalëngadalë. Madje, ata nuk menduan se mikrobi nuk ka vetëdije, atëherë si ditën ata të sulmonin vetëm armikun e jo edhe të tjerët?!".

Ibn-Ishaku tregon se Abdulmutalibi ka qenë njeri i sjellshëm dhe i përmendur. Posa e kishte parë Ebreheja, pati konsideratë ndaj tij. Hetoi se Abdulmutalibi ishte një zotëri të cilit do t'i takonte të ulej në cergen e tij mbretërore, e në të njëjtën kohë nuk dëshiroi që atë ta shihnin dhe ta dinin abisinasit. Ai i pati thënë Abdulmutalibit të vinte tek ai. Përkthyesin e urdhëroi ta pyeste se ç'dëshironte. Abdulmutalibi shtroi kërkesën që (nën)mbreti t'ia kthente dyqind devetë e tij, të cilat ia kishte rrëmbyer. Atëherë Ebreheja i pati thënë: "Me sa të pashë, më entuziazmove, por kur fole, më dëshpërove! Ke ardhur të më kërkosh dyqind deve, ndërkaq, e harrove Qabenë, simbolin e religjionit tënd dhe të stërgjyshëve të tu, që kam ardhur ta rrënoj? Nuk the asnjë fjalë për të më kthyer nga ky veprim! Abdulmutalibi iu përgjigj: "Unë jam pronar vetëm i deveve të mia, e Qabenë e ruan Krijuesi dhe Sunduesi!" Ebreheja plasi: "Nuk do ta mbrojë atë nga unë!" "Ke rastin", iu përgjigj Abdulmutalibi. Ebreheja ia ktheu devetë.

Abdulmutalibi kthehet te Kurejshitët, u tregon për takimin e papritur me komandantin abisinas dhe i urdhëroi ta lëshonin Mekën dhe të tërhiqeshin në malet përreth. Nga ana tjetër, Ebreheja urdhëroi ushtrinë e vet që me elefantë të marshonte në Mekë, mirëpo mu para Mekës, elefanti më i madh ra dhe nuk donte të shkonte më tutje. Ushtarët bënë çmos për ta detyruar që të nisej, por nuk patën sukses.

Kjo ndodhi ishte e panjohur për Resulull-llahun a.s.. Kur deveja e tij, me emrin el-aswa, në ditën e kontratës, të marrëveshjes së Hudejbisë, ra mu para Mekës, Resulull-llahu u tha ashabëve të hidhëruar se ajo nuk ishte kokëfortë. "Ajo është e penguar në të njëjtën mënyrë sikurse Elefanti që nuk deshi të hynte në Mekë", shtoi Resulull-llahu (transmeton Buhariu). E, në ditën e çlirimit të Mekës, Muhammed Mustafaja s.a.v.s. tha: "All-llahu e mbrojti Mekën nga Elefantët, dhe ia lejoi të dërguarit të Vet dhe besimtarëve që ta marrin në dorë. Shenjtëria e Mekës, është e njëjta sot sikurse edhe dje. Ata që kanë dëgjuar, le t'ua përcjellin të papranishmëve!" (Buhariu dhe Muslimi).

Duke lexuar këtë sure të shkurtër, myslimanët duhet të mbajnë ndërmend se Allahu xh.sh. ka planin e Vet lidhur me Qabenë. Ai dëshiron ta mbrojë, që ajo të jetë strehim për njerëzit; që në këtë hapësirë të planetit Tokë të mbretërojë qetësi absolute; që ajo të jetë vendi i tubimit të besimtarëve dhe jo objekt i asnjë fuqie të jashtme ose i çfarëdo qeverie tiranike, e cila të provonte për të ngulfatur porosinë islame në djepin e saj.

Gjithashtu, duke lexuar "Elem tere kejfe...", ne duhet të ripërtëritim kujtimin e fatkeqësisë së Ebrehesë, e ajo është mësim se çdo fuqi, autoritet, planifikim, organizim, zullum, etj., sado që të jetë dhe sido që të jetë, po qe se drejtohet kundër fjalëve dhe rizasë së Allahut xh.sh., - ajo është e pavlefshme, e pafuqishme pranë Fuqisë së Allahut dhe e bërë laik që të bëhet "si gjeth i grimcuar" "ke asfin m'ekul", prandaj, po qe se dështojmë, t'i kthehemi vetes sonë.

Mr. Adnan Simnica

# Kjo është vepër e krijimit të Allahut

**"Ai i krijoi qiejt pa shtylla, sikurse po i shihni, e në Tokë vendosi kodra të rënda, që të mos luajë vendi bashkë me ju, e nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat, dhe nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë në të nga të gjitha llojet më të dobishme. Kjo është vepër e krijimit të Allahut, e më tregoni, pra, mua se ç'krijuan ata të tjerët përveç Tij. Jo, asgjë, pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund.** (Kaptina "Llukman", 10-11)

خَلَقَ السَّمَاوَاتِ بِغَيْرِ عَمَدٍ تَرَوْنَهَا وَأَلْقَىٰ فِي الْأَرْضِ رَوَاسِيَ أَن
تَمِيدَ بِكُمْ وَبَثَّ فِيهَا مِن كُلِّ دَابَّةٍ وَأَنزَلْنَا مِنَ السَّمَاءِ
مَاءً فَأَنبَتْنَا فِيهَا مِن كُلِّ زَوْجٍ كَرِيمٍ ١٠ هَٰذَا خَلْقُ اللَّهِ
فَأَرُونِي مَاذَا خَلَقَ الَّذِينَ مِن دُونِهِ بَلِ الظَّالِمُونَ فِي
ضَلَالٍ مُّبِينٍ ١١

Në kuadër të argumenteve të gjithësisë, të paraqitura nga ana e Krijuesit Fuqiplotë, janë edhe këto që u theksuan në këto ajete kuranore, të cilat pa dyshim paraqesin dëshmi të Fuqisë absolute të Allahut të Madhërishëm, Urtësinë e madhe të Tij dhe argumentimin bindës e të mjaftueshëm për njerëzit në përgjithësi. Këto janë disa nga argumentet për të cilat askush nga njerëzit s'mund të pretendojë se është krijues i tyre, përveç Allahut të Madhërishëm. Kjo gjithësi, me këto përmasa kaq të mëdha dhe me një sistem të mrekullueshëm, të përpiktë e të koordinuar maksimalisht, tërheq vëmendjen e njerëzve, qetëson zemrën dhe çdo njeriu e bën të mendojë për të, kurse besimtarin - të qetësohet shpirtërisht dhe me plot bindje të shprehet se këtë gjithësi e ka krijuar dikush, e ka rregulluar, sistemuar dhe shpikur dikush, dhe ai e mbikëqyr vazhdimisht, dhe Ai është Allahu xh.sh..

Këta qiej që i shohim edhe pa ndonjë vështrim shkencor, vetëm me një shikim të jashtëm, tërheqin vëmendjen e njeriut për shkak të madhështisë dhe gjerësisë së tyre. Kjo është gjithësia e përbërë nga qiejt, Toka dhe çfarë ka në mes tyre, madhësinë, gjatësinë, gjerësinë dhe fshehësinë e të cilave nuk i di askush përveç Allahut xh.sh. Këtë gjithësi kaq të madhe dhe pa shtylla, njeriu me sytë e tij e sheh për çdo ditë, e sheh këtë sistem të përkryer e të koordinuar në mënyrën më të mahnitshme të mundshme, dhe këto e bëjnë që me mendjen dhe ndjenjën e tij të përsiatë pothuaj gjithnjë.

Në kuadër të kësaj gjithësie kaq të madhe, Krijuesi Fuqiplotë ka krijuar qiejt pa shtylla, duke shtyrë kështu mendjen dhe zemrën e njeriut që të përqendrohet shumë e të mendojë rreth krijimit dhe madhësisë së Tokës, e cila në krahasim me këta qiej, mbetet shumë e vogël, ndoshta edhe sa një grimë atomi apo si një pikë shumë e vogël brenda kësaj gjithësie.[1]

Allahu xh.sh. ka theksuar dëshmi për gjithësinë, për të cilën askush nga pabesimtarët nuk pretendoi për vete asnjëherë se e ka krijuar, ngase ky është një argument ekzistues dhe, meqë Allahu xh.sh. konfirmoi në shumë ajete në Kuran, se Ai i ka krijuar qiejt dhe Tokën, nuk e ka kundërshtuar asnjëherë askush duke pretenduar dhe ia atribuar vetes krijimin e tyre, sepse nuk ka argumente, prandaj as që mund të diskutohet kjo. Sa kohë që Allahu xh.sh. është Krijues i gjithësisë, kjo do të thotë se kjo është çështje absolute dhe e vërtetë, ngase, nëse dikush tjetër pretendon që ta ketë krijuar, atëherë ku është ai? Dhe cili meriton të quhet Zot e të adhurohet, përveç Allahut Fuqiplotë? Nëse dikush nga pabesimtarët pohon se ai vetë i ka krijuar qiejt e Tokën, përse atëherë nuk del haptazi për ta mbrojtur atë pretendim tij? Kjo nuk mund të ndodhë asnjëherë, dhe për këtë arsye Allahu xh.sh. ka thënë: "Allahu vërtetoi se nuk ka Zot tjetër përveç Tij"[2]. Për ta vërtetuar edhe më shumë këtë të vërtetë, Zoti xh.sh. në një ajet tjetër dëshmoi e tha: "thuaj: "sikur të kishte zota të tjerë përveç Atij, sikur thonë ata, atëherë ata (zotat) do të kërkonin rrugë për mbizotërim ndaj të Madhëruarit (për t'ia marrë pushtetin)"[3].

"Ai i krijoi qiejt pa shtylla, sikurse po i shihni". Njeriu sheh sipër tij qiellin, le të gjendet në çfarëdo pjese të rruzullit tokësor, dhe vërteton një gjë të tillë, po, pavarësisht nga madhësia e tyre, nuk sheh askund shtylla. Në të vërtetë shprehja kuranore: "sikurse po i shihni", mund të përmbajë dy kuptime: qiejt ose janë me të vërtetë pa shtylla, ose kanë shtylla po ne nuk i shohim ato. Kjo nënkupton se ne nuk i shohim ato shtylla të cilat në realitet ekzistojnë, mirëpo ne nuk i shohim për shkak të shqisave dhe mundësive tona njerëzore të kufizuara. Disa thonë, se bëhet fjalë për gravitacionin, dhe ky mendim mund të jetë i vërtetë, po Allahu xh.sh vetëm na bën me dije për një hulumtim në këtë çështje, kur thotë: "Ai e mban qiellin të mos bjerë në tokë përveç nëse dëshiron Ai"[4]. Atëherë, për ne nuk mbetet përveçqë të themi se kjo çështje është nën fuqinë dhe mbikëqyrjen absolute të Allahut xh.sh., duke mos u përpjekur për ta ditur se si ndodh ajo. Allahu i Madhërishëm ka ofruar për

ne një shembull se si i mban në ajër shpendët që fluturojnë, për se thotë: ”A nuk i shohin ata shpendët fluturues në ajrin e qiellit, të cilët nuk i mban kush, përveç Allahut“[5]. Në një rast tjetër, Allahu xh.sh. dëshmon e thotë: “Allahu i mban qiejt e Tokën që të mos zhduken ”[6]

Në këtë mënyrë Allahu i Madhërishëm ka paraqitur dëshmi të Fuqisë së Tij absolute, madhështore e të pakrahasueshme në krijimin që ka bërë, të qiejve e Tokës dhe ç'ka në to e në mes tyre.

Qiejt i ka krijuar pa shtylla të dukshme për ne; Allahu i Madhërishëm ka vënë shtylla por janë të padukshme për mundësitë tona shqisore, shtylla që argumentojnë fuqinë absolute, një mendim që transmetohet nga Muxhahidi.[7] Një mendim të tillë e përkrahin edhe Ibni Abasi dhe Ikreme.[8]

“...e në tokë vendosi kodra të rënda që të mos luajë vendi bashkë me ju”, një dëshmi se ekzistenca e këtyre kodrave pa dyshim ruan ekuilibrin e Tokës që të mos lëkundet, dridhet apo të shkapërderdhet. Këto kodra – male i ka krijuar të ngjitura fort për toke me një lidhje shumë të fortë, ngase Toka doemos ka nevojë për këtë përforcim që ruan stabilitetin dhe qëndrueshmërinë e saj. Toka është e lëvizshme, prandaj edhe kodrat janë krijuar që ta sistemojnë lëvizjen e saj, dhe ky ajet vërteton teorinë e rrotullimit të Tokës, po gjithashtu një fakt i tillë konfirmohet edhe në ajetin tjetër: “E, i sheh kodrat e mendon se ato janë të palëvizshme, ndërsa ato lëvizin si retë”[9]. Pra, lëvizja e kodrave është e lidhur me lëvizjen e Tokës, por ne nuk e shohim dhe nuk e vërejmë fare. Ne, ku do që të qëndrojmë në tokë, nuk vërejmë një lëvizje tillë, ngase ne nuk lëvizim, mirëpo këtë lëvizje mund ta vërejmë vetëm atëherë kur ta krahasojmë lëvizjen tonë konkrete me një send të palëvizshëm afër nesh. Lëvizja e kodrave, në esencë, nuk është nga vetvetja e tyre, por ndjek doemos atë të Tokës. Allahu i Madhërishëm gjithashtu ka krahasuar lëvizjen e kodrave me lëvizjen e reve, ngase lëvizja e reve nuk vjen nga vetvetja e tyre, por ndjek dhe është e lidhur ngushtë me lëvizjen e erërave.

Ndërsa, në vijim të ajetit, Allahu xh.sh. përmend një shkak tjetër të krijimit të kodrave. Thotë: “e nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat”, dëshmi kjo pa dyshim, që konsiderohet nga mrekullitë dhe çuditë e shumta të kësaj ekzistence, ndaj ekzistimi i jetës së tillë në



këtë tokë paraqet fshehtësi të cilën deri më sot askush nuk ka pretenduar se e njeh dhe e kupton, jetën në fillim të formimit të saj, nga një grimcë shumë e vogël, dhe më pas ndërtimi e formimi i saj deri në këtë formë kaq të bukur dhe të çuditshme. Kjo jetë është e llojllojshme, në sa e sa lloje, e ndarë dhe e përbërë në shumë grupe të gjallesave të panumërta, dhe, megjithëkëtë, shumica e njerëzve kalojnë për çdo ditë pranë tyre pa u tërhequr ato fare vëmendjen dhe sytë e tyre, sikur të ishin diçka të zakonshme. Shprehja “gjallesat” përfshin të gjitha gjallesat që ekzistojnë në Tokë, të vogla e të mëdha, pa dallim. Prej këtyre gjallesave disa janë të lejuara nga Krijuesi për t'i ngrënë njerëzit, kurse disa të tjera janë të ndaluara, dhe mbështetur në këtë, dikush mund të thotë: Derisa Allahu i ka ndaluar disa gjallesa, atëherë përse i ka krijuar dhe çdo gjë e krijuar, a është e lejuar për t'u përdorur si ushqim?

Pa dyshim që përgjigjja është jo, sepse të gjitha gjallesat nuk janë të lejuara, ngase ato kryejnë një mision tjetër. Nëse ndalesh dhe mendon për atë që është e ndaluar, do të kuptosh se ajo kryen një shërbim tjetër për ty, si p.sh., nëse shohim gjarprin, në shikim të parë na duket i dëmshëm, por në anën tjetër, prej tij kemi dobi të tjera shëruese, e shfrytëzojmë lëkurën e tij, etj. Kështu qëndron çështja edhe me derrin, për të cilin dikush thotë: Përse e ka krijuar Allahu xh.sh. derisa e ka bërë të ndaluar? Allahu xh.sh. çdo gjë që ka krijuar, nuk e ka krijuar për t'u ushqyer me të njerëzit, ngase njeriu assesi nuk ushqehet me çdo gjë, sepse Allahu, për t'u ushqyer njeriu, ka krijuar ushqimin e veçantë për të. Njeriu p.sh. nuk ushqehet me naftë dhe derivate të saj, edhe pse ajo është e krijuar nga Allahu xh.sh., dhe ne për çudi shohim p.sh. vetura, trena, avionë etj., dhe secili prej tyre harxhon derivate përkatëse e të përshtatshme për të. Prandaj Allahu xh.sh. i ka dhënë njeriut atë çfarë i duhet, dhe krijesave tjera - atë çfarë u duhet.

Tek të gjitha gjallesat, nëse i shikojmë me vëmendje, do të gjejmë një sistemim të madh dhe të saktë të jetës së tyre dhe pa ndonjë mangësi, ngase ato, me anë të instinktit të krijuar nga ana hyjnore, zhvillojnë normalisht jetën e tyre. Kështu i hasim ato, derisa të mos ndërhyjë njeriu në një mënyrë apo në një tjetër dhe të shkakton çrrgullim sistemi tek ato. Njeriu është cilësuar për këtë efekt deformues që mund të bëjë, ngase ai i trajton ato në shumë raste në kundërshtim me ligjin hyjnor, prandaj edhe ndodh çrregullimi. Me të vërtetë njeriu s'ka fuqi për asnjë nga krijesat e tjera për ndonjë çështje, përveç nëse atë gjallesë e ka nënshtruar Allahu për të dhe e ka vënë në shërbim tij. P.sh. një fëmijë i vogël hipën mbi elefant, tërheq devenë etj., kurse, në anën tjetër, askush nga ne në gjendje normale nuk guxon të merret me një gjarpër, sado i vogël qoftë ai, për shkak të rrezikut dhe frikës prej tij.

”....dhe nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë në të nga të gjitha llojet më të dobishme”, gjithashtu një dëshmi hyjnore se ky ujë, i cili zbret prej qiellit, pa dyshim paraqet një nga çuditë dhe argumentet e gjithësisë, që i shohin vazhdimisht mohuesit përgënjështrues. I gjithë ky ujë me të cilin mbushen lumenjtë, liqenet etj., dhe shpërthejnë burime të ndryshme, i tëri zbret nga qielli në përputhje me një sistem të përpiktë në mes qiejve dhe Tokës. Dalja e bimëve pas shiut, pa dyshim është një çudi mahnitëse dhe argument tjetër hyjnor, janë mahnitëse jetësimi dhe gjallërimi i tyre,



llojllojshmëria, dhe shumëzimi i tyre. Pa dyshim që studimi i mirëfilltë i ngjyrave të vetëm një luleje, e bën njeriun të besojë Krijuesin dhe Shpikësin i kësaj jete. Të mbijë çdo lloj bime e mirë, pa dyshim që kjo paraqet dhe shpreh një të vërtetë hyjnore tjetër. Çdo bimë ka elementet e gjinisë mashkullore dhe femërore, dhe me bashkimin e tyre, rezulton fryti i ri, dhe kjo, ashtu siç ndodh tek njeriu, ndodh edhe tek gjallesat e tjera.[10]

Fjala "nga qielli" ka të bëjë me pjesën e lartë mbi ne, në drejtim të qiellit, ndërsa shiu zbret nga retë, e jo nga qielli. Me të gjitha llojet bimore që mbijnë në tokë, Krijuesi argumenton Fuqinë e Tij absolute, Urtësinë e Tij dhe Diturinë e në këtë mënyrë përgatit bazën e adhurimit ndaj Tij, çfarë konfirmon në vijim[11], kur thotë: "Kjo është vepër e krijimit të Allahut, e më tregoni pra mua se ç'krijuan ata të tjerët përveç Tij".

Kjo është vepër e krijimit të Allahut, për t'iu kundërvënë dhe për të sfiduar pabesimtarët dhe thirrjet e pohimet e tyre kundërthënëse. Ata janë pa dyshim në humbje, në errësirë për këtë mosbesim të tyre, përballë kësaj ekspozite kaq të madhe të gjithësisë, të mbushur me argumente të shumta dhe të qarta. Ky ajet u është drejtuar atyre që mohojnë argumentet e Allahut në përgjithësi, dhe ajetet e përmendura në ajetin paraprak, si: krijimi i qiejve pa shtylla, krijimi i kodrave si shtylla të Tokës, krijimi i gjallesave, zbritja e shiut, ngjallja e bimëve etj. Pyetja e Allahut xh.sh. drejtuar mohuesve kurrë nuk do të ketë përgjigje pozitive: "e më tregoni, pra, mua se ç'krijuan ata të tjerët përveç Tij", - më tregoni se ç'krijuan ata të cilët po i adhuroni përveç Allahut? Pabesimtarët nuk kanë përgjigje dhe asnjëherë nuk kemi dëgjuar të thonë që zotat e tyre kanë krijuar Diellin, Hënën apo kodrat. Allahu xh.sh., duke iu përgjigjur, atyre u sqaron se çështja nuk ka të bëjë vetëm me faktin e pamundësisë së krijimit të ndonjë sendi prej tyre, por ata as nuk dinë si janë krijuar ata vetë, prandaj thotë i Madhëruari: "Unë nuk ua prezantova krijimin e qiejve e të Tokës atyre që po i adhuroni, e as krijimin e vetë atyre, dhe as nuk i mora ndihmëtarë të humburit"[12], një argument që dëshmon vërtetësinë e Kuranit dhe paraqet mrekullinë e tij, duke na informuar se do të ketë njerëz të humbur, të cilët do të largojnë dhe devijojnë njerëzit e tjerë nga e vërteta. Dhe me të vërtetë ndodhi kështu dhe u vërtetua ajeti kuranor, ngase për çdo ditë dëgjojmë njerëz tek thonë: 'njeriu e ka prejardhjen prej majmunit' dhe shumë teori të tjera të pabaza. Këtë e hasim edhe kur dikush nga njerëzit mohon Synetin - traditën e Pejgamberit a.s duke thënë: Para nesh është Libri i Allahut, dhe ne i përmbahemi vetëm ç'është e lejuar në të dhe ç'është e ndaluar vetëm në të – asaj i largohemi, duke anashkaluar kështu traditën e tij. Një e vërtetë kjo, të cilën e hasim edhe nëpër shumë hadithe, ku Pejgamberi a.s. paralajmëron njerëzit e tillë.[13]

Me thirrjen drejtuar pabesimtarëve "e më tregoni pra mua se ç'krijuan ata të tjerët përveç Tij" - Allahu xh.sh. nuk kërkon prej tyre të krijojnë qiell, tokë, kodra e as ta zbresin shiun apo ta ngjallin tokën me bimë, por prej tyre kërkon që të krijojnë një gjë më të voglën që ekziston dhe që e shohin, siç është rasti miza, si krijesë shumë e vogël, të cilën asnjëherë s'mund ta krijojnë, sikur e dëshmoi Krijuesi: "vërtet ata që po i adhuroni në vend të Allahut, ata nuk mund të krijojnë as një mizë, edhe nëse tubohen të gjithë për të, nëse miza ua rrëmben atyre ndonjë send, ata nuk do të mund ta shpëtojnë prej saj".[14]

Ndërsa në vijim përmbyllet ajeti i Kuranit me fjalët "pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund", në një humbje në të gjitha aspektet, sepse nuk ka shpresa ndoshta as për udhëzim, - sikur i sinjalizohet Muhamedit a.s. se të tillët nuk do të udhëzohen dhe se atij nuk i mbetet përveçse lutja e tij drejtuar Allahut xh.sh., që Ai t'i zëvendësojë ata me një popull të mirë, që besojnë dhe ndihmojnë thirrjen islame.

Kështu Allahu Fuqiplotë dëshmon dhe argumenton se gjithë këtë që po e shihni - qiejt, Tokën dhe ç'ka në to, - është e krijuar vetëm nga Allahu xh.sh. pa pasur asnjë shok, për të vazhduar më pas me qortimin e pabesimtarëve dhe adhurimit të kotë të tyre që bëjnë, me pyetjen se çfarë kanë krijuar idhujt që ata adhurojnë? Më pastaj vazhdon qortimin e tyre për shkak të humbjes dhe devijimit të tyre të plotë dhe mosqasjes me vëmendje ndaj Shpalljes hyjnore, çfarë e bën të pamundur që ata të kuptojnë atë dhe të udhëzohen, prandaj tha: "pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund", në injorancë dhe verbim të plotë, e pra, si mund të udhëzohen ata në të vërtetën?!.[15]

---

*Fusnotat:*

1. Fi Dhilalil Kuran, Sejd Kutb, vëllimi pestë, faqe 2786, viti i bot. 1996, Kajro.
2. Ali- Imran, 18.
3. El- Isra'ë, 42.
4. El- Haxhxh, 65.
5. En- Nahl, 79.
6. Tefsiri i Muhamed Muteveli Sharavit, vëll. i 18, faqe 11598-11599, pa vit botimi, Kajro. Ndërsa ajeti nga kaptina Fatir 41.
7. Ruhul Meani fi tefsir el Kuran El-adhim ve Seb'ul Methani, El-Elusi El- Bagdadi, vëll. i 21, faqe 81, pa vit botimi, Bejrut.
8. Tefsiri i Ibni Kethirit, faqe 458.
9. En-Neml, 88.
10. Tefsiri i Sejid Kutbit, faqe 2787
11. Tefsir El- Bejdavi, Envaru Et -Tenzil ve Esraru Et-Te'vil, vëll. i dytë, faqe 228, viti i bot. 1999, Bejrut.
12. En Nahl, 51.
13. Një hadith të tillë e transmeton Imam Ahmedi 4/122, Tirmidhiu 2664, Ibni Maxhe 12, dhe Daru Kutni 4/287. Tefsiri i Muteveli Sharavit, faqe 11607.
14. El Haxhxh 73.
15. Tefsir El- Meragi, Ahmed Mustafa El-Meragi, faqe 78. bot. i parë, 1946.

# Fataliteti si pasojë e rebelimit njerëzor

Dr. Qazim Qazimi

Në mungesë të vetëdijësimit njerëzor në aspektin qytetërues-fetar, me largimin e njeriut nga parimet themelore qytetëruese, me rebelimin e tij nga hyjnorja dhe largimin e shmangia e tij nga ajo, jo rrallë ka ndodhur që të pasojnë sanksionet për ta disiplinuar dhe për ta rikthyer njeriun, këtë krijesë madhore, inteligjente, në qytetërim të mirëfilltë.

Historia na tregon se, për fat të keq, në të gjitha periudhat e zhvillimit njerëzor ka pasur grindje në shoqëri në forma të ndryshme. Forca shkatërruese rritet në vazhdimësi dhe gjinia njerëzore do ta kishte shkatërruar vetveten sikur Krijuesi i Gjithëfuqishëm të mos kishte dërguar pejgamberë, të cilët i kanë thirrur njerëzit në rrugë të drejtë. Kurani thekson se para rënies - shkatërrimit të çfarëdo qytetërimi a populli, Allahu atyre u dërgonte shpallje për t'i udhëzuar apo për t'i shpëtuar nga kataklizma, ngase logjika që na është dhuruar, nuk është e mjaftueshme për t'iu shmangur shkatërrimit, pa udhëzime hyjnore.

Nga librat hyjnorë-Shpalljet e Zotit, mësojmë se të gjitha Shpalljet hyjnore përmbanin parime të njëjta etike: dashurinë ndërnjerëzore, bamirësinë, sinqeritetin, mirëkuptimin dhe mbështetje për ata që gjenden në ngushtësi e etj.. Ata popuj të cilët adhuronin idhuj në vend të Allahut ose largoheshin nga disa pjesë thelbësore të etikës, janë shkatërruar dhe, siç thotë perandori meksikan në perandorinë e tij, toka nuk është gjë tjetër përveçse varr i qytetërimeve të tilla të dështuara.

Ndodhitë më të frikshme që ka përjetuar njeriu në jetë, për shkak të rebelimit të tij, të cilat janë edhe kërcënim hyjnor, janë tufanet, ciklonet, tërmetet, uritë, zjarret, pushtimet ushtarake, sëmundjet ngjitëse dhe epidemitë. Këto lloj ndodhish, të cilat duken si dukuri natyrore, nuk ndodhin rastësisht apo spontanisht, po janë të lidhura me shkaqe dhe urtësi të ndryshme. Këto lloj ndodhish të hidhura, shkaktohen prej kundërshtimeve dhe mëkateve të njerëzve dhe ndëshkimet e rregullsisë hyjnore hyjnë në etapën e zbatimit të tyre. Ka raste kur Allahu ka shpallur në Librat e shenjtë, edhe epilogun e ndonjë ngjarjeje të shënuar, si argument dhe si mësim për njerëzit, që janë rebeluar.

> ***"Kushdo që drejtohet, ai drejtohet vetëm për veten e tij, e kushdo që humb*** (devijon), ***ai ka humbur vetëm vetveten. Askush nuk do të ngarkohet me barrën e tjetrit. E, Ne nuk kemi dënuar asnjë popull para së t'i dërgonim pejgamber."'[1]***

Është realitet i dokumentuar se, kur konsumohen fuqitë njerëzore dhe të pejgamberëve, kur zotëron e liga dhe devijimi nga qytetërimi, ia arrin ndëshkimi dhe shpagimi hyjnor. Nuhu a.s. që jetoi mbi 1.000 vjet në rrethinat e Kufes-Irak, 950 vjet thirri popullin e tij për të besuar Zotin e Vërtetë. Tre djemtë e tij: Sami, Hami dhe Jafethi, i besuan, kurse një tjetër-Kenani[2] nuk i besoi. Pas durimit për 950 vjet, Nuhu a.s. erdhi në pikën e mbarimit të fuqisë së vet: ***"E, iu lut Zotit të tij duke thënë: Unë u munda, prandaj me ndihmo!"[3]*** Për shkak të devijimit nga rruga e Allahut, populli i Nuhut, të cilët u bënë idhujtarë, si rrjedhojë e teprimeve të tyre, u dënuan me përmbytje-tufanin. Në atë situatë katastrofe ujore dhe tmerri të vërtetë, vetëm Nuhu a.s., me besimtarët dhe gjallesat që ndodheshin bashkë më të në anije, ishin nën mbrojtjen e Allahut.

Sipas zbulimeve arkeologjike, përmbytja e Nuhut (Tufani) ka ndodhur në ultësirën e Mesopotamisë, në mes të lumenjve Tigër dhe Eufrat, në drejtim të Gjirit Arab (Persik), i cili atëherë kishte një formë tjetër nga kjo e sotmja. Vlerësimi i provave të gjetura nga studimet e ndryshme, jep të kuptohet se përmbytja shtrihet përafërsisht 160 km. nga lindja në perëndim dhe 600 km. nga veriu në jug. Nga Kurani mësojmë: ***"Kështu Ne hapëm portat e qiellit me ujë që derdhej me furi. Dhe bëmë që burimet të shpërthejnë nga toka. Kështu*** *(ujërat e qiellit dhe të Tokës)* ***u takuan për një çështje të përcaktuar".[4]***

Ka mendime se shtrati i lumit Eufrat, nga këto ujëra të shumta, u ngrit shumë dhe vërshoi vendbanimet përreth qyteteve: Urit, Erekut, Shurupakut dhe Kishit. Përmbytjen në kohën e Nuhut, në mënyrën e vet e kanë theksuar edhe Dhiata e Vjetër (Tevrati) si edhe Dhiata e Re (Inxhili), por të gjitha tekstet e tjera që kanë përshkruar përmbytjen, me përjashtim të Kuranit, janë ndryshuar dhe janë të përmbushura me elemente mitologjike. Këtë përmbytje e gjejmë edhe në mitologjinë greke.

Nga tre djemtë e Nuhut a.s., Sami, Hami dhe Jafethi, të cilët shpëtuan nga përmbytja, u shtua mbarë njerëzia..[5] Emërtimi si popull semit (Samit) nuk është i rastësishëm. Sami ishte njëri prej djemve të Nuhut, i cili mbijetoi nga përmbytja-tufani. Prej Samit u shtuan shumë popuj, të cilët, sipas përkatësisë racore, janë të ndryshëm, por gjuhët që përdorin, i kanë të përafërta dhe të ngjashme. Semitët janë trashëgimtarë të Sumerëve që patën jetuar në Mesopotami, në pellgun në mes Tigrit dhe Eufratit. Semitët kanë jetuar dhe jetojnë edhe në Azi, Afrikën Lindore dhe Afrikën Veriore. Popuj të zhdukur semitë ishin: asirianët, babilonasit, fenikasit; ndërsa të gjallë nga semitët janë: arabët, hebrenjtë dhe etiopianët.

Nga Hami dolën gjuhët hamite ose populli (indo-evropian). Në familjen e gjuhëve indoevropianë bëjnë pjesë 12 grupe kryesore gjuhësh:

Indishtja, Persishtja (Iranishtja), Armenishtja, Greqishtja, Shqipja, Italishtja, Keltishtja, Gjermanishtja, Sllavishtja, Baltishtja, Tokarishtja dhe Hetitishtja.



tunë, i cili përmbysi çdo gjë. Dhe, tërë kjo, mendohet të ishte si rrjedhojë e idhujtarisë dhe mosbesimit në Zotin e Vërtetë. Qyteti-shtet i popullit të Adit, që u shkatërrua, mendohet të ketë qenë Ubari, që ndodhej në juglindje të Gadishullit Arabik, në principatën e sotme të Omanit. Në Kuran decidivisht thuhet:

***"Edhe tek Adi** (ka gjithashtu tregues ndëshkimi), **kur Ne dërguam tek ata erën shkretëruese. Ajo nuk kurseu asgjë nga kaloi, veçse çdo gjë e bëri pluhur e hi"*[9]**. Era shkatërruese zgjati për shtatë net e tetë ditë, e cila e shkatërroi Adin krejtësisht.

Shkaqet e shkatërrimit të popullit Ad, ishin se ata u bënë heretikë, u bënë mendjemëdhenj, përdhunues dhe mendimet e idetë e tyre i mbanin mbi qëndrimet hyjnore- fetare.

Një popull tjetër i quajtur Themud, me prejardhje nga Sami-biri i Nuhut (brezi i nëntëmbëdhjetë nga Ademi a.s.[10]), që ka jetuar në El-Hixher (në mes Damaskut dhe Hixhazit),[11] është bërë legjendar për mënyrën e shkatërrimit të tij. Meqë populli i Themudit, s'pati nxjerrë mësim nga shkatërrimi që pësoi populli i Adit, për shkak të largimit nga udha e drejtë dhe kthimi i tyre në idhujtari, atyre Pejgamber u ishte dërguar Salihu a.s.. Me gjithë mrekullitë mbinatyrore që i kërkuan dhe me ndihmën e Allahut, Që u solli Salihu a.s., vetëm pak njerëz i besuan një Zoti të Vetëm. Mendimet dhe qëndrimet e tyre i mbanin mbi principet e fesë. Nuk u vinin vesh fjalëve të Pejgamberit, andaj u shkatërruan nga tërmeti dhe ushtima për fajin e tyre:

***"Atëherë ata i rrëmbeu ajo lëkundja me ulërimë** (tërmeti me ushtimë) **dhe gdhinë në shtëpitë e tyre kufoma të ngrira."*[12]**

Ato pallatet nga gurë të gdhendur të Adit dhe të Themudit, që i patën ndërtuar dhe dikur ishin krenari e një qytetërimi, më të drejtë, për shkak të devijimit dhe idhujtarisë së tyre, sot s'janë veçse gërmadha zymtësie.

Mbretëria e Faraonit, që e quante vetin zot në Egjiptin e lashtë, që për ndërtimin e një varri-piramide mahnitëse të tij, sakrifikoi dhe shoi me mijëra jetë të të varfërve, u përmbys pas daljes në skenë të "Tevratit" (To-

Nga Jafethi u shtuan aziatikët dhe lëkurëkuqtë, që mendohet të kenë kaluar në Amerikë nëpërmjet Ngushticës së Beringut.[6]

Ndëshkimet e zbatuara mbi popujt e harbuar e të egërsuar, të dalë prej qytetërimit dhe rrugës së drejtë, rrugës së besimit dhe moralit, janë të përmbushura plot me zemërim hyjnor.

Ibrahimi a.s. kishte lindur në Mesopotami, sipas disa të dhënave në qytetin e vjetër Ur. Edhe pse si Pejgamber ishte i dërguar në Babiloninë e lashtë (në Irakun e sotëm), për ta nxjerrë dhe larguar popullin e tij nga idhujtaria, atij, me tërë forcën do t'i kundërvihej Nemrudi-Perandor shumë i fuqishëm i Babilonisë, po më në fund, pas shumë vuajtjesh e mundimesh, do të ngadhënjen e drejta mbi të ligën.

Thënia e Nemrudit, pasi pa se zjarri nuk e dogji Ibrahimin a.s. të hedhur në të: *"Unë nuk heq dorë prej hyjnisë sime, por për Zotin tënd do të pres katër mijë qe!"*[7] nuk kishte asnjë dobi. Nemrudin e vuri poshtë një insekt. Mbijetoi Ibrahimi a.s., e u shkatërruan pushteti i Nemrudit dhe lojalistët e tij.

Populli i Lutit (nipi i Ibrahimit a.s.) jetonte në fqinjësi me popullin e Ibrahimit. Studimet arkeologjike tregojnë se qyteti qe i vendosur në zonën e Detit të Vdekur, ku ishin të vendosur qytetet Sodoma dhe Gomorra, i cili shtrihet përgjatë kufirit të Jordanisë me territoret e pushtuara të Palestinës. Populli i Lutit bënte një veprim të ulët, deri atëherë të panjohur, që quhej *sodomizëm* e sot i thuhet *homoseksualizëm.* Nga Kurani mësojmë se Luti a.s. kishte qortuar popullin e tij duke i thënë: ***"Si vallë kryeni marrëdhënie me burrat dhe i lini mënjanë ato të cilat All-llahu i ka krijuar për të qenë bashkëshortet tuaja? Vërtet ju jeni një popull që ka kaluar çdo kufi".*[8]**

Ajeti 82 sures "Hud" tregon qartë mënyrën e shkatërrimit të popullit të Lutit. Zona ku ndodhej ky popull, u shkatërrua totalisht nga një tërmet i fuqishëm apo një shpërthim vullkanik që pastaj ajo zonë të shndërrohej në liqen (Deti i Vdekur), i cili ndodhet 400 m nën nivelin e detit. Aspekti mekanik i fatkeqësisë që i ndodhi popullit të Lutit, është zbuluar nga kërkimet e gjeologëve.

Praktikisht, për asnjë ngjarje që ka ndodhur dhe që ka ndikuar në fatet e popujve dhe të njerëzimit, studimet nuk mund të krijojnë një tablo të plotë për shkakun e fatalitetit të tyre, por mosbesimi, imoraliteti dhe padrejtësitë - janë shkaqet kryesore të shkatërrimit dhe asgjësimit të popujve dhe "qytetërimeve" të mbrapshta të tyre. Disa prej tyre janë zhdukur pikërisht në kulmin e fuqisë së tyre. Mjafton të kujtojmë këtu popujt Ad, Themud, Inkët dhe Pompei.

Pra popullatë tjetër dhe qytetërim i shkatërruar pas popullatës së Nuhut a.s. është ai i Adit, që është përmendur në Kuran, në periudhën e Hudit a.s., afro tetëqind vjet pas Nuhut a.s. Ky popull arrogant, që kishte bërë përparim të madh në infrastrukturë, u shkatërrua nga një ciklon-fur-



res), me anë të shkopit të Musait.[13] Faraoni përfundoi në Detin e Kuq, dhe supozohet që, në kërkimet e viteve të fundit në bregun e Detit të Kuq, është gjetur trupi i Faraonit, i cili ruhet në British Museum.[14]

Edhe Pompei, që ishte simbol i degjenerimit të Perandorisë Romake, ishte në shthurje e degjenerim të plotë moral.[15] Fundi i tij ishte i ngjashëm me atë të popullit të Nuhut a.s.. Vullkani Vezuv, që ndodhet në Italinë e sotme. Në të djathtë të Vezuvit ndodhej Napoli, ndërsa në lindje ndodhej Pompei, që u mbulua nga lava e Vezuvit brenda një çasti të vetëm, 2000 vjet më parë - (shtatëdhjetë vjet pas lindjes së Isait). Kjo gjë nuk ishte e rastësishme, ngase imoraliteti kishte kaluar çdo masë. Numri i shtëpive publike nuk numërohej dhe, sipas besimit Mitharik, organet dhe marrëdhëniet seksuale nuk duhej të mbuloheshin. Bënin seks në mes tyre edhe çiftet e një gjinie. Gjatë gërmimeve arkeologjike, të ngurtësuara u gjetën çifte të shumta gjatë aktit seksual, bile edhe çifte të së njëjtës gjini.

Si pasojë e anarkisë etike, është rrënuar Perandoria Romake, ndërsa ngjashëm ka përfunduar edhe e famshmja Perandoria Greke.[16]

Herakliu-perandor bizantin, nga një fitimtar i madh, jetën e tij përfundoi me një fobi (frikë e tmerrshme nga uji) dhe çrregullime psikike.

Ushtrinë e Ebrehesë të krishterë me origjinë nga Abisinia, të shoqëruar me elefantë, që ishte nisur nga Jemeni, që ishte nisur për ta shembur Qabenë, për ta kthyer namin e saj në një kishë të madhe, që e kishte ndërtuar ai në Jemen, - Zoti e thërrmoi Ebrehenë me anë të ushtrisë së zogjve, si një gjeth të bluar, duke kthyer në varrezë mjedisin përreth Mekës.

Po ashtu, ushtrinë e kurejshitëve idhujtarë, të armatosur me armatimin më modern të kohës, e të udhëhequr nga elita mekase, që synonin ta shuanin Islamin, Allahu e shkatërroi në Bedër, duke ndihmuar Muhammedin a.s. me një ushtri të padukshme si engjëj, frikë erë, etj., dhe i hapi atij horizonte fitoresh të reja.

Dhe, gjithë këto kataklizma, shkatërrime, shpërbërje dhe sprova të ndryshme njerëzore, duhej të ishin mësim për njerëzimin, që të ndërgjegjësohej, të vetëdijesohej dhe të kapej fort për qytetërimin e mirëfilltë.

Kjo do të thotë se vargani i ngjarjeve në skenën e qytetërimeve dhe të fateve të protagonistëve të njerëzve në përgjithësi, ndodh sipas vullnetit, caktimit të Krijuesit të Botëve dhe veprave të njerëzve, fillim e mbarim. Nga Kurani mësojmë se:

Përshkrimet e Kuranit dhe referencat e tij për sa u përket rrethanave dhe ngjarjeve historike, si në kohën e të Dërguarit a.s., ashtu edhe më herët, duhet të cilësohen si shpjegime të gjendjes njerëzore. Ndodhia historike për të cilën qe shpallur një ajet i veçantë dhe një përshkrim historik i kohëve të mëhershme, duhet të shfrytëzohet për të nxjerrë në të urtësisë themelore të atij ajeti dhe rëndësisë së brendshme të tij, për mësime etike, të cilat Kurani, marrë në tërësi, i parashtron.

Vetëm brenda kuptimit të kësaj aksiome, mund të kuptohen drejt krijimi, ngritja dhe rrënimi i perandorive dhe qytetërimeve të mëdha, të cilat shpesh, pikërisht në kohën kur arrinin një epërsi të jashtëzakonshme ekonomike, ushtarake dhe politike ndaj rivalëve, do të fillonin të rrënoheshin dhe, për një kohë të shpërbëheshin, sikur të mos kishin qenë kurrë.

---

*Fusnotat:*

1. Kur'ani, sureja El-Israë, ajeti 15.
2. Abdu El-Vehab En-Nexhxharë, "Kisasu El-Enbijai" fq. 41, Botimi i dytë, Bejrut-Liban, 1934.
3. Kur'ani, sureja El-Kamer, ajeti 10.
4. Kur'ani, El-Kamer, ajetet 11-12.
5. Dr. Sufhi Salih, "Derasetu fi fikh el-luga" botimi i parë, fq. 48, Darul-ilm lilmelajin, Bejrut 1968.
6. Osman Nuri Topbash, Vargu i Profetëve nën dritën e Kur'anit , libri-1-, fq. 106-107, Stamboll, 2001.
   Shih, Abdulvehab en-Nexhar, Kasaul-enbija, fq. 53, "Daru ihja' et-turath el-arabij", Bejrut-Liban, 1934.
7. Osman Nuri Topbash, Vargu i Profetëve nën dritën e Kur'anit , libri-1-, fq. 185, Stamboll, 2001.
8. Kur'ani, Esh-Shuara, ajetet 165-166.
9. Kur'ani, sureja, Edh-Dharijatë, ajetet 41-42.
10. Osman Nuri Topbash, Vargu i Profetëve nën dritën e Kur'anit , libri-1-, fq. 150, Stamboll, 2001.
11. Abdulvehab en-Nexhar, Kasaul-enbija, fq. 58, "Daru ihja' et-turath el-arabij", Bejrut-Liban, 1934.
12. Kur'ani, sureja Aërafë, ajeti 78.
13. Dr. Amr Sulejm Abdullah Esh-shukr, "Nahve thekafe islamije aslije", fq. 30, "Darulfais", Aman - Jordan, 1423 h/2002.
14. Osman Nuri Topbash, Vargu i Profetëve nën dritën e Kur'anit, libri-II-, fq. 173, Stamboll, 2001.
15. Pompei ndodhet në Itali, e cila është simbol i degjenerimit të Perandorisë Romake. Edhe qyteti Pompeit është i shkatërruar për shkak të perversiteteve seksuale (homoseksualizmit). Shpërthimi i befasishëm i vullkanit **Vezuv,** shtatëdhjetë vjet pas Isait a.s. llava e tij ka përfshirë qytetin, duke mos i dhënë mundësi askujt nga imoralët të shpëtojë. Mbeturinat e tyre të paprishura fare, duke ardhur gjer në ditët tona, shpalosin një mësim të madh për qytetërimet e degjeneruara.
16. Sejjid Muxhteba Musavi Llari, "Islami dhe civilizimi perëndimor", fq. 83, "Drita e jetës", Gjilan, 2004.

# Muhammedi, alejhissalatu vesselam

**Mr. Muharem Omerdiq**

Muhammedi, (alejhissalatu vesselam), është unikat edhe si njeri edhe si i dërguar i Allahut xh.sh. Është i papërsëritshëm, është i dërguari dhe pejgamberi i fundit, vulë e të dërguarve dhe pejgamberëve, pra, përmbyllje e zinxhirit të të dërguarve dhe pejgamberëve. Në historinë e gjatë të njerëzimit nuk ka të barabartë me të, as për së afërmi nuk i afrohet askush për nga madhështia, zgjedhja dhe për nga kontributi ndaj së Vërtetës dhe gjinisë njerëzore. Kishte lindur në familjen autoritative, të lavdëruar dhe krenare të Hashiminjve, të fisit më të njohur arab - Kurejsh.

Aliu, kerremallahu vexhhehu, dera e qytetit të dijes, në një nga hutbet e tij, kështu e përshkruan të Dërguarin e Allahut:

Vendbanimi i tij është vendi më i mirë, kurse gjinia e tij është më fisnike nga të gjitha të tjerat në rrafshin e fisnikërisë dhe të djepit të sigurisë. Zemrat e njerëzve të ndershëm kanë ushqyer prirje ndaj tij, kurse sytë i kanë drejtuar nga ai. Përmes tij Allahu ka varrosur zemërkeqësinë reciproke dhe ka shuar zjarrin e rebelimit. Përmes tij Ai u ka dhënë dashuri si vëllezër, kurse i ka ndarë ata që ishin bashkë (në mosbesim). Me anën e tij, Ai i ka dhuruar nder njeriut nga shtresa e ulët, kurse e ka ulur kryelartësinë e mosbesimit. Të folurit e tij është i qartë, kurse heshtja inspiron si gjuhë.

Kur u bë i dërguar i Allahut, e më pas edhe sundimtar i shtetit mysliman, edhe më tutje ishte njeri i rëndomtë, në gjithçka i barabartë me njerëzit më të rëndomtë. Nuk pati kështjellë as pallate, nuk ishte i pasur. Jetoi në një shtëpizë të ndërtuar prej tullash të papjekura, flinte në hasër, e cila vizatohej në trupin e tij.

Është bartës i së vërtetës, drejtësisë dhe mirësisë. I thjeshtë dhe i përshtatshëm në komunikim me njerëzit. Në misionin e tij nuk i ka shfrytëzuar mjetet e sundimtarit apo mbretit, dhe as mjetet joshëse të misionarit. Fuqia e misionit të tij ka qenë në vërtetësinë dhe mirësinë. Sukseset i ka arritur duke transmetuar të vërtetën, duke shprehur dashuri të sinqertë ndaj njerëzve, si dhe me fuqinë e shpirtit, besimit dhe të thirrjes së tij të vërtetë.

Njerëzit ndienin kënaqësinë më të madhe kur ishin me të, afër tij, në shoqëri me të, që ta dëgjonin, të mësonin prej tij apo madje edhe vetëm ta shikonin atë. Ky për ta ishte nderi më i madh, sepse e dinin dhe besonin se ai është i dërguari i Allahut xh.sh. Ai njerëzimit i ka dhuruar bukurinë e fesë dhe fuqinë e shpresës, lartësinë e dashurisë dhe krenarisë. Kjo brezit të parë të myslimanëve u ka dhënë forcë për të qenë të dëgjueshëm dhe besnikë, të dorëzuar dhe të sinqertë. I kanë besuar se thirrja e tij - është thirrje e Zotit, se rruga e tij është rruga që shpie tek Zoti. Kjo u ka frymëzuar besim në vendimin e marrë për të qenë myslimanë të vërtetë dhe pasues të sinqertë të të dërguarit të Allahut xh.sh.. Falë kësaj, ata kanë ndërtuar një botë më të drejtë dhe kanë hapur perspektiva për jetë më të mirë. Së këndejmi shokët (ashabët) u bënë gjenerata më e mirë qysh se ekziston bota: Krijuesi i tyre ishte i kënaqur me ta, por edhe ata kanë qenë të kënaqur me Të (radijellahu anhum ve redu anhu).




Muhammedi a.s., kishte dy veçori me të cilat ishte nderuar nga Allahu xh.sh., në krahasim me të gjithë të dërguarit e tjerë të Zotit, si dhe karakteristika në krahasim me të gjithë njerëzit e tjerë. Pavarësisht nga këto, ne ndër të dërguarit dhe pejgamberët e Zotit nuk bëjmë dallim:

"Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij…" (el-Bekare, 285).

Vetë e ka theksuar se është dhuruar me gjashtë cilësi, të cilat nuk i kanë pasur paraardhësit e tij. (Sahihul-Muslim). Ai ka qenë i stolisur me pesë cilësi të veçanta. (Sahihul-Buhari). Në transmetimin e tretë theksohet edhe virtyti i Ymetit të tij. Më janë dhënë çelësat e Tokës, kurse ithtarët e mi janë më të zgjedhur se ithtarët e të dërguarve të mëparshëm.

Karakteristikat që e dallonin në krahasim me të dërguarit dhe pejgamberët, ndër të tjera, janë:

Është i dërguari dhe pejgamberi i fundit i Allahut xh.sh.

Allahu xh.sh. në Kuran thotë:

Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj, por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send". (el-Ahzab, 40).

Muhammedi a.s. për veten e tij ka thënë:

Unë jam i dërguari i fundit. Pas meje nuk do të ketë të dërguar. (Tirmidhiu).

Është posedues i pozitës së lavdëruar (el-mekamul-mahmud)

Ky është shefaati i madh, ndërmjetësimi në Ditën e Gjykimit, çfarë nuk do të ketë asnjëri nga të dërguarit dhe pejgamberët e Allahut.

Allahu i Lartmadhërishëm thotë:

"… është e sigurt se Zoti yt do të të ngrejë ty në një vend të lavdishëm…." (el-Isra', 79).

Kurse vetë Muhammedi a.s. ka thënë: "Ai që kur e dëgjon ezanin, thotë:

"O Allahu im, Zot i kësaj thirrjeje të plotë dhe i namazit që do të falet, jepi Muhammedit ndërmjetësimin dhe nderimin dhe ngrije atë në vendin e lavdishëm që ia ke premtuar, me të vërtetë Ti nuk e thyen premtimin". Kush e shqipton këtë, e ka merituar shefatin në Ditën e Gjykimit! (en-Nesai).

"Unë jam i pari i njerëzve në Ditën e Gjykimit. Unë i pari do të dal nga varri im dhe do të jem i pari që do të ndërmjetësoj dhe që do të më pranohet ndërmjetësimi". (Muslimi).

"Në Ditën e Gjykimit do të vij deri te dera e Xhennetit, dhe ajo do të hapet. Meleku el-Hazin do të thotë: Kush je ti? Muhammedi! Pastaj meleku do të thotë: Më është urdhëruar që askujt të mos ia hap përpara teje". (Muslimi).

Sipas një hadithi të vërtetë, në Ditën e Gjykimit, Allahu xh.sh. do t'i tubojë të gjitha gjeneratat e njerëzve, prej së parës deri tek e fundit, në një vend. Ata njëri-tjetrit do t'i thonë: ç'mendoni, ç'do të bëhet me ju? Ç'mendoni, çka do të bëhet kur t'ju jepet komunikimi? Kush do të ndërmjetësojë për ju te Krijuesi juaj? Atëherë njerëzit do të shkojnë tek Ademi, pastaj tek Nuhu, pastaj do t'i drejtohen Ibrahimit, pastaj Musait dhe Isait, dhe, në fund, Muhammedit a.s.. Të gjithë të dërguarit do të deklarojnë: - shkoni tek tjetri, e jo tek unë! Dhe kështu, deri tek Muhammedi a.s.. Ai do të bjerë në sexhde dhe do t'I lutet Allahut xh.sh., derisa t'i lejohet shefaati. Kjo është njëra nga përparësitë dhe vlerat e tij mbi të gjitha krijesat. Kjo është karakteris-

tikë e veçantë, që nuk e ka asnjë i dërguar i Allahut xh.sh.

Shefaat do të kenë edhe të dërguarit e tjerë të Allahut xh.sh., madje edhe disa njerëz të ditur dhe të mirë. Mirëpo, shefaati i madh i takon vetëm Muhammedit a.s..

Ekzistojnë disa lloje të shefaatit, sipas komentimit të dijetarëve islamë të periudhës klasike:

- shefaati për ata që kanë fituar të drejtën për Xhennet,
- shefaati për xhennetlinjtë që të fitojnë vend më të mirë në Xhennet,
- shefaati për mëkatarët e rëndë,
- shefaati për ata që veprat e tyre të këqija u peshojnë më shumë se veprat e mira, andaj, sipas kësaj, meritojnë Xhehennemin,
- shefaati për disa mosbesimtarë që t'u zbutet dënimi, p.sh., ndërmjetësimi i Muhammedit a.s. për xhaxhain e tij, Ebu Talibin, i cili shumë u pat ndihmuar myslimanëve, dhe
- shefaati i madh (shefaatul-kubra), i cili do të jetë nder vetëm për Muhammedin a.s..

## Universaliteti i misionit të tij pejgamberik

Misioni i tij pejgamberik ka të bëjë me të dy botët: për njerëzit dhe për exhinët (xhindet). Secila nga këto dy botë në mënyrën e vet realizon thirrjen dhe predikon diturinë e shpallur.

Allahu xh.sh. e udhëzon që të thotë:

"Thuaj (Muhammed)j: O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut tek të gjithë ju…" (El-A'raf, 158).

Kurse ai që njerëzve t'ua sjellë Lajmin e gëzuar dhe Vërejtjen :

"Ne nuk të dërguam ty ndryshe veçse për të gjithë njerëzit, myzhdedhënës dhe tërheqës i vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë." (Sebe, 28).

"Ai që ia shpalli Furkanin (Kur'anin dallues të së vërtetës nga e pavërteta) robit të Vet (Muhammedit), që të bëhet pejgamber i botës (këshillues), është i madhëruar." (el-Furkan, 1).

Ai është mëshirë për botët:

"E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El-Enbija, 107).

Ata të cilëve u është shpallur, janë të obliguar ta përcjellin Vërejtjen:

"(Kujto) Kur disa prej exhinëve i drejtuam tek ti që të dëgjojnë Kur'anin dhe kur u afruan edhe e dëgjuan atë, thanë: "Heshtni!" dhe kur u krye, u kthyen te populli i vet dhe e këshilluan". (El-Ahkaf, 29).

Ajetet e theksuara kuranore, konfirmojnë universalitetin e pajgamberisë së Muhammedit a.s. në botën e njerëzve dhe në botën e exhinëve. Kjo është çështje e besimit dhe të gjithë myslimanët këtë e pranojnë me besimin dhe përcaktimin e tyre. Pejgamberia e tij nuk përfshin vetëm një periudhë, vetëm një rajon, dhe as vetëm bashkëvendësit e tij, arabët. Pejgamberia e Muhammedit a.s. ka karakter universaliteti, të gjithmbarshmërisë, të gjerësisë dhe të pakufishmërisë.

Këtu shtrohet pyetja e shkaqeve të zbritjes së disa ajeteve. Numri më i madh i tyre kishin ndonjë shkak konkret, mirëpo dispozita e tyre nuk lidhet vetëm me atë rast. Ato kanë kuptim të përgjithshëm, p.sh. ajetet e talakut, ziharit, lianit, dënimit të vjedhësit etj.. Pra, edhe pse ajetet kishin ndonjë shkak konkret gjatë periudhës së Shpalljes, dispozita e tyre është e përhershme, me tekst dhe me përmbajtje për atë çështje, dhe ka të bëjë edhe me njerëzit edhe për exhinët.

Misioni i Muhammedit a.s. në të dy botët, në botën e njerëzve dhe në botën e exhinëve, ka ndikuar në mënyrë të përsosur, sipas natyrës dhe karakterit të jetesës së këtyre dy llojeve. Dispozitat që janë shpallur, të obliguarit nuk i trajtonin me terminologjinë e komunikimit të deriathershëm në mes tyre, por dispozita i ka dhënë dimension të përgjithshëm si kundrejt myslimanit, kafirit, besimtarit, hipokritit, të ndershmit (birr), të prishurit (faxhir), bamirësit (muhsin), tiranit (dhalim), si dhe të kategorive të tjera të të obliguarve, të cilët trajtohen në Kuran dhe në hadith. Kurani dhe Syneti, pra, nuk u drejtohen vetëm arabëve, dhe dispozitat nuk kanë të bëjnë vetëm me ta, po me të gjithë njerëzit dhe exhinët.

Gjithashtu, përmes dispozitave, trajtohen edhe cilësitë e përgjithshme të njerëzve, si ata që e duan Allahun xh.sh. apo që nuk e duan, andaj thuhet se dispozitat e Allahut xh.sh. i zbaton ai që e do Atë dhe i cili kryen misionin që i ka përcaktuar Ai.

Kur i erdhi Shpallja Muhammedit a.s., iu urdhërua që së pari ta thërriste familjen e tij dhe popullin e tij, e më pastaj edhe të gjithë popujt, t'ua komunikonte detyrat e misionit të tij më të afërmve, e pastaj gjithnjë më larg e më larg.

Kurani e sqaron edhe lidhjen e misionit të tij pejgamberik në mes njerëzve dhe exhinëve, kur thotë:

"O grumbull i xhinëve dhe i njerëzve! A nuk ju erdhën nga mesi juaj të dërguar…?! (El-En'am, 130).

Në një tjetër ajet theksohet se exhinët kanë thënë :

"Është e vërtetë se prej nesh ka të mirë, por ka edhe që nuk janë aq të mirë, sepse ne kemi qenë në drejtime të ndryshme. (El-Xhinn, 11) Do të thotë ka edhe besimtarë edhe pabesimtarë, edhe ata që e ndjekin Pejgamberin a.s., por edhe risimtarë.

Gjithashtu kanë thënë:

"Është e vërtetë se prej nesh ka besimtarë (myslimanë) dhe prej nesh ka që janë jashtë rrugës (jobesimtarë)…" (El-Xhinn, 14).

Shejhu-l-Islam Ibni Tejmije thotë: Njeriu e ka për detyrë ta dijë që Allahu xh.sh. e ka dërguar Muhammedin a.s. për të gjithë njerëzimin dhe exhinët, dhe se i ka obliguar të besojnë në të, t'i nënshtrohen asaj që i është shpallur atij, dhe t'i nënshtrohen asaj që Pejgamberi a.s. u urdhëron apo u ndalon, ta duan atë që do Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij, si dhe të urrejnë atë që urren Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij. Nëse ndonjëri nga exhinët apo nga njerëzit ka dëshminë për pejgamberinë e Muhammedit a.s. dhe nuk e beson, e ka merituar dënimin e Allahut xh.sh., siç e kanë merituar ata pabesimtarë prej popujve të mëhershëm, të cilët nuk kanë besuar në misionin e pejgamberit të kohës së tyre. Ky është qëndrim i të gjithë ashabëve, tabiinëve, të gjithë imamëve, i Ehli Synetit velxhemaatit dhe grupeve të tjera të myslimanëve besimdrejtë.

## Mrekullia (muxhizja) e Kuranit

Kurani është mrekullia (muxhizja) e tij më e madhe, e përhershme dhe e patejkalueshme, e cila do të vazhdojë deri në Ditën e Gjykimit. Kjo mrekulli është e patejkalueshme nga aspekti leksikor, i mbinatyrshëm dhe nga të gjitha aspektet e tjera deri në mbarim të botës. Pejgamberët e mëparshëm kanë pasur mrekulli, të cilat kishin rëndësi të përkohshme. Edhe Muhammedi a.s. kishte mrekulli të tilla, të cilat kanë vlejtur gjatë jetës së tij, po Kurani është mrekullia e përhershme.

"Thuaj: "Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët, për të sjellë një Kur'an të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky, sado që të ndihmonin njëritjetrin" (El-Isra, 88).

## Miraxhi

Karakteristikë e tij e rëndësishme është mrekullia me të cilën është ngritur në qiellin më të lartë dhe, më tutje, deri te Sidretu-l-munteha, ku është vendqëndrimi i Xhennetit dhe ku dëgjohet zëri i

shkrimit të Penës, e kjo është afër sa dy harqe, ose edhe më afër.

“Ai (Muhammedi), vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet”. (En-Nexhm, 18).

Gjatë atij udhëtimi nëpër qiej, i është ofruar një respekt nga ana e të gjithë të dërguarve të Allahut, nga ana e pejgamberëve dhe nga ana e engjëjve, kurse më i madhi nderim është ai që i ka dhuruar Krijuesi i tij. I janë treguar Xhenneti dhe Xhehennemi dhe shumë të tjera gjëra, të cilat janë të shënuara në shumë transmetime.

### Ka fituar përmes frikës

Karakteristikë e Alejhisselamit, mbi të dërguarit e tjerë të Allahut xh.sh., ndër të tjera, ka qenë edhe fakti që armiqtë e tij, prej tij kishin frikë të vazhdueshme. Tubuesit më të njohur të thënieve të Alejhisselamit, kanë shënuar një hadith të gjatë, ku theksohen këto dhe disa të tjera karakteristika të tij:

Transmetohet nga Xhabir ibn Abdullah Ensarij r.a. se ka thënë: - Ka thënë i Dërguari i Allahut: Më janë dhënë mua pesë karakteristika të cilat nuk i janë dhënë askujt para meje: Pejgamberët e mëhershëm janë dërguar për një popull të caktuar, kurse unë jam dërguar për të gjithë të bardhët dhe për ata me ngjyrë; mua më është lejuar plaçka e luftës, kurse kjo askujt para meje nuk iu pat lejuar; Toka më është bërë e pastër (për namaz) dhe për tejemmum, andaj, kudo që të ndodhet njeriu, kur të vijë koha e namazit, le të falet kudo që të ndodhet; jami ndihmuar nga frika e armikut prej meje në largësi prej një muaj ecjeje; më është dhënë shefaati. (Muslimi).

Sikur të vendoste ai për marshim kundër kundërshtarëve të tij, ata do t’i kapte frika edhe një muaj para se ai të nisej drejt tyre. Kështu, p.sh., armiqtë e tij në Tebuk, i janë dorëzuar pa luftë.

Krejt Toka i është bërë xhami (mesxhid)

Kudo që të ndodhen pasuesit e tij në Tokë, gjenden në një vend të pastër për sexhde dhe namaz, e nëse nuk kanë ujë, duke marrë tejemmum me dhe të pastër, një pastrim simbolik, bëhen të gatshëm për kryerjen e namazit dhe të detyrave të tjera fetare.

Tek pejgamberët e mëhershëm ekzistonte mundësia e kryerjes së namazit vetëm nëpër faltore (tempuj fetarë). Gjithashtu nuk kishin përcaktuar tejemmumin. Sipas Ibni Tejmijes, Isait a.s. dhe pasuesve të tij, u qe lejuar falja e namazit edhe jashtë faltores, po nuk e kishin të përcaktuar tejemmumin. Shiinjtë, duke u bazuar në këtë hadith, konsiderojnë se sexhdeja është e mundur vetëm në tokë (dhe) apo në sende prej dheut, për këtë arsye ata me vete bartin pllakëza argjile, në të cilat kryejnë sexhdenë.



### Universaliteti i pejgamberisë së tij

Misioni i tij përfshin të gjithë popujt, të gjitha racat dhe shtresat, gjatë të gjitha kohëve, deri në Ditën e Gjykimit. Pejgamberët e mëhershëm qenë dërguar vetëm për popullin e tyre. Këtë Kurani e vërteton në disa vende:

“Ne asnjë nga të dërguarit nuk e dërguam ndryshe vetëm në gjuhën e popullit të vet, në mënyrë që ai t’u shpjegonte atyre (në atë gjuhë)…” (Ibrahim, 4).

“Ne e patëm dërguar Musain me argumentet tona (dhe i thamë): nxirre popullin tënd prej errësirave në dritë dhe kujtoju atyre të mirat e Allahut (që u dhuroi)…” (Ibrahim, 5).

“A nuk jeni të njohur me lajmin (ndodhinë) e atyre që ishin para jush, si populli i Nuhut, i Adit, i Themudit e edhe i atyre që erdhën pas tyre, që nuk di kush për ta përveç Allahut. Atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me argumente…” (Ibrahim, 9).

Megjithatë, Muhammedi a.s. është i dërguar për të gjithë njerëzimin, i dërguar universal, kurse misioni i tij vazhdon deri në mbarimin e kësaj bote. Atij i qe urdhëruar vetëm të shpallte:

“Thuaj (Muhammed): “O ju njerëz! Unë jam i dërguari i Allahut tek të gjithë ju…” (El-Araf, 158).

Me Kuran janë shfuqizuar të gjitha shpalljet e mëparshme. Ka mbetur të vlejë vetëm Sheriati i Muhammedit a.s.. Në ajetin vijues të Kuranit theksohet vlefshmëria e thirrjes së vetme të të Dërguarit të fundit të Allahut, i cili është bartës i Shpalljes së fundit, në të cilën janë bashkuar të gjitha shpalljet e mëparshme, siç janë bashkuar në pejgamberinë e tij edhe të gjitha pejgamberitë e pejgamberëve të mëparshëm që nga Ademi a.s..

“… E thuaju edhe atyre që u është dhënë libri dhe injorantëve: “A pranuat fenë islame?” Nëse pranuan Islamin, atëherë e kanë gjetur të vërtetën, e nëse refuzojnë, ti ke për obligim vetëm t’u komunikosh…” (Ali Imran, 20).

Ebu Musa el-Esh’arij r.a. tregon se Muhammedi a.s.. ka thënë: “Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti im, asnjë njeri, qoftë i krishterë apo çifut, nëse dëgjon për mua e pastaj nuk beson në mua dhe në pejgamberinë time, nuk do të hyjë në Xhennet”. (Muslimi)

Edhe një numër i karakteristikave të tjera tregojnë për misionin e Muhammedit a.s., siç janë:

- Është imam i të gjithë të dërguarve,
- I është dhënë të folurit e thuktë,
- I pari nga të gjithë njerëzit do të ringjallet dhe do të dalë nga varri i tij,
- Të gjithë të dërguarit e tjerë të Allahut, Ditën e Gjykimit do të jenë nën flamurin e tij… etj.

Natyra e misionit të Muhammedit a.s. e tëra është mobilizuese, është gjithëpërfshirëse në kuptimin moral, politik, shoqëror, shkencor dhe shpirtëror. Ai nuk kishte karakteristika të profetit, mistikut apo shenjtorit, çfarë paraqitje u jep Bibla ferrëfyesve. Ai, me thirrjen e tij, ka vendosur një sistem të fortë të sjelljes shoqërore dhe të sjelljeve të tjera, një vetëdije e cila do të sigurojë zbatim dhe rrëfim të Islamit të gjallë. Siç thotë Gëte (Goethe): Muhammedi është më i madhi, sepse me më së paku mjete ka bërë më së shumi. Ai, duke ndihmuar Islamin, ka fituar ndihmën e Islamit. Duke ruajtur Islamin, ka arritur rezultatet më të larta. Ka lënë rregullin e përhershëm të sjelljes të gjithë pasuesve të tij: kush e lë Islamin - i ka humbur të gjitha, kush e ruan Islamin - i ka ruajtur të gjitha!

*Përktheu:* ***Miftar Ajdini***

Burimi: web: www.rijaset.ba

# Morali islam, bazament për ngritjen e civilizimit njerëzor

Të gjitha rregullat islame nga Ademi a.s. e deri tek Muhamedi a.s., ndër qëllime të tjera kanë pasur edhe detyrën që, krahas udhëzimit të njerëzve në besimin e drejtë në Një Zot të Vetëm, të përsosnin edhe moralin njerëzor. Kjo nuk është çudi sa kohë që e dimë se morali i mirë është bazë e lumturisë njerëzore në këtë botë dhe është edhe baza më e sigurt e lumturisë së përhershme në jetën e ardhshme.

Gati një e treta e ajeteve kuranore kanë të bëjnë me rregullat mbi sjelljet e mira dhe tërheqin vërejtjen për dëmet e tërë asaj që është në kundërshtim me rregullat e përmendura.

Morali islam nuk është ai që disa njerëz e njohin si "Morali fetar", që shfaqet gjatë zbatimit të trajtave të ndryshme të adhurimit, nuk është jokonsumimi i mishit të derrit, alkoolit dhe të ngjashme, por është sistem që përfshin të gjitha aspektet e jetës: atë shpirtëror, trupor, fetar, botëror, racional, emocional, individual, shoqëror etj. Sistemi i moralit islam ofron një metodë shembullore të zbatimit të tij. Islami moralin nuk e ndan në atë fetar dhe filozofik, tradicional dhe shoqëror, veçse atë e sheh si një tërësi të përkryer.

Ritualet fetare të miratuara në islam, të cilat konsiderohen kondita të Islamit, nuk janë ceremoni dogmatike të llojit që e lidh njeriun me metafizikën e padukshme dhe e obligon të kryejë vepra dhe lëvizje që nuk kanë kuptim. Jo, assesi, veçse detyrat me të cilat Islami e obligoi çdo pjesëtar të vet, janë stërvitje e përsëritur, me qëllim të adaptimit të njeriut që të pajiset me vlera të shëndosha dhe të jetë konsekuent në këto vlera, sado që të ndryshojnë rrethanat para tij. Këto më së shumti u ngjajnë stërvitjeve fizike, të cilave u qaset njeriu me dëshirë të madhe duke pretenduar, nga zbatimi i tyre i vazhdueshëm, shëndetin e trupit dhe jetën stabile.

Rëndësinë dhe qëllimet se morali dhe sjelljet e mira kanë vlerën aq të madhe për jetën e njeriut, - na i tregojnë disa shkaqe që do t'i përmendim më poshtë:

1. Qëllimi kryesor i dërgimit të Pejgamberit a.s. ishte përsosja e moralit. Pejgamberi a.s. në një hadith thotë: "Nuk jam dërguar veçse për të përsosur moralet e larta".[1] Pra, qëllimi kryesor ishte përsosja e moralit, pasi Pejgamberi a.s. u dërgua si mëshirë dhe për të mirën e mbarë njerëzimit.




Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat."[2]

Kështu që Pejgamberi a.s. është personi i vetëm që u karakterizua nga të gjitha cilësitë e larta, për të cilat ka nevojë njerëzimi, deri në ditën e Kiametit.

Mu për këtë arsye, sa herë që flasim rreth një morali, patjetër që do të gjejmë shembuj tek jeta e Pejgamberit a.s. rreth atij morali.

Isain (Jezusin) mund ta marrim si shembullin e një të riu beqar, që luftoi për të drejtën, por nuk mund ta marrim si shembull të një bashkëshorti apo babai, sepse ai nuk u martua. Mund ta kemi Sylejmanin si shembull të një udhëheqësi të drejtë, të pasur e bujar, por jo si një i varfër e durimtar, pasi ai nuk e shijoi varfërinë kurrë.

Po kush na ishte i pasur dhe i varfër, i fortë dhe i dobët, udhëheqës dhe popull, baba dhe gjysh, beqar dhe i martuar...? "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut..."[3] Pejgamberi Muhamed a.s. gjatë jetës së tij, u dallua në të gjitha fushat e jetës dhe është shembulli më i mirë për t'u ndjekur, prandaj ia vlen që për çdo aspekt të jetës që të flasim, patjetër që duhet ta marrim Pejgamberin a.s. si shembull.

Pejgamberi a.s. në një hadith na udhëzon për çështjen që përmirëson jetën individuale dhe rregullon sistemin shoqëror. Ai thotë: "Ki frikë Allahun kudo që të jesh. Pas çdo vepre të keqe, bëj një vepër të mirë, ajo do ta fshijë të keqen, dhe sillu me njerëzit me moral të mirë".[4]

Pra, kjo këshillë është sjellja me njerëzit me moral të mirë. Sjellja me njerëzit në atë mënyrë që dëshiron që të tjerët të sillen me ty.Duhet vazhduar kështu derisa njeriu të ndihet i afërt me të tjerët, t'i dojë njerëzit, por ta duan edhe ata; t'i respektojë njerëzit, por ta respektojnë edhe ata; t'u bëjë mirë njerëzve, por edhe ata t'i bëjnë. Në këtë rast çdo individ në shoqëri do të kryejë obligimin e tij dhe do të japë kontributin e tij për të ngritur civilizimin në formën e tij më të mirë.

Mendoni nëse në një shoqëri zotërojnë moralet më të ulta - mashtrimi, tradhtia, imoraliteti etj., a mund të themi se kjo shoqëri është e mirë dhe e realshme? A është kjo një shoqëri ku jetohet në paqe dhe siguri? Përfytyroni një kompani ku drejtuesit dhe punëtorët nuk janë të besueshëm, urrejnë njëri -tjetrin dhe mashtrojnë. Vallë a do të ishte kompani e suksesshme? Ose një familje pjesëtarët e së cilës nuk e duan njëri-tjetrin dhe përbuzin njëri-tjetrin, a do të ishte kjo një familje e lumtur ? Atëherë, nga kjo që u tha deri më tani, kuptohet se nuk do të ketë qetësi dhe lumturi asnjë lloj shoqërie pa moral.

Prandaj, jo rastësisht dijetarët islamë moralin e mirë e konsiderojnë të nivelit të njëjtë me ibadetet (adhurimet), siç janë namazi, agjërimi, haxhi, të përmendurit e Zotit etj., dhe këtë e argumentojnë me faktin se vetë qëllimi i këtyre adhurimeve dhe të tjerave, është përsosja e moralit. Dhe nuk do të kishte fare vlerë adhurimi pa pasur moral.

Po të shohim namazin, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "...fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat..."[5]

Ai person të cilin nuk e ndalon namazi nga veprat e këqija, veçse ka bërë

ushtrime fizike, por nga namazi nuk ka përfituar gjë.Vlerë themelore e namazit është kur ti ndalesh nga të këqijat.

Po ashtu në lidhje me zekatin, Allahu i Madhërishëm thotë: "Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë, që t'i pastrosh me të"[6]

Pra zekati i obliguar, nuk është një tatim që rrëmbehet prej xhepave, por në radhë të parë është mbjellje e ndjenjave të mëshirës dhe butësisë, dhe forcim i lidhjeve të njohjes reciproke e dashurisë në mes shtresave të ndryshme.

Po ashtu, Islami e bëri të detyrueshëm agjërimin. Islami këtë nuk e konsideron abstenim të përkohshëm nga disa ushqime dhe pije, por e konsideron një hap nga ndalimi i njeriut prej epsheve të ndaluara dhe pasioneve të shëmtuara.

Si konfirmim të këtij kuptimi kemi thënien e Muhamedit a.s.: "Kush nuk i lë fjalët e kota dhe veprimet sipas tyre, le ta dijë se Allahu nuk ka nevojë që ai ta lërë hajen dhe pijen.[7]

Nga ky prezantim i përgjithësuar i disa ritualeve, për të cilat identifikohet Islami, dhe të cilat dihet se janë nga shtyllat e tij themelore, kuptojmë qartë fuqinë e raporteve që lidhin fenë me moralin. Po, këto janë rituale të ndryshme në formën dhe mënyrën e vet, por të gjitha bashkohen në qëllimin që e theksoi Pejgamberi a.s. me fjalët: "Unë jam dërguar për t'i plotësuar vlerat e moralit".

2. Shkak tjetër është se tek myslimanët është vënë re një çrregullim dhe një ndarje në mes adhurimeve dhe moralit, në mes fesë dhe jetës. Ky dallim, pa dyshim që nuk është prej Islamit, i cili është në të njëjtën kohë adhurim e moral, fe dhe jetë, është i plotë në çdo gjë. Andaj feja islame nuk e pranon dallimin në mes detyrave fetare dhe moralit, - të dyja janë një.

   Një ditë Pejgamberi a.s. u tha shokëve: "Për Zotin nuk beson, Për Zotin nuk beson, Për Zotin nuk beson!" E Pyetën shokët: "Kush, i dërguar i Allahut?" Pejgamberi a.s. u përgjigj: "Ai prej të cilit fqinjët nuk ndihen të sigurt".[8]

   Erdhën disa njerëz tek Pejgamberi a.s. dhe i treguan për një grua e cila falej shumë, agjëronte shumë dhe jepte lëmoshë, po ajo u bënte keq fqinjëve të saj. Pejgamberi a.s. u tha që ajo grua do të jetë në zjarr. I treguan edhe për një grua që nuk falej përveç farzeve, nuk agjëronte veç Ramazanit, por nuk u bënte keq fqinjëve. Pejgamberi a.s. u tha që ajo do të jetë në parajsë.[9]

   Një ditë Pejgamberi a.s. i pyeti shokët: "A e dini se kush është i falimentuar? Ata i thanë: "Tek ne i falimentuar, është ai që nuk ka pasuri", e Pejgamberi a.s. u tha: "I falimentuar është ai që në Ditën e Kiametit do të vijë me shumë namaze, me shumë agjërime dhe vepra të mira, por ka sharë dikë, ka qëlluar dikë tjetër, ka vrarë dikë, ka marrë pa të drejtë pasurinë e njerëzve... Këta njerëz do t'i marrin të gjitha të mirat e tij, derisa t'i mbarojnë të mirat; kur t'i mbarojnë të mirat, do t'i japin nga të këqijat e tyre, dhe më pas do të hidhet në zjarr.[10]

3. Shkaku i tretë është se duhet të jemi njerëz të praktikës dhe për çdo moral të mirë që të dëgjojmë, ta vëmë në jetë.
4. Kushti i katërt është që të formojmë në vendin tonë njerëz të moralshëm dhe me sjellje të mira. Njerëzit e tillë, kudo që të jenë, do të jenë njerëz të mirë, të besueshëm, të sigurt, adhurues që e kryejnë me ndershmëri punën që u ngarkohet, të drejtë e që e duan atdheun e tyre etj.

Pasi u cek shkurtimisht në këto katër pika qëllimi se pse morali ka vlerë aq të madhe për jetën e njeriut dhe zë vend të rëndësishëm në Islam, në vazhdim do të sjellim disa argumente për mirësitë e moralit të lartë:

- kriter për të qenë më i miri, siç thotë i Dërguari a.s.: "Më të mirët prej jush janë ata që kanë moral më të lartë";[11]
- morali i lartë është plotësim i besimit; thotë Pejgamberi a.s.: "Besim më të plotë kanë ata që kanë moral më të lartë";[12]
- vepër më e rëndë Ditën e Kiametit: "Nuk ka gjë më të rëndë në peshore Ditën e Kiametit se morali i lartë";[13]
- " Pronari i moralit të lartë arrin gradën e atij që falet dhe agjëron";[14]
- morali i lartë është prej shkaqeve më të shumta për të hyrë në Xhennet.

Është pyetur Muhamedi a.s. për veprën e cila e fut njeriun në xhennet, ka thënë: "Devotshmëria dhe morali i mirë";[15]

Mbi gjithë këtë, me moral të lartë arrihet dashuria ndaj Pejgamberit a.s., afërsia ndaj tij Ditën e Kiametit, e ky është synimi më madhështor:

"Më i dashuri tek unë dhe më afër meje Ditën e Kiametit, është ai që ka moral më të lartë, kurse më të urrejturit tek unë dhe më larg meje Ditën e Kiametit, janë llafazanët, mburracakët, që me gojën plot flasin fjalë që nuk i kuptojnë njerëzit dhe lavdashët kryelartë".[16]

Pra, vini re renditjen e hadītheve: myslimani më i mirë, besimtari me besim më të plotë, ai që do të jetë më pranë Pejgamberit a.s. Ditën e Kiametit, njeriu më i dashur tek Allahu etj... Përgjigjja e të gjitha këtyre - ishte morali i mirë.

Disa nga cilësitë e moralit islam:

1. Morali islam merr në konsideratë të gjitha aspektet individuale të njeriut:

   a) Është i lidhur me nevojat trupore të njeriut. I Lartmadhëruari thotë: "Hani dhe pini e mos e teproni, sepse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë (shkapërderdhin).[17] Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ke obligime edhe ndaj trupit tënd."[18]

   b) Ka të bëjë edhe me afinitetet dhe horizontet mendore të tij: "Thuaj: "Vështroni me vëmendje çka ka (nga argumentet) në qiej e në Tokë!"[19]

   c) Ka të bëjë edhe me ndjenjat, pasionet e qenies më të ndershme: "Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten, dhe ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten..."[20]

2. Morali islam ngërthen edhe parime rreth familjes:

   a) Si p.sh., marrëdhëniet ndërmjet dy bashkëshortëve: "Çoni jetë të mirë me to. Në qoftë se keni ndjenja mospëlqimi ndaj tyre, mund të jetë që ju të mos pëlqeni ndonjë gjë, kurse Allahu nëpërmjet saj sjell mirësi të mëdha."[21]

   b) Marrëdhëniet ndërmjet prindërve dhe fëmijëve: "Dhe ne i kemi përcaktuar njeriut që të jetë i mirë dhe i përkushtuar ndaj prindërve të tij."[22]

   "Dhe mos i vritni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë. Ne sjellim furnizim për ata dhe për ju. Me të vërtetë, vrasja e tyre është krim, vërtet gjynah i madh."[23]

   c) Marrëdhëniet midis farefisit ose të afërmve: "Allahu urdhëron drejtësi dhe mirësi, ndihmë dhe respekt ndaj të afërmve..."[24]

   "Jepi të drejtën e vet të afërmit tënd, edhe të afërmit edhe mysafirit..."[25]

3. Morali islam është i lidhur edhe me çështjet shoqërore:

   a) Ai inicon edukatën, mirësjelljen dhe njerëzishmërinë: "O ju që keni besuar! Mos hyni në shtëpitë që s'janë tuajat, derisa të kërkoni leje dhe t'i përshëndetni ata që janë në to. Kjo është më mirë për ju, me qëllim që të mund të kujtoni."[26]

   "Ndihmoni njëri-tjetrin në mirësi e devotshmëri, dhe mos ndihmoni një-

ri-tjetrin në mëkat e armiqësi".[27] Transmeton Hakimi dhe të tjerët nga Ukbete El-Xhuhenij r.a. se ka thënë: "Më ka thënë i Dërguari a.s.: O Ukbete, a të informoj për sjelljen më të mirë të banorëve të dynjasë dhe Ahiretit? Thashë: Si jo. Pejgamberi a.s. tha: "Të afrosh atë që të largon, t'i japësh atij që nuk të jep, dhe ta falësh atë që të dëmton".

Gjithashtu Pejgamberi a.s. thotë: "Mos nënvlerëso as edhe një të mirë, sado e vogël, qoftë edhe të takosh vëllanë tënd me buzëqeshje".[28]

b) I rregullon çështjet dhe marrëdhëniet ekonomike:
"Mjerë për ata që peshojnë e masin mangut! Të cilët kur kanë për të marrë nga njerëzit me masë, e kërkojnë masën të plotë; e kur kanë për t'u dhënë njerëzve me masë ose me peshë, japin më pak se ç'duhet."[29]
"O ju që keni besuar! Kur të lidheni për një borxh për një kohë të caktuar, shkruajeni atë. Le të jetë një shkrues që të shkruajë me drejtësi në mes jush. Le të mos ngurrojë të shkruajë ashtu siç e ka mësuar Allahu!"[30]

c) Gjithashtu i rregullon edhe raportet politike: "Sigurisht që Allahu ju urdhëron që gjërat e besuara t'ua jepni atyre që u takojnë, pronarëve të vet, dhe, kur të gjykoni ndërmjet njerëzve, të gjykoni drejtë."[31]

4. Morali islam ka të bëjë edhe me kafshët dhe shpendët: Muhamedi a.s. në një hadith thotë: "Frikësohuni nga Allahu për kafshët e qëndrueshme, hipuni pa i munduar dhe ushqehuni prej tyre me të mirë."[32]

5. Morali islam ka të bëjë edhe me makrokozmosin si manifestim i fuqisë krijuese, diturisë dhe urtësisë hyjnore, është objekt i meditimit, observimit, dedukimit dhe kreativitetit: "Në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndryshimin e natës dhe ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt. Për ata që Allahun e përmendin duke E kujtuar kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të Tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i Lartësuar qofsh, na ruaj prej dënimit të zjarrit!"[33] Pejgamberi a.s. thotë: "Nuk ka mend ai që që nuk mediton, nuk ka frikë, ai që nuk e ndalon veten nga harami dhe nuk është plotësuar besimi i tij, që nuk e ka sjelljen të mirë".[34]

## Përfitimi i moralit të mirë

Njeriu ka mundësi që të përfitojë moral të mirë. Transmeton Hakimi dhe të tjerët nga Muadhi, se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Përmirëso moralin tënd ndaj njerëzve." Sipas një versioni tjetër, ka thënë: "Dhe përmirëso moralin tënd, sa të kesh mundësi".Ndërsa përfitimi i moralit të mirë mund të realizohet duke imituar Pejgamberin a.s. në moralin e tij, siç kemi thënë më sipër, mirëpo edhe duke shfrytëzuar shoqërimin me dijetarë dhe me njerëz të devotshëm, të cilët posedojnë moral të mirë, dhe duke u larguar prej njerëzve të këqij, të cilët bëjnë vepra të ndotshme. Allahu xh.sh. thotë:

"Kufizoje veten tënde me ata që E lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote, dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh, dhe i është dhënë epshit të vet, sepse puna e tij ka mbaruar."[35]

Thënie të zgjedhura rreth edukatës - moralit:

Seid ibn Vekasi thotë: "O biri im, po të kishin qenë vlerat morale të lehta, do t'ju kishin paraprirë të pamoralshmit, mirëpo ato janë të vështira, nuk bën durim kush për to përveç atij që e di vlerën e tyre dhe shpreson shpërblimin e tyre".

El-Bushengij ka thënë: "Kush dëshiron të marrë dije pa marrë edukatë, ka kaluar në gënjeshtër ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij".

Ruejm ibn Ahmed El-Bagdadij ka thënë: "Puna e paktë po me shumë edukatë, është më e mirë se puna e shumtë, e pashoqëruar me edukatë".

Muheledi i ka thënë Ibn Mubarekut: "Ne kemi më shumë nevojë për edukatë sesa për dije".

Malik ibn Enes r.a. i ka thënë një djaloshi: "O vëllai im, mëso edukatën përpara se të mësosh dijen".

Thuhet: E mësova heshtjen nga llafazanët, e mësova punën nga dembelët, e mësova thjeshtësinë nga mendjemëdhenjtë dhe, po ju them se këta mësues janë të pavlerë.

Sikur u nevojitet uji bimëve, edhe njeriu, po nuk u edukua që në fëmijëri, thahet moralisht dhe nuk mund t'i shihet asnjë fryt e dobi për njerëzimin.

Falënderojmë Allahun e Madhërishëm, i Cili deshi që Islami të jetë mesazh përfshirës dhe i përhershëm, udhëzim për gjithë llojin e njerëzve, vetëm Ai i Urti dhe i Gjithëdijshmi mund të sjellë një sistem që vlen për të gjitha kohët dhe vendet, për të gjitha gjinitë dhe racat, për të gjitha rastet dhe situatat.

Kush beson në kriteret e lumturisë, do të shohë se në pikëpamjen islame realizohet lumturia e tij dhe e shoqërisë përreth tij. Kush beson në përfitimin individual ose shoqëror, në Islam do ta gjejë përfitimin më të madh, e kush beson në përparimin deri në përsosuri, do të shohë se është botëkuptimi islam ai që më së miri i realizon ëndrrat e tij. Kush synon përshtatjen e shoqërisë, do të shohë se Islami do ta kënaqë sensin e tij social. Madje edhe ai që synon kënaqësitë e ndjesive brenda kornizave të fesë së Allahut, do t'i gjejë ato në konceptin e kënaqësive trupore dhe të ndjesive që i Lartmadhërishmi ua ka përgatitur besimtarëve në Xhennet: "... dhe në të do të ketë çfarë t'u dojë shpirti, gjithçka që mund të kënaqë sytë".[36]

Lus Allahun e Madhërishëm që të na udhëzojë ne dhe ju drejt moralit të lartë, në fjalë dhe vepra, të na mundësojë përfundim të mirë në këtë botë, vërtet bujaria e Tij është e pakufishme.

***Imri Llugaliu***

---

*Fusnotat:*

1. Hadithin e transmeton Ibën Ebi Dynja dhe Hakimi i cili thotë se hadithi është sahih – i vërtet.
2. El-Enbija: 107.
3 El-Ahzab: 21.
4 Tirmidhi, Hasen - Sahih.
5. El-Ankebut: 45.
6. Et-Teube: 103.
7. Buhariu.
8. Buhariu.
9. Ibn Hiban në librin e tij të saktë, Hakimi e saktësoi senedin e hadithit.
10. Buhari.
11. Buhariu dhe Muslimi.
12. Tirmidhi – hadithi është hasen-sahih.
13. Tirmidhi – hadithi është hasen-sahih.
14. Ebu Daud, Ibn hibani në librin e tij të saktë, Hakimi e saktësoi me kushtet e Buhariut dhe Muslimit.
15. Tirmidhiu – hadithi është hasen sahih.
16. Tirmidhiu - hadithi është hasen garib.
17. El-A`raf: 31.
18 . Buhariu dhe Muslimi.
19. Junus: 101.
20. Esh-Shems: 9-10.
21. En-Nisa`: 19.
22. El-Ahkaf: 15.
23. El-Isra`: 31.
24. En-Nahl: 90.
25. El-Isra`: 26.
26. En-Nur: 27.
27. El-Maideh 2.
28. Muslimi.
29. El-Mutaffifin: 1-3.
30. El-Bekare: 282.
31. En-Nisa`: 58.
32. Buhariu.
33. Ali Imran: 191.
34. Ibn Hakim në librin e tij të saktë.
35. El-Kehf: 28.
36. El-Zuhruf: 71.

# Pse janë të prapambetur myslimanët?...

Nga pyetjet më të shpeshta në periudhën e dekadencës myslimane janë: Pse jemi të dobët? Pse jemi të prapambetur? Pse Bota Myslimane është shërbëtore e Botës Perëndimore? Pse është e ulët shkalla e arsimimit në Botën Myslimane? Kësosh dhe pyetje të ngjashme mund të bëhen në pafund?

A kanë bazë dhe a qëndrojnë këto pyetje? A qëndrojnë këto dilema apo janë pjellë e imagjinatës së të papunëve?

Pa dyshim që këto pyetje mund të shtrohen si të qëndrueshme dhe është pozitive që myslimanët janë të vetëdijshëm për gjendjen e tyre. Në Botën Myslimane ka luftëra qytetare, ka varfëri, ka refugjatë; në Botën Myslimane ka arsim të ulët, katastrofa natyrore (vërshime, tërmete e të tjera) vrasin mijëra e dhjetëra mijëra njerëz (kurse katastrofa të ngjashme në vendet perëndimore vrasin më pak njerëz 90-95%.) Pse? Ku qëndron enigma, misteri?!

Edhe përgjigje janë ofruar nga myslimanët dhe nga jomyslimanët, por deri sot nuk kënaq asnjë prej tyre! Pse e themi këtë? Sikur ndonjë përgjigje të ishte e qëlluar, Bota Myslimane do të përballonte dobësinë, amullinë, konfuzionin ideor e praktik dhe do të bëhej fuqi kreative në botë.

Gjendjen e myslimanëve në mënyrë mjeshtërore e ka përshkruar një koleg boshnjak. Ai thotë se myslimanëve nuk do t'u bëjë mirë vetëm një medikament, sepse Bota Myslimane i ngjan një të sëmuri buzë vdekjes, i cili nga dera e mjekut nuk del me një diagnozë dhe me një medikament, por me shumë diagnoza e me shumë medikamente. (Ahmet Alibashiç, Zashto smo slabi?, në: http://www.alibasic.ba. = Boshti i këtij shkrimi është nga ky burim).

Përgjigje kanë ofruar shumë dijetarë, shumë politikanë, por ato disi nuk kanë gjetur mbështetje në jetën konkrete. Pëgjigje kishin ofruar edhe Ibn Halduni, edhe Ibn Tejmije, edhe Abdulvehabi, edhe Afganiu e Abduhuja, edhe Ikballi, edhe Izetbegoviç. Emra të mëdhenj këta, por të gjitha këto diagnoza disi qenë e

فَيُحْفِكُمْ تَبْخَلُوا وَيُخْرِجْ أَضْغَانَكُمْ ﴿٣٧﴾ هَا أَنتُمْ هَؤُلَاءِ
تُدْعَوْنَ لِتُنفِقُوا فِي سَبِيلِ اللَّهِ فَمِنكُم مَّن يَبْخَلُ ۖ وَمَن يَبْخَلْ
فَإِنَّمَا يَبْخَلُ عَن نَّفْسِهِ ۚ وَاللَّهُ الْغَنِيُّ وَأَنتُمُ الْفُقَرَاءُ ۚ وَإِن
تَتَوَلَّوْا يَسْتَبْدِلْ قَوْمًا غَيْرَكُمْ ثُمَّ لَا يَكُونُوا أَمْثَالَكُم ﴿٣٨﴾

janë joadekuate, të pjesshme, të përkohshme, në disharmoni me kohën dhe vendin që ofrohen.

Sot Bota Myslimane ka afro një miliard e gjysmë pjesëtarë, mirëpo nuk përbën një faktor të rëndësishëm për qendrat e vendosjes! Jemi mjaft nga sasia, por kontributi ynë është i mangët, i pamjaftueshëm, madje herë-herë është kundër nesh. Pse kështu?

Edhe pse dijetarët kanë mendime të ndryshme, mendoj se kthimi në burimet islame dhe në përvojën pozitive historike, - do të ofronte përgjigje. Ta lexojmë një herë Kuranin:

"...E, nëse ju ia ktheni shpinën dhe I largoheni Atij, Ai do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, i cili nuk do ta ndjekë shembullin tuaj." (Muhammed, 38).

"...Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete. Kur Ai dëshiron të ndëshkojë një popull, askush nuk mund ta pengojë Atë; dhe ata, përveç Tij, s'kanë asnjë ndihmës." (Er-Rra'd, 11)

Të lexojmë edhe një hadith të Muhammedit a.s.:

"Do të vijë koha kur shumë popuj do t'ju mësyjnë ju, sikurse populli i uritur që mësyn enën me ushqim. Dikush nga të pranishmit pyeti: A mos është kjo sepse do të jemi pak? Jo, u përgjigj Pejgamberi a.s.. Përkundrazi, do të jeni shumë, por do të jeni sikurse shkuma. Allahu nga krahërori i armiqve tuaj do të heq frikën që kanë prej jush, kurse në zemrat tuaja do të hedhë dobësi. Cila është kjo dobësi, o Pejgamberi i Allahut? – pyeti ai. -Dashuria ndaj dynjasë (botës) dhe përbuzja ndaj vdekjes." (Ebu Davud, Sunen. Sipas: Hasen el-Benna, Mexhmu'atu resail (Kairo: Daru 'd-da've, 1990), 54).

Të mendojmë pak. Numri i myslimanëve nuk është i vogël, po fuqia e tyre vërtet është sikurse shkuma e lëngut të gazuar të Coca-Colas apo Shwepsit. Edhe pse në fillim gota duket shumë e mbushur, për pak çaste e shohim gjysmë të zbrazët.

A ndalohet, sipas Islamit, të dëshirohet bota? A ndalohet, sipas Islamit, të frikësohemi nga vdekja? Jo, edhe njëra edhe tjetra janë normale. Të dëshirohet bota dhe të mirat e saj, është normale, madje imperativ islam. Po edhe të kemi frikë nga vdekja, është normale, madje është provë që të bëhemi më të kujdesshëm sa jemi të fortë e në moshë të re. Por, nuk kemi të drejtë ta teprojmë dhe dashuria ndaj botës të kalojë në lakmi e frika ndaj vdekjes të kalojë në demoralizim. Ne vazhdimisht duhet ta ndjekim parimin islam: I lutemi Allahut të Madhërishëm për të mirat në këtë botë dhe të mirat në botën tjetër:

**Rabbena atina fi'd-dun'ja haseneten ve fi'l-ahireti haseneh.**

*"O Allahu ynë! Na jep të mira në këtë botë dhe të mira në botën tjetër."*

Kur një ashab bleu petka dhe iu lavdërua shokëve për petkat e reja, një nga shokët e tij e qortoi se kjo nuk i kishte hije një besimtari. Ashabi që kishte blerë petka, shkoi tek Pejgamberi a.s. dhe e pyeti në mos kishte gabuar, kurse Pejgamberi a.s. iu përgjigj se kjo nuk qëndr-




on, sepse Allahu i do shenjat e bukurisë së begative të Tij në krijesat e Tij. (Imam Ahmed, *Musned*, nr. 7759).

Po ashtu, kur Muhammedi a.s. e pa Amr ibn Asin me pasuri, bërtiti me gëzim: *“Pasuri e mirë tek njeriu i mirë.”* (Imam Ahmed, *Musned*, nr. 17096).

Edhe frika nga vdekja, është njerëzore. Edhe Ademi a.s., edhe Musai a.s. kanë reaguar ndaj vdekjes. Edhe Muhamedi a.s. ka reaguar ndaj vdekjes së birit të tij, Ibrahimit, ndaj vdekjes së Hadixhes dhe Ebu Talibit. Por, frika nuk duhet të kalojë në lemeri, në tmerr, në humbje të vetëdijes dhe të ekuilibrit.

## Lakmia na bën të dobët

Të dëshirojë njeriu botën, shtëpinë e bukur, automjetin e bukur, gruan e bukur, qytetin e bukur, - nuk është mëkat, me kusht që pasuria të jetë arritur në mënyrë të lejuar dhe të jetë dhënë sadaka gjatë kohës së grumbullimit të pasurisë. Por, mëkat është lakmia për botën dhe për gjësendet e botës, atëherë kur ne nuk e zotërojmë botën, por bota na sundon ne. Lakmia është e dëmshme, një lloj sëmundjeje e rëndë, për të cilën Muhamedi a.s. ka thënë:

“... Ruajuni nga lakmia, sepse ajo i ka shkatërruar ata para jush: ka bërë që t’i ndërprejnë lidhjet farefisnore dhe të drejtat e obligimet e njëri-tjerit kanë filluar t’i rrëmbejnë; u dhanë pas shfrenimit dhe filluan të vriteshin...”. (Ibn Hibbani në Sahih dhe Hakimi në El-Mustedrek).

Të kujtojmë sidomos ata që grinden për disa centimetra tokë në megje, kurse duke u shtyrë në gjykatë, shpenzojnë shumëfish më shumë se vlera e asaj copë toke; ato motra e vëllezër që grinden për trashëgiminë e të parëve; shitblerjen jokorrekte për shkak të lakmisë së tepruar nga ana e tregtarëve etj.

Për shkak të mosbesimit ndërmjet tyre, shumë mjete shkojnë dëm, shumë mjete dalin jashtë rrethit tonë; fitojnë të tjerët, humbim ne, sepse mendojmë në mënyrë shkurtpamëse. Lakmia e çon bashkësinë në shkatërrim. Imam Ebu Hamid el-Gazaliu në librin *Këshilla qeveritarëve*, rrëfen një hiqaje këshilluese për tre vjedhës nga koha e Isait a.s.. “...Qenë tre vjedhës të cilët gjetën një thesar të madh. Vendosën të ndaheshin, por vendosën të hanin edhe një drekë së bashku. Njëri shkoi të blinte drekën dhe gjatë rrugës mendoi ta helmonte ushqimin për t’i vrarë dy vëllezërit e tij. Edhe dy të tjerët vendosën t’i bëjnë një kurth atij që kishte shkuar për të marrë ushqimin për drekë. Meqenëse u sendërtuan të gjitha planet e vjedhësve, që të gjithë vdiqën e thesari mbeti i pashfrytëzuar”. (El-Gazali, *Savjeti vlastima*, Sarajevë, El-Kalem, 2001, fq. 96). Kështu na ndodh shpesh neve shqiptarëve. Ne bëjmë plane të këqija, kurse të tjerët vjelin edhe ato pak vlera që na kanë mbetur.

## Sakrifikimi si burim i forcës dhe i pushtetit

Shkaku i dytë i dobësive tona, sipas Muhamedit a.s., është frika nga vdekja, respektivisht, mosgatishmëria e individit për të sakrifikuar pasurinë, jetën dhe vlera të tjera që posedojmë. Mirëpo, pikërisht kjo gatishmëri është burimi i forcës, madje kulmi i saj. Prej këndej ndryshimi i vetvetes, i rrethit e i vendit dhe ndryshimi i botës.

Sot Perëndimi është i fortë jo për shkak të tij, po për shkak të ndihmesës nga ShBA. ShBA-ja e ka shpëtuar disa herë Evropën: në LPB më 1918, në LDB më 1944 dhe në Luftën e Ftohtë pas LDB-së. (sipas: http://www.alibasic.ba.)

Po pse ShBA dhe jo Franca apo Anglia? Pse Evropën ta shpëtojë ShBA-ja? Anketat e bëra tregojnë se amerikanët janë më të përpiktë në këtë çështje, janë më sakrifikues. Madje, këtë ShBA-ja e dëshmoi edhe në Luftën e Kosovës kundër Serbisë, kur nuk humbi jetën asnjë amerikan. Kjo ndodhi, para së gjithash, sepse ata e studiuan problemin mirë dhe mbrojtën vlerat e tyre.

Kështu kishte ndodhur dikur edhe me myslimanët. Ata vlerësonin veten, punonin dhe përparonin. Perandorinë Persiane, ndër perandoritë me jetën më të gjatë, myslimanët e rrënuan për disa vjet. Sa’d ibn Ebu Vekasi i pati shkruar ushtarakut persian, shefit të tyre: “Nëse nuk dorëzoheni, nesër në mëngjes do të vij me ushtrinë, për të cilët vdekja është më e dashur sesa jeta”.

Myslimanët e sotëm janë tjetërfare: përtacë, apatikë, të pashpresë dhe jo të gjallë. Pikërisht kjo gjendje i ka kapluar myslimanët e Ballkanit, dhe sidomos ata të trojeve shqiptare: pasiviteti, anemia, pavullneti, dëshpërimi, pesimizmi, pashpresa, depresioni i përgjithshëm etj. Të gjitha shtresat vajtojnë për gjendjen e mjerë. Duhet pranuar se gjendja vërtet është e vështirë, mirëpo, përsëritja e vazhdueshme se gjendja është e rëndë, nuk e përmirëson dot këtë gjendje. Populli duhet t’i hapë dritaret e shpresës dhe të optimizimit. Kjo është kusht që gjendja të fillojë të ndryshojë. Prindërit nuk bën të fillojnë ta vajtojnë gjendjen e fëmijëve-nxënësve ende pa filluar shkollën, me akuzën për zotërimin e korrupsionit ndër profesorë e nëpunës, dhe se pa pa-




guar nuk mund të shkohet më tej. Nëse fëmija-nxënësi ka përkrahjen e prindit për mospunën e tij/saj, shumë shpejt nxënësi/studenti, do të ndalet para problemeve të mësimit. Edhe në qoftë gjendja në shoqëri tërësisht si e cilësojnë disa prindër, nxënësin kjo nuk duhet ta pengojë, por ai duhet të përpiqet e të mësojë, me qëllim që, megjithatë, të arrijë sukses e përparim.

Aty ku nuk ka dritë, ka errësirë. Aty ku nuk ka dritare, ka mur. Kjo errësirë mund të zhduket vetëm duke ndezur drita, sado të vogla qofshin ato. Më mirë pak dritë, sesa aspak dritë, më mirë pak mësim, sesa mësim fare; më mirë pak mirësjellje, sesa hiç mirësjellje.

Megjithëkëtë, duhen kuptuar pjesërisht edhe justifikimet e pesimistëve dhe të të pashpresëve. Ka njëfarë arsyeje për pesimizëm, sepse fati i myslimanëve në Ballkan ka qenë i tillë, që çdo dy-tre dhjetëvjetësha të kenë pësuar tragjedi të vërteta, fizike dhe shpirtërore. Kanë vdekur më të afërmit, janë rrënuar shtëpi, fabrika, janë dëmtuar rrugë, kanë ngordhur bagëtia. Janë prishur shkolla e janë vrarë fëmijë... Këto janë justifikime, por për pësimet, nuk mbahet zi përgjithmonë. Është fakt se bota normale ndërton shtëpi nga themeli në çdo 50-70 vjet, kurse ne në tokat shqiptare ndërtojmë në çdo 20-30 vjet, jo për shkak të frymës për risi e të salltanetit, por për shkak të dhunës, shkatërrimit, djegies në çdo dy-tri dekada.

Edhe pse këto justifikime qëndrojnë, ne nuk mund të fusim kokën në thes e të ngecim. Ne duhet të marrim përvoja pozitive nga të tjerët dhe të fillojmë të mendojmë e të krijojmë pozitivisht, vlera shpirtërore dhe materiale.

## Pasiviteti si trashëgim

Pasiviteti dhe letargjia e myslimanëve në trojet shqiptare, është vështirë të analizohet me sukses pa studime të shumanshme, por disa tregues megjithatë janë të dukshëm. Pasiviteti i pranishëm është trashëgim nga jeta e kaluar dhe mënyra robëruese e jetës. Mendja e myslimanëve për një kohë të gjatë ka qenë e robëruar, bindjet e huaja të imponuara si të vetmen të drejta, që kanë ndikuar që truri ballkanik dhe shqiptar të mendojë vetëm negativisht e me prirje për të mbetur i robëruar. Ky është problem i rëndë psikologjik, por rrugëdalje duhet të ketë, dhe ka. (sipas: http://www.alibasic.ba.) Shqiptarët, sikurse edhe boshnjakët, janë mësuar që të tjerët të mendojnë për ta, t'ua vulosin fatin e tyre, dhe nuk pretendojnë e nuk përpiqen të gjejnë rrugëdalje ata vetë për veten e tyre. Edhe sot, kur shpresat që të vendosin, së paku pjesërisht vetë, së paku në disa segmente, - ata sërish sytë i drejtojnë tash jo dhe aq nga Beogradi, por nga Uashingtoni e Brukseli. Më shumë u intereson mendimi i Moskës sesa mendimi i tyre. Kjo do të thotë që, nëse ne bëhemi subjekt, duke u imponuar si faktor relevant, pa dyshim që do të arrijmë të amortizojmë goditjen e fuqishme nga Jashtë, nëse jo edhe të imponojmë zgjidhje më fatlume apo krejt fatlume. Ta kujtojmë forcën e vogël dhe të re myslimane, aktive dhe mobile, të besueshme dhe optimiste, përballë një perandorie disamijëravjeçare persiane, por anemike, apatike e të mësuar në luks dhe shfrenim.

## Ndryshimi i vetëdijes dhe shprehive

Shprehitë, traditat, doket ... nuk eliminohen me vjetërsi e lashtësi, me kalimin e kohës, po përkundrazi, shprehitë forcohen, rezistojnë më fuqishëm sa më të vjetra që të jenë. Ndaj, ndërrimi, ndryshimi i tyre është shumë i rëndë dhe kompleks. Për këtë arsye, njeriu tradicional do të gjejë dhjetëra arsyetime vetëm e vetëm që të qëndrojë edhe më tutje në pozitat e mëhershme. Ata mosangazhimin e tyre e arsyetojnë me forcën e madhe të armikut, me rrethanat e pafavorshme botërore, sa kohë që harrojnë se në tërë këtë konglomerat rrethanash, ka hapësirë dhe potencial edhe për veprimin e tyre. Këto janë kompetencat

në komuna, në institucione arsimore e shëndetësore, tek individi dhe grupi. Ato varen shumë pak nga të huajt e shumë më tepër nga ne. Këtu jemi fajtorë ne: nëpunësit e profesorët e këqij, studentët përtacë e punëtorët indolentë, prodhimi i ulët në fabrika dhe rrugët e pamirëmbajtura, vjedhja e pronarit me vonesa, mospunë apo edhe me vjedhje materiale etj. Pra, nëse nuk mund ta ndërrojmë rezolutën 1244, ne mund ta ndërrojmë shprehinë tonë dhe nga pozita e përtacit të bëhemi të zellshëm, nga mitomarrës në punëtorë të ndershëm, nga studentë apatikë në studentë mobilë, nga kryetar komune i korruptuar në kryetar që ka sens për problemet e qytetarëve të tij.

Pse jo, mund të japim kontribut edhe për zgjidhjen e problemeve më të mëdha, siç janë ato të së ardhmes së vendit, të sistemit politik e ekonomik, të zhvillimit kulturor etj..

Nëse nuk kemi fuqi të bëjmë ndryshime më të mëdha, atëherë t'I lutemi Zotit për ndihmë. Zoti do të ndihmojë, sikurse e ndihmoi Kosovën kundrejt Milosheviçit. Madje, e hodhi në burg. Madje, vetë ai ia mori vetes jetën në mënyrën më të poshtër. Zoti dërgoi Bil Klintonin dhe Uesli Klarkun (Wesli Clark) kundër Milosheviçit dhe Sheshelit. Zoti bëri që vetë serbët, ata t'i dorëzonin në burgun e Hagës, pikërisht në festën e Vidovdanit.

Ashtu ndodhi edhe me Bashkimin Sovjetik. Një fuqi e madhe me forcë ushtarake dhe njerëzore të paimagjinueshme, u rrëzua si një kullë prej letre, duke mos e sulmuar askush, asnjë armik. Zoti e dërgoi shembjen nga brenda, që të përmirësonte gjendjen e rajonit.

Njësoj ndodhi dhe me qytetin e Jerusalemit. Atë në shekujt XI-XII e pushtuan të krishterët dhe e mbajtën rreth 80 vjet të pushtuar. Derdhën gjak, dhunuan, shkatërruan, i dëbuan myslimanët. Kur nuk kishte shpresa, kur Jerusalemi ishte shndërruar në çerdhe krishtere, Zoti e dërgoi Salahudin Ejubin, i cili e çliroi qytetin për 800 vjetët e ardhshëm, e bëri qytet të prosperitetit, të paqes dhe bashkëjetesës. Ai nuk u hakmor, siç ndodh sot, në botën aktuale, të demokracisë dhe të të drejtave të njeriut.

Pra, ne të bëjmë punën tonë e t'ia lëmë Zotit pjesën tjetër, të cilën ne nuk kemi mundësi ta bëjmë. Ai këtë na e ka thënë, se do të bëhemi krenarë e të fuqishëm atëherë kur të bëhemi krijesa të Tij të mira:

"Ne shënuam në Zebur, pas Teuratit, që tokën (e Xhenetit) do ta trashëgojnë robërit e Mi të mirë!" (El-Enbija: 105).

Ky është premtim i Zotit dhe ne si myslimanë duhet ta besojmë pa mëdyshje. Por, duhet t'i ndryshojmë disa shprehi të dëmshme, në dritën e porosisë hyjnore:

"Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të (mos) ndryshojnë ç'kanë në vetvete". (Er-Rra'd: 11)

dhe:

"Kjo ndodh, sepse Allahu nuk ia ndryshon kurrë një mirësi që ia ka dhënë një populli, derisa ata të (mos) ndryshojnë atë që kanë në veten e tyre. Vërtet, Allahu dëgjon dhe di gjithçka". (El-Enfal: 53).

Pra, duhet ndezur drita, duhet ndërtuar optimizëm e jo errësirë e pesimizëm. Duhet të merremi me rrugën, me tregun, me mediet dhe programet e tyre antimyslimane. Pse nuk reagojmë si qytetarë kundër medieve elektronike dhe të shkruara, për cilësinë e programit, për qëndrimin e tyre antimysliman, sa kohë që paguhen nga taksat tona apo nga reklamat tona.

Pse nëpër qendrat botërore ka kthina (anekse) për jogistë, për meditime, por edhe për lutje të myslimanëve, kurse në spitalet tona, në fakultetet tona, në zyrat tona shtetërore - një gjë e tillë quhet talibaniste, anakronike. Deri kur do të tregohemi "më katolikë se papa", deri kur si politikanë do të tregojmë se nuk jemi myslimanë, kurse vetë Xhorxh Bushi na quan me plotë gojën myslimanë.

Myslimanët duhet ta ndërrojnë shprehinë e tyre. Duhet të lëvizin nga *status kuoja*. Nëse Ebu Hanife e vizitoi Qabenë më shumë se 50 herë për qëllime mësimi e shkence; nëse Imam Maturidiu e vizitoi Basrën rreth 20 herë për qëllime mësimi; nëse Buhariu kishte vizituar disa herë Botën Myslimane për të mësuar, ose **për të parë se** si ishin përgatitur para Betejës së Bedrit apo të Hendekut, - ata kanë punuar dhe I janë lutur Zotit:

*"Të mbështetem Ty, o Zot, nga brengat dhe dëshpërimi. Të mbështetem Ty, o Zot, nga pafuqia dhe përtacia. Të mbështetem Ty edhe nga poltronia dhe koprracia. Të mbështetem Ty nga borxhet dhe nga ajo që për mua të vendosin njerëzit e tjerë."* (Ebu Davud, *Sunen*, sipas: http://www.alibasic.ba).

Çfarë lutjeje e mirë për ne shqiptarët, që presim çdo gjë në pjatë.

Me të drejtë do të thoni: Si arriti Perëndimi të sundojë, sado që nuk i do Zotin dhe fenë, ose, i respekton fare pak Zotin dhe fenë.

Për këtë do të na ndihmojë përgjigjja e Ibn Haldunit. Ai thotë se sistemi më i mirë është **sistemi shtetëror sipas vullnetit të Zotit, Sheriatit.** Pas tij vjen **sistemi shtetëror i rregulluar sipas arsyes njerëzore**, kurse më i keqi është **sistemi shtetëror i rregulluar sipas hamendjes, pasionit dhe epshit, sistemi i kaosit**. **Nëse nuk ekziston ligji sipas** Zotit, siç është gjendja në Perëndim, atëherë duhet ndjekur ai sipas mendjes. Këtë parim, pa dyshim e ka përvetësuar Perëndimi, **sistemin shtetëror të rregulluar sipas arsyes njerëzore**, dhe rezultati është: sundon botën! Ligjet jashtë vendeve të Perëndimit nuk janë ligje të Zotit as ligje sipas arsyes njerëzore, veçse kryesisht ligje të pasionit dhe epshit, të aventurave dhe interesave të ngushtë, ndaj edhe këta popuj janë të sunduar dhe të poshtëruar, të eksploatuar dhe të shkelur nga sunduesit e tyre. (http://www.alibasic.ba).

***Të marrim mësim nga pësimi, të marrim mësim, nëse dëshirojmë ta ndërrojmë gjendjen në rajon, në Kosovë, në qytet, lagje, shtëpi dhe tek vetë individi.***

Allahu i Madhërishëm thotë:

"Me të vërtetë, Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të (mos) ndryshojnë ç'kanë në vetvete ". (Er-Rra'd: 11)

*Përgatiti:*
***N. Ibrahimi***

# M o d e s t i a

Falënderimet më kulmore I takojnë Allahut xh.sh., Zotit të botëve. Përshëndetjet dhe selamet qofshin mbi zotërinë tonë Muhamedin a.s., mbi familjen dhe të gjithë shokët e tij.

Të gjithë njerëzit kërkojnë lumturinë në këtë botë, por vetëm besimtarët e kërkojnë atë në të dy botët. Të gjithë e kërkojnë, por vallë, a e arrijnë?

Për ta arritur atë, duhen ndjekur rrugët që të shpien tek ajo dhe të mos ketë devijim prej tyre. Prej këtyre rrugëve-veçanërisht për besimtarin është të qenët modest (i thjeshtë) me njerëzit dhe i përulur ndaj Krijuesit dhe Ligjeve të Tij. Modestia është e ngritur me gradë e shkallë. Besimtari i arrin ato gradë, në saje të suksesit që i jep atij Allahu i Lartësuar,sigurisht me mund, përpjekje e sakrificë nga vetë ai. Fjala "modesti" është shumë e gjerë dhe mund të ketë shumë kuptime, por ne do të veçojmë vetëm dy prej tyre:

1. I pari kuptim është që të pranosh atë që është e drejtë (e vërtetë) dhe t'i nënshtrohesh asaj prej cilitdo qoftë ajo, i vjetër a i ri, i pasur a i varfër, i famshëm apo jo, nga miku a armiku… Pra të pranojmë atë që është e drejtë prej kujtdo qoftë.
2. Ndërsa kuptimi i dytë i fjalës modesti është që të sillesh mirë me njerëzit, cilado qoftë pozita e tyre shoqërore, të pasur a të varfër, të fortë a të dobët, të respektuar a të përbuzur…

Pra, modestia është rruga e drejtë dhe e fortë për bashkimin e zemrave dhe fjalëve, si dhe për eleminimin e grindjeve, kundërshtimeve dhe përçarjeve në mesin e bijve të ymetit islam. Allahu i Lartësuar në Kuranin famëlartë thotë:

تِلْكَ الدَّارُ الْآخِرَةُ نَجْعَلُهَا لِلَّذِينَ لَا يُرِيدُونَ عُلُوًّا فِي الْأَرْضِ وَلَا فَسَادًا وَالْعَاقِبَةُ لِلْمُتَّقِينَ

"Atë vend të përjetshëm (Xhenetin) ua kemi caktuar atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresa në tokë, e përfundim këndshëm u takon atyre që I frikësohen Allahut". (suretu el-Kasas 83).

Prej urtësive që mund të nxjerrim nga ky ajet, mund të veçojmë cilësitë e atyre njerëzve modestë, të sinqertë, të devotshëm, si dhe të atyre njerëzve të cilët janë faktorë stabilizues në tokë apo në shoqërinë ku jetojnë, të cilët kanë arritur kënaqësinë e Allahut xh.sh., i Cili vendqëndrim për ta zgjodhi Xhenetin, në të cilin do të jenë përgjithmonë. Sa përfundim i këndshëm u takon atyre që I frikësohen Allahut xh.sh.!

Modestia është çelësi i pastrimit të vetvetes: rruga për faljen e mëkateve dhe fshirjen e të këqijave. Ajo është rruga për në Xhennet me lejen e Allahut të Lartësuar. Modestia nuk matet me peshën e pronës, pasurisë, pushtetit apo personalitetit, përkundrazi, ajo është garë e përpjekje në devotshmëri e punë të mira.

Pra, të mundohemi që modestia të zërë vendin kryesor në jetën tonë të përditshme, në mënyrë që të ndiejmë ëmbëlsinë e saj, të shijojmë shijen e saj e të lumturohemi me gjurmët e saj. Të mos ngremë fjalën e askujt mbi Fjalën e Allahut xh.sh., apo të Dërguarit të Tij, në mënyrë që të ngrihemi në shkallët më të larta dhe në lumturinë e qëndrueshme. Për shkak të kësaj vlere dhe shpërblimit të madh që ka thjeshtësia (modestia) tek Allahu i Lartësuar, shejtani lufton dhe përpiqet të mos arrijë askush këtë vlerë e shpërblim. Për vlerën e modestisë dhe rëndësinë (peshën) që ka ajo tek Allahu xh.sh., Ebu Hurejra r.a. transmeton se i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë:

"…Dhe nuk është përulur ndokush për hir të Allahut veçse Allahu e ka ngritur atë." (transmeton Muslimi).

Nuk ka dyshim se ai që përulet (është modest) për hir të Allahut: Allahu do t'i rrisë atij autoritetin dhe do ta ngrejë atë në një shkallë shumë të lartë. Shembullin më të mirë për të gjithë myslimanët në përgjithësi, e kemi vetë të Dërguarin e Allahut a.s.. A e dini se si hyri i Dërguari a.s. në Mekë pas çlirimit të këtij qyteti të shenjtë. Ai hyri me kokë ulur nga modestia, balli i tij pothuajse ishte i puthitur për devenë e tij. Megjithëse e patën torturuar e persekutuar dhe i patën munduar atë dhe shokët e tij, dhe, megjithëse e patën detyruar të largohej nga vendlindja, -ai prapëseprapë po hynte në Mekë me modesti… Subhanallah (i Patëmetë je, o Allah)… Shikoni se çfarë modestie është kjo?...Kush mund ta bëjë këtë sot?... Fitore madhështore, e modestia e tij edhe më madhështore…! Por cili ishte rezultati i asaj modestie? Me moralin e shkëlqyeshëm që tregoi Muhamedi a.s., ai arriti të përfitonte edhe zemrat e armiqve të tij, një gjë e vëmë re kur Muhamedi a.s. i pyeti mushrikët: "O popull kurejshit, si mendoni, ç'keni merituar dhe çfarë do të bëj tani me ju?" U përgjigjën: "Vetëm të mira". Resulullahu tha: "Shkoni, ju jeni të lirë". Po a thua me çfarë grade e ka ngritur Allahu Muhamedin a.s.?

Thotë Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë:

"Vërtet ti (Muhamed) je në një shkallë të lartë të moralit." (suretu el Kalemu, 4).

Ky është piadestali më i lartë me të cilin Allahu xh.sh. e lavdëroi të dashurin e tij, Muhamedin a.s., në Librin e Tij fisnik. Ky pa dyshim është njëri prej shembujve që tregon virtytet e larta morale të Pejgamberit a.s., por ne do të përmendim edhe disa raste që tregojnë për modestinë e lartë që kishte ai. Ashabët e të Dërguarit të Allahut, r.a., tregojnë se,

kur Pejgamberi a.s. përshëndeste dikë, nuk ia lëshonte doren derisa të mos e tërhiqte ai vetë dorën e tij. Kur përshëndeste, përshëndeste me tërë qenien e tij dhe kurrë nuk e hiqte shikimin nga personi që e përshëndeste, derisa ai vetë të mos e largonte shikimin prej tij. Ulej atje ku kishte vend të lirë, dhe nuk mund ta shihje ndryshe përveçse të buzëqeshur. Nuk dëshironte të ngriheshin shokët në këmbë, kur hynte në ndonjë shoqëri. Tregohet se, kur Muhamedi a.s. iu ofrua nga Allahu xh.sh. të jetë mbret dhe pejgamber apo rob dhe pejgamber, Muhamedi a.s., nga modestia e lartë që kishte ndaj Allahut xh.sh., zgjodhi të ishte rob dhe pejgamber i Allahut. Aq modest ishte, saqë as në tubime nuk dallohej nga shokët e tij dhe, ata që nuk e njihnin, pyetnin se cili prej tyre ishte Muhamedi. Po, a thua ku jemi ne nga këto cilësi?

Vallë, a i përshëndesim njerëzit me tërë qenien tonë apo i përshëndesim njerëzit me nxitim, duke u thënë: "Më fal, por jam shumë i zënë…"?!

A thua ne jemi më të zënë sesa ishte Pejgamberi a.s.?! Kur ndodhemi në ndonjë vend publik, dëshirojmë që tërë vëmendja e njerëzve të jetë e përqendruar tek ne dhe të dëgjohet vetëm zëri ynë, ndërsa Muhamedin a.s., nga modestia që kishte, njerëzit që vinin ta takonin, e kishin vështirë ta dallonin prej shokëve të tij, dhe pyesnin: Cili prej jush është Muhamedi? Tregohet se një ditë kishte ardhur një njeri tek Pejgamberi a.s. dhe, kur u takua me të, filloi të dridhej nga emocionet. Pejgamberi iu drejtua njeriut me butësi duke i thënë: "Qetësohu, mos u frikëso, sepse unë nuk jam mbret". Dije se unë jam biri i një gruaje që ka ngrënë mish të tharë në Mekë! Pa shih modestinë e Pejgamberit a.s. dhe ki kujdes të mos bëhesh prej mendjemëdhenjve dhe prej atyre që shfrytëzojnë çdo rast për t'u ngritur padrejtësisht mbi të tjerët. Obligimi ynë është që të frymëzohemi dhe të ndriçojmë rrugën tonë me shëmbëlltyrën dhe nurin e Pejgamberit tonë të dashur, Muhamedit a.s., dhe të mos ndahemi nga orientimi i drejtë që na ka hapur i dashuri ynë a.s.

Njerëzit që u edukuan me mësimet e Pejgamberit të fundit-Muhamedit a.s. dhe i dhanë një kah të ri historisë së njerëzimit, pa dyshim që ishin ashabët e Resulullahut r.a. Dhe pikërisht modestia ishte morali i tyre i përditshëm edhe pas vdekjes së Pejgamberit a.s.. Ne do të përmendim disa nga aspektet e jetës së tyre modeste. Ebu Bekri Essidiku r.a., gjatë kohës sa ishte udhëheqës i myslimanëve, çdo ditë pas faljes së namazit të sabahut, shkonte dhe pastronte shtëpinë e një plake. Tregon Omeri r.a. se një ditë paska shkuar pas tij dhe e paska parë tek kishte hyë tek një shtëpi përdhese, dhe më pastaj kishte dalë. Hyra brenda në shtëpi, - thotë ai, - dhe gjeta një plakë, të cilën e pyeta se cili ishte ai që doli pak më parë. Ajo me tha se nuk e njihte, por ai vinte çdo ditë dhe pastronte shtëpinë e saj në të njëjtën kohë. Një rast tjetër tregohet se Ebu Bekri r.a. i kishte dhënë dikujt një letër që të shkonte tek Omeri dhe t'ia jepte atë që i kërkonte. Por, kur shkoi tek Omeri, ai refuzoi t'ia jepte. Personi u kthye përsëri tek Ebu Bekri duke i thënë: "Nuk e di cili është Halifi, ti apo Omeri! Ebu Bekri ia ktheu: "Ai, nëse dëshiron të bëhet." Tregohet se Omer bin Hatabi r.a. ishte duke ligjëruar dhe pati gabuar në sqarimin për të kufizuar dhe përcaktuar sasinë e mehrit për gra. Në atë rast një grua në xhami e kundërshtoi dhe si argument lexoi ajetin e Kuranit në suren En-Nisa: 20. Omeri, sunduesi i myslimanëve, nuk e mbajti veten lart, nuk u hidhërua, por e pranoi gabimin dhe tha: "Gruaja ka të drejtë, Omeri gaboi." Qëndrimi i tij vetëm ia shtoi autoritetin, e lartësoi dhe e bëri edhe më të dashur në zemrat e besimtarëve.

Njëri prej shokëve më të afërt të Pejgamberit a.s. ishte edhe Halifi i tretë i myslimanëve - Othman bin Afvani r.a., i cili dallohej për moralin e tij të lartë që kishte, saqë edhe engjëjt turpëroheshin prej tij. Tregojnë shokët e Othmanit r.a. se ai ishte shumë i dashur i afërt me myslimanët. Një ditë ishte duke ligjëruar në hutbe dhe, gjatë ligjërimit të tij, myslimanët që nuk i kishte parë një kohë të gjatë, po i përshëndeste nga hutbeja në shenjë respekti që kishte për ta.

Në një prej luftërave që kishte zhvilluar, Ali bin Ebi Talibit r.a. i kishte humbur shpata, të cilën e kishte gjetur një jahudi. Aliu r.a., kur pa se shpata ishte e tij, iu drejtua jahudiut: "Kjo shpatë është imja"- po ai nuk pranonte dhe kështu lindi konflikti në mes tyre. Aliu r.a. propozoi që të shkonin tek kadiu (gjykatësi) dhe ai të ndante drejtësinë në mes tyre.

Gjykatësi e pyeti Aliun se në cilin vend i kishte humbur shpata. Aliu, i buzëqeshur, tha: "E kam ditur se do të ma bësh këtë pyetje" - dhe u largua. Kur e pa jahudiu këtë gjest të shkëlqyeshëm të Aliut r.a., vrapoi pas tij dhe ia dha shpatën, duke i treguar edhe vendin se ku i kishte humbur. Aliu r.a. e pyeti: "Përse e pranove tash që shpata është imja. Jahudiu iu përgjigj: "Më habiti se si shoku i Muhamedit, djali i xhaxhait të tij dhe Halifi i myslimanëve, nga modestia e tij dhe e vërteta që ishte në anën e tij, pranoi të bisedonte me një njëri të thjeshtë siç jam unë, dhe ky gjest i shkëlqyeshëm u bë shkak që unë të pranoja Islamin". Aliu r.a. u gëzua pa masë dhe, si dhuratë për pranimin e Islamit, ia dha shpatën e tij. Omer bin Abdul Azizi ishte njëri nga Halifët më të dalluar të emevinjve, i njohur për cilësi të larta morale dhe për devotshmëri të sinqertë. Tregohet se njëherë një njeri kishte shkuar për ta vizituar Omer bin Abdul Azizin. Drisa po rrini, ishte fikur qiriri. Halifja Omer u ngrit dhe ndezi qiririn. I habitur nga ky gjest i tij, mysafiri e pyeti: "O udhëheqës i myslimanëve, pse nuk më urdhërove mua ta ndezja qiririn"? Ai u përgjigj: "U ngrita si Omer, u ktheva si Omer, dhe kjo nuk ndikoi në mua asgjë". Dhe shtoi se prej njerëzve më të mirë tek Allahu, është ai që është modest.

U përpoqëm të përmendnim disa shembuj të modestisë së lartë në veprimet e ashabëve të Pejgamberit a.s. si dhe t'jua bëjmë me dije metodat e edukatës së përsosur dhe sjelljet e shkëlqyeshme që duhet të ketë si cilësi myslimani.

Lidhur me vlerën e modestisë dhe shpërbilimin e madh që ka ajo tek Allahu xh.sh,. do të ndalemi të përmendim disa komente dhe urtësi të dijetarëve.




Është pyetur Fudel ibni Ajad për modestinë dhe ka thënë: “Modestia është nënshtrimi ndaj së vërtetës dhe pasimi i saj, nëse e dëgjon të vërtetën prej fëmijës, pranoje atë, po edhe nëse dëgjon të vërtetën prej injorantit më të madh, pranoje atë.

Gjithshtu ka thënë Ebu Beker Essidiku r.a.: “Të mos e nënçmojë askënd askush prej myslimanëve, sepse fëmija i myslimanëve tek Zoti është i madh.” Thotë imam Shafiu r.a.: “Njeriu që ka vlerë më të madhe, është ai që tregohet modest. Si dhe ai që është më i miri po nuk e konsideron veten të mirë.” Gjithashtu, kur është pyetur Hasan El Basriu se ç’është modestia, ai ishte përgjigjur: “Modestia është të dalësh nga shtëpia jote dhe të konsiderosh çdo mysliman më të mirë se ti.” Ky është rezultat i frikës së tij nga Allahu i Madhërishëm se ndoshta nuk do t’ia pranojë veprat e tij si dhe vlerësimet e përhershme të vetvetes. Kjo e largon atë nga çfarëdo devijimi për çfarëdo pune që ka kryer, dhe prandaj mendon se çdo mysliman është më i mirë se ai. Ky gjithsesi është një lloj nënvlerësimi, por nënvlerësim të cilin e do Allahu i Madhërishëm, me të cilin i rritet autoriteti tek njerëzit dhe derexhet (shkallët) tek Allahu i Madhërishëm. Thuhet se kurora e njeriut është modestia. Vërtet i Madhi Zot xh.sh., nëpërmjet ajeteve të Kuranit, të cilat flasin për modestinë, na tregon se, nëse dëshirojmë të jemi një shoqëri produktive në të gjitha sferat e jetës, duhet të bashkëpunojmë me njëri-tjetrin. Thelbi i bashkëpunimit pa dyshim që është modestia. Përmes modestisë mund të arrijmë t’i zhdukim barrierat e kobshme, të cilat na ndjekin shekuj me radhë. Dhe si fryt i zhvillimit mjaft të avancuar të teknikës se sotme, pa dyshim që është modestia. Këtë e vërejmë se dijetarët dhe shkencëtarët e sotëm përfillin mësimet e dijetarëve që ishin para tyre. Duhet ta dish se, sado që të kesh fuqi e aftësi, sado që të jetë i lartë autoriteti dhe pozita jote, sado që të jesh i pasur etj., fuqia e zotit është më e madhja nga të gjitha ato që posedon ti. Prandaj, ule kokën, zhduke vrazhdësinë, hape gjoksin, bëhu i mëshirshëm dhe sillu ndaj njerëzve ashtu siç dëshiron të sillen ata ndaj teje. Lidhur me këtë, Muhamedi a.s. thotë:

“Nuk do të hyjë në xhenet ai që në zemrën e tij ka mendjemadhësi qoftë edhe sa grima.”(transmeton Muslimi dhe Tirmidhiu).

Dobitë e modestisë (thjeshtësisë) dhe gjurmët e saj në sjelljen e njeriut janë:

1. Pranimi i së vërtetës prej kujtdo që e thotë, pa marrë parasysh kombësinë, prejardhjen, pozitën apo moshën e tij, e të tjera si këto.
2. Ekzistenca e një shoqërie të pastër e të dashur me njëri-tjetrin, si të ishin një trup i vetëm, ku askush nuk e ngre kokën mbi tjetrin.
3. Forca, fuqia e krenaria para besimtarëve. Thotë Allahu xh.sh. në Librin e Tij:

“Të ashpër të rreptë ndaj pabesimtarëve.”

4. Falja, butësia dhe mirësjellja ndaj besimtarëve.
5. Butësia me të vegjlit dhe të dobëtit.
6. Ngritja e vendit dhe pozitës. I Dërguari i Allahut a.s. thotë:
   “…Dhe nuk është përulur ndokush për hir të Allahut vetëmse Allahu e ka ngritur atë.” (transmeton Muslimi).
1. Të ndiesh ëmbëlsinë e imanit (besimit).

Po e përmbyllim këtë temë kaq të gjerë me lutjen që Allahu xh.sh. të na e bëjë modestinë moral tonin

---

*Literatura e konsultuar:*
- Kurani-përkthim me komentim në gjuhën shqipe-Sherif Ahmeti-Prishtinë, 28 Prill 1987.
- Përmirësimi i zemrave-Amër Halid.
- Thjeshtësia dhe vendi i saj në fe-Husein bin Aude el-Auaajsheh.
- Komente dhe mendime islame-Sherif Ahmeti.
- Rijadu salihin-Imam Neveviu.
- Metodat e davetit.

***Sead Kelmendi***

# Figura e pejgamberit Muhamed në alhamiadën shqipe

Dr. Abdullah Hamiti



Me fillimin e kalimit të shqiptarëve në Islam, tek shqiptarët fillon shtresimi i kulturës islame shpirtërore e materiale. Kështu, qysh në shekullin 17, atëhere kur ishte krijuar një shtresë kulturore shqiptare islame, kur ishin krijuar një numër alimësh/intelektualësh shqiptarë krijohet një atmosferë kulturore islame në qytetet shqiptare dhe kështu këta intelektualë shqiptarë fillojnë të shkruajnë e komentojnë vepra të ndryshme të dijeve islame dhe aso artistike - letrare në gjuhët orientale arabe, perse e turke. Kjo është koha pra kur shqiptarët fillojnë të shkruajnë me alfabetin arab por që shpejtë e ndjejnë nevojën për libra fetare e letrare në gjuhën shqipe dhe kështu fillojnë të përkthejnë libra fetare e të krijojnë vepra letrare në gjuhën shqipe me vlera të çmuara.

Për dallim nga letërsia shqiptare e shkruar në gjuhët orientale, letërsia shqipe e shkruar me alfabet arab (alhamiada shqipe) ka pasur një trajtim paksa më të mirë. Kjo pjesë e letërsisë shqipe e cila pos formave poetike që i kishte huazuar nga letërsia orientale-islame, ajo ishte e ndikuar edhe në përmbajtjen tematike. Kjo është e natyrshme sepse të gjithë ata njerëz që e krijuan këtë letërsi i përkisnin shkollës poetike islame, ishin rritur, edukuar e formuar në kulturën islame, prandaj edhe krijimtaria e tyre do të reflektojë frymën dhe ndjenjat e kulturës islame.

Në planin letrar, figura e pejgamberëve mund të vështrohet në të shprehurit direkt dhe indirekt, pra në të shprehurit direkt kemi veprat që i kushtohen jetës apo veprimtarisë së pejgamberëve të caktuar, siç janë Mevludet[1] që i kushtohen Muhamedit a.s., dhe, në të shprehurit indirekt kemi figurat e pejgamberëve që përdoren si ilustrim, simbole poetike në kontekst të poezive të ndryshme nga autorë të ndryshëm. Figura e pejgamberëve në literaturën alhamiado shqipe është e pranishme nga koha kur fillon të shkruhet kjo krijimtari letrare deri në fund, pra për aq kohë sa shkruhet kjo krijimtari letrare. Pra, kjo është një nga aspektet për të parë si është reflektuar figura e pejgamberëve në letërsinë tonë alhamiado. Natyrisht këto janë vetëm disa nga relacionet ekzistuese që janë një qasje e pjesërishme kësaj teme në letërsinë alhamiado shqiptare.

Kështu, në alhamiadon shqiptare më së shumti është e pranishme figura e pejgamberit Muhamed, si pejgamber i fundit që solli shpalljen islame, pastaj qoftë me poema e vjersha të tëra, qoftë me ndonjë bejt të caktuar janë të pranishme figurat e pejgamberëve të tjerë, si të hazreti Ademit, Ibrahimit, Musait, Zekerjasë, Jusufit etj.

Poezitë e shkruara me qëllim të lavdërimit të figurës, jetës, veprimtarisë e sjelljeve të pejgamberit Muhamed në letërsinë islame quhen Naat-e.

Në letërsinë shqipe ka vjersha formash të ndryshme të shkruara me këtë qëllim dhe janë në numër të konsideruar. Poezitë që në letërsitë e muslimanëve shkruhen me këtë përmbajtje kanë mbështetjen në "Kasidetu-l Burde" të Kaab Bin Zuhejrit i cili i kishte kushtuar këtë vjershë Pejgamberit Muhamed dhe, meqë pejgamberi e kishte pëlqyer shumë këtë vjershë, si shpërblim autorit i kishte falur burden-gëzofin e vet. Pas kësaj, shumë poetë duke thënë: "Gëzofin jo, e duam shefaatin tënd ja Resulullah"[2] kishin shkruar nate shumë të bukura.

Natyrisht, se kur shikohet zhvillimi historik i llojit të poezisë të quajtur Naat do të shihet se ka ndryshuar karakteri i lëvdatës (panegjirës). Sa më shumë që vihet drejt kohës sonë nga natet e afrisë e lëvdatës individuale është shkuar kah natet që shpjegojnë shqetësimin, pritjen, pishmanllëkun e shoqërisë dhe hasretin e asaj periudhe.

Edhe në poezitë shqipe ku i këndohet figurës së pejgamberit, në përgjithësi, më tepër shihet lëvdata dhe pishmanllëku individual. Në to pra krahas lëvdatave Pejgamberit janë përshkruar degjenerimet, vështirësitë e dhembjet që kanë lindur si pasojë të largimit të besimtarëve nga porositë e Pejgamberit.

Gjithashtu shihet se në këto vjersha si referencë janë përdorur hadithet, veprimet, qëndrimet e muxhizet (mrekullitë)

e Pejgamberit si dhe mbështetjet Kuranore. Prandaj, të shkruash këso vjersha duhej paisje e madhe me dije.

Natyrisht të gjithë autorët e alhamiados shqipe, qoftë me bejte qoftë me kaside të tëra, shkruajnë panegjira për pejgamberin Muhamed duke e theksuar dashurinë që ndjejnë ndaj tij:

*Ti moj zemër me dëshirë*
*Mund të njohësh zotërinjtë tonë,*
*Pa digju bukur e mirë*
*Për Muhamed Mustafanë*[3]

Figurën e tij e paraqesin aq bukur duke mos i përshkruar asnjë veti të keqe dhe konsekuent në rrugën e transmetimit të mesazhit hyjnor dhe zbatues i atij mesazhi:

*Muhamed det' i kulluar*
*Vetijë të ligë s'nxorri,*
*Kurrë s'qe i turbulluar*
*Si e dërgoi gjer e mori.*[4]

Kur analizohen nga aspekti përmbajtësor, shihet se poetët flasin për emrin dhe atributet e hz. Muhamedit, se ishte qëllim i krijimit të gjithësisë, se ishte i dashuri i Zotit të Madhëruar, përshkruajnë ahlakun e tij shembullor, karakteristikat e larta të tij, bukurinë e tij të pashoqe, muxhizet e tij dhe epërsinë e tij ndaj pejgamberëve të tjerë:

*Merhaba ma i madhi i gjithë pejgamberisë*
*Merhaba ma i madhi dost i Perendisë.*[5]

Në veçanti në vjershat kushtuar Pejgamberit në pjesët ku pranohen gjynahet, ku bëhen pendimet, poetët që kërkojnë shefaat theksojnë se në ditën e kijametit e drejta për shefaat është e drejtë e veçantë vetëm për hz. Pejgamberin. Kështu poeti shprehet:

*Kan Hilmija s'di ça pat*
*S'lypi hakin vaket pat,*
*Hupi ymrin shkoi berbat*
*Prej Resulit lyp shefat.*[6]

Natyrisht që në poezitë e tilla flitet për detyrat e pejgamberëve që t'i shpiejnë njerëzit në rrugë të drejtë dhe në rrugë të mëshirës sepse Muhamedi edhe ishte i dërguar nga Allahu si mëshirë: "E ne të dërguam ty vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat" (Kuran, El-Enbija, 107), prandaj poeti duke aluduar në këtë ajet shkruan:

*Me tevhid për ket ymmet*
*Ai angjak rahmet tue ardh*
*Pej gafletit territ qyfrit*
*Me na nxier ne aj osht ardh.*[7]

dhe tjetri:

*I madhi gjith pejgambervet*
*Muhammedi vet rahmet*
*Zoti na boni ymmet,*
*Hamd i koft prej nesh gjithmon.*[8]

Kështu shkrimet e alhamiados duke portretizuar hz. Muhamedin kanë shfrytëzuar të gjithë materialin e njohur në letërsitë islame, kanë shfrytëzuar artin e fjalëve, dhe natyrisht që edhe kishin mundësi për ta treguar shkathtësinë poetike.

## Në vend të përfundimit

Meqë letërsia alhamiado quhet edhe letërsi muslimane shqiptare s'është vështirë të kuptohet se ajo ishte letërsi që përshkruan jetën islame të shqiptarëve muslimanë, pra është krijimtari islame me frymë dhe me motive islame. Dhe këta krijues shqiptarë që në bejtet e tyre na e paraqesin edhe simbolikën e pejgamberëve të shprehur në Kuran, na paraqiten si njohës të shkëlqyer të anës etike stilistike e kuptimore të Kur'anit, njohës të shkëlqyer të islamit e të historisë së tij, e që e gjithë kjo shprehet në këto bejte vërtetë të realizuar artistikisht shumë mirë.

Ngjarjet e pejgamberit Muhamed nga autorët tanë janë përdorur me të njëjtin mesazh që kanë në Kuran dhe janë përdorur në vend të qëlluar e me funksion të qëlluar dhe duke aluduar shumë mirë kuptimin e tyre me sukses e kanë kryer misionin e tyre moralo-didaktik. Por, që lexuesi të kuptojë domethënien e përdorimit kontekstual të figurës së Pejgamberit në një bejt të përdorur si simbol poetik, duhet ta njoh tregimin që ka të bëjë me atë ngjarje që tregohet në Kuran apo me hadith, pra të njohë mirë islamin e kulturën islame, në të kundërtën nuk e kuptojmë fare mesazhin e dërguar me ato bejte, me ato strofa e me ato vjersha.

Me këtë, me disa relacione të përgjithshme, do të përmbyllej vështrimi i tretmanit poetik të figurës së pejgamberit Muhamed në alhamiadon tonë, me një vërejtje të domosdoshme se që të kemi një pasqyrë më të plotë të këtij segmenti, do të duhej të kemi botimin integral të alhamiados shqiptare. Dhe pastaj do të mund të bëheshin studime jo vetëm këso të një segmenti, por edhe studime e analiza të të gjitha elementeve të cilët janë të pranishëm në te dhe kështu do të kemi një pasqyrë më të plotë, një fotografi më të bukur të gjendjes së islamit e të muslimanëve te letërsia alhamiado në formë integrale.

---

*Fusnotat:*

1. Mevludi, është vepër poetike (poemë) që i kushtohet figures së pejgamberit Muhamed, lindjes, jetës, veprimtarisë, mrekullive të Muhamedit a.s. duke përfshirë edhe vdekjen e tij. Në përgjithësi Mevludet janë lavdata të shkruara në vargje. Pra është një jetëshkrim i pejgamberit Muhamed që tek mbarë popujt musliman është bërë vepër shumë e dashur dhe e kënduar me raste të ndryshme. Natyrisht se për Mevludin në përgjithësi, po edhe për Mevludet te shqiptarët në veçanti është shkruar mjaft. Duke mos dashur ta zgjas në këtë studim timin nuk do të ndalem më tepër për Mevludet por për të interesuarve për më shumë të dhëna për Mevludin në alhamiadon shqipe u preferoj librin monografik: *Mevludet në gjuhën shqipe* (Faik Lulu & Islam Dizdari), Camaj - Pipa, Shkodër, 2002.
2. htp/www.cemaat.com, *O'na Hasretimiz ve Natlar*.
3. Baba Meleq Shemberdhenji, në **Poezia e bejtexhinjve**, (përgatiti Mr. Hajdar Salihu), Rilindja, Prishtinë, 1987, f.364.
4. Baba Meleq Shemberdhenji, **Poezia e bejtexhinjve,** Prishtinë, 1987, f. 358.
5. Tahir efendi Popova, **Mevludi,** (Transkriptoi dhe përshtati H. Sherif Ahmeti), Botim i tretë, Prishtinë, 2007, f. 15.
6. Hilmi Maliqi (Sheh Mala), **Poezia e bejtexhinjve**, Prishtinë, 1987, f. 397, 404.
7. Shejh Jonuzi, **Poezia e bejtexhinjve,** Prishtinë, 1987, f.291.
8. Nehat Krasniqi, *Vasijetnameja e Mulla Dervish Pejës,* n; **Studime orientale 2,** Prishtinë, 2002, f. 19.

# Diskursi kuranor në letërsinë shqipe

**Msc. Muhamed Çitaku**

### Hyrja

Kërkimi është i specifikuar në titull duke marrë diskursin si kod. Vetë diskursi brenda kulturës kritike obligon dhe përjashton kërkesa studimore në ato vepra që merren si objekt. Diskursi kuranor në letërsinë shqipe, nuk ka shtrirje të madhe në kulturën e shkrimit. Qëllimi është shikimi i këtij diskursi brenda asaj literature ku funksionon sado e vogël që është; format e paraqitjes, transformimet në paraqitje, komunikimi me format e tjera, etj. S'ka dyshim se brenda kulturës së shkrimit shqip, diskursi kuranor, duke komunikuar me këtë kulturë shkrimi, merr karakteristika të veçanta të shfaqjes krahas shfaqjes në Kuran. Madje, varësisht prej kërkesave të autorëve ku përdoret diskursi kuranor, edhe brenda tij dalin variacione të ndryshme formale.

Diskursi kuranor i dhënë në letërsi, del në funksionin e letërsisë së pastër e jo në atë të fushës prej nga është marrë, duke mos qenë në shërbim të saj asnjëherë. Kjo ndoshta për shkak të gjendjes sociopolitike dhe kulturore se kur është shfaqur; ai në nivel ideor kurrë nuk ka pasur kriza të mëdha në të cilat të jetë rrezikuar nga tjetërsimi, nga humbja apo nga ndonjë fuqi sociokulturore, p.sh, siç ka qenë Perandoria Osmane për Krishterimin. Kjo na ka çuar si kërkim edhe një hap nga letrarësia duke e parë fushën e diskursit kuranor se si duket me fytyrën letrare.

### Format e paraqitjes së diskursit kuranor tek Bejtexhinjtë

Përkufizimi më i shpeshtë dhe më i saktë i poezive të bejtexhinjve është se ato janë *poezi sociale*. Kjo *sociale* gjithmonë ka bartur përkufizimin tematik duke u bërë shpesh edhe përjashtuese për klasifikimet e tjera stilistike, zhanrore etj.. Kjo tregon për nivelin e lartë të pranisë së elementeve sociale në tekst, që janë qenësore për poezinë dhe bëhen njëkohësisht edhe jetike në interpretimin e tyre. Tema tash e ka orientuar interpretimin, jo artistikja e estetikja. Përkufizimi "*poezi sociale*" për pjesën më të madhe të tyre tregon njëkohësisht ndërkomunikimin e letërsisë me jashtëletërsinë, me karakterin kohor dhe vendor. Gjendja sociokulturore e kohës dhe vendit na çon tek elementet *lindore* dhe *kuranore*. Madje edhe realiteti për të cilin shkruajnë bejtexhinjtë, është mysliman. Kështu referenca "sociale" poezitë i ndërlidh me diskursin kuranor, duke u bërë karakteristikat e realitetit karakteristika edhe të poezive. Në ambientin e tillë kultura islame është e pranishme dyfish:

- **njerëzit për të cilët shkruajnë bejtexhinjtë, janë myslimanë,**
- **ata janë nën administrimin e shtetit islam.**

Prej tyre, njëra subjektive (feja e njerëzve), që pranon përkatësinë me praninë shpirtërore, e tjetra objektive (administrimi i shtetit islam), që obligon përkatësinë me *shfaqje* dhe *veprim* (veshja, sjellja, emri, etj.). Madje në një administrim të tillë, për shkaqe sociopolitke e kulturore, edhe subjektivja duhet të jetë shpallur dhe në përputhje me atë administrim. Ja se si shkruan Zenel Bastari:

*Deh o xhan, ç`më zu belaja*
*Merre vesh në je irfan*
*Je pa fe më thon dynjaja*
*Nuk ke dinë as nuk ke iman*

Duke e quajtur bela kur njeriut i thuhet se je "*pa din e iman*". Pra shihet rëndësia që ka paraqitja e besimit para opinionit të jashtëm. Kjo në të mirë të pranisë islame, në këto tekste gjersa këto bartin pjesë të objektivitetit, gjersa janë sociale. Këto dy karakteristika subjektivja (feja e njerëzve) dhe shfaqja e besimit të tyre, shtojnë praninë e kulturës islame në dy mënyra:

- e para, ku Islami del gjatë shpërthimeve subjektive të autorëve duke u paraqitur me funksione dhe forma të ndryshme përballë realitetit dhe
- e dyta, e paraqitur në dy forma:
  - Islami si ligj i jetës së njerëzve dhe
  - Islami si simbol se si duhet të jenë njerëzit.


سورة البقرة مدنية

SUREJA E BEKARES

**Sureja e Bekares âsht nga ata sure qi kanë zbritë në Medine të ndritshme, perveç këtij ajeti :**

« واتقوا يوما ترجعون فيه الى الله »

Se ky ajet, ka thanë Abdull-llah i biri i Abbasit, ka zbrit në Meqqe të nderueme ditén e Bajramit në haxhxhi Vedát.

Ata sure qi kan zbrit mbas shperguljes [hixhretit] të pejgamberit në Medine, sikur edhe të kenë zbritë jashta Medines, quhen si me pasë zbritë në Medine.

Kjo sure e madhnueshme perfshinë dyqind e tetdhet e shtat ajete.

بسم الله الرحمن الرحيم

Me emnin e All-llahut mëshirë madh e fort përdëlimtarë këndoj kët sure :

« الم . ذلك الكتاب لا ريب فيه »

„Nji ky Kurani (i përpiluem me këso llojë shkrojash si Elif, Lam, Mijm); âsht nji libër i plotë qi nuk ka farë dyshimi më të.“ S' ka dyshim fare në të qenunit e atij i zbritun kah ânë e Perendís.

## Subjektiviteti autorial

Në këtë grup hyjnë ato shkrime që lidhen me brendinë e autorit apo me subjektin lirik të poezive. Peri që ndan autorin dhe subjektin lirik në poezitë e bejtexhinjve, është shumë i hollë, madje shpesh ata komunikojnë lirshëm. Në këto raste paraqitet përkatësia religjioze e autorit duke u rikontekstualizuar konceptet religjioze në ato letrare e estetike. Ndërsa në tipin e formave letrare ato hyjnë si forma të ndryshme:

**- Si lutje** – Lutja realizohet në pajtim me rregullat kuranore. Tash gjersa poezia i referohet realitetit, edhe lutja fetare vjen në relacion me realitetin ose me autorin. Transformimet janë bërë prej Kuranit, dhe varësisht se ku janë vendosur ato, duken të ndryshme njëra me tjetrën; ndryshon autori, ndryshon emocionaliteti; ndryshon situata ku rikontekstualizohet teksti, ndryshon teksti, ndryshon forma e lutjes dhe ndryshon edhe kërkesa e lutjes. Teksti i tillë në poezi e pret rrëfimin ose përshkrimin dhe në to nuk kemi më rrëfim për gjendje të caktuar sociale, por ka lutje dhe shfrim emocional. P.sh.

Tek Nezim Frakulla:
*Këtë oxhak Zoti na e shtoftë*
*Me merhamet u forcoftë*
*Pleq e të rinjë i gëzoftë*
*Për Muhamed Mustafanë*

ose
*Muradnë jua mbaroftë*
*ai Zot q'është një Rahim!*
*Edhe për ty u dëgjoftë,*
*këjo fjalë' i mjeri Nezim*

Lutja bëhet për rregullim jetësor, për rregullim të **sociales** së poezive. Janë dëshmi se lutjet nuk bartin kurrfarë moralizimi. Në poezitë e Nezimit ka raste të tilla të mjaftueshme si motive e lajtmotive që rimerren në funksione të ndryshme dëshire, nevoje, rregullimi, etj., që përballen me realitetin ose me subjektin lirik të autorit.

Tek H. Z. Kamberi:
*Elif Imzot them të them*
*Po kam frikë se më bën siten*
*Ti je një mbret mbi gjithë ...*
*Ty bota zili ta kanë*

ku shtrohet lutja për rritjen e fuqisë subjektive për t'u përballuar me personin e dashur.



Tek Z. Bastari:
*Un sillem ktu daim*
*Bahem ditë bahem natë*
*Le t'më falë ai Rahim*
*Në qoftë se e qis për ispat*

Tash e kemi lutjen për mëshirë, pas shpërthimeve subjektive. Ka edhe shembuj të tjerë në poezitë e bejtexhinjve që përforcojnë këtë shtresë të teksteve nganjëherë më të hetueshme e nganjëherë më të fshehtë. Por tek të gjithë autorët realizohet me një sentimentalizëm të fuqishëm, shpeshherë edhe nga thirroret e tilla si: "Ja Rab", "O Allah" etj.

**- Si emërtime për fenomene të ndryshme** - tash diskursi kuranor bartet në nivel terminologjik. Këtu bëjnë pjesë termat për të paraqitur jetën pas vdekjes (Xhenetin dhe Xhehenemin). P.sh. Nezim Frakulla:
*Gjellrat si në xhenet*
*Të mira me shumë lezet*
*Bilça u mbush me zijafet*
*Me tepsi e me sahanë*

Këtu hyjnë edhe emrat e qenieve të mbinatyrshme - iblis, meleq dhe Perëndia me të gjithë emrat e paraqitur në Kuran, si Rahim, Rraham, All-llah, Xhebbar, Kudret, etj.; varësisht prej funksionit që kërkohet të kryejë ndryshon edhe emri i Allahut, sepse çdo emër i Tij shenjon nga një cilësi, si I Mëshirshëm, I Plotfuqishëm, Ndëshkues, etj.; pastaj shenjat e tjera fetare që shenjojnë pjesë të tjera të fesë, si Kuran, kible, tespih, Qitap etj. e të jetës, si kurban, sexhde, fetfa, Xhunub, nefs, etj. Këtu kemi të bëjmë me autorin që emërton në bazë të përkatësisë së vet religjioze, dhe në pozicione të ndryshme njeh po ata terma të marrë nga Islami. Pra lidhja me autorin është e madhe; edhe pse poezia ka referencë realitetin, autori është ai që i përcakton këta terma, e jo realiteti. Këtu diskursi kuranor del i shpërndarë në shenja të ndryshme që bartin edhe konceptin e fesë prej nga janë marrë. Ndërsa në nivel teme, kjo terminologji rikontekstualizohet në tema socialë.

**- Falënderimet ndaj Krijuesi**t – Në këtë grup bëjnë pjesë një shtresë e teksteve që hyjnë në tekstet letrare nga ato kuranore. Këto shfaqen si shpërthime subjektive të autorëve përballë fenomeneve të ndryshme që i përshkruajnë apo rrëfejnë. Kryesisht barten origjinalisht prej Kuranit dhe kontekstualizohen në tekstin *letrar*. Me to krijuesi shpreh ose habi të madhe, ose gëzim të madh, ose hidhërim të madh, pra një gjendje a situatë të jonatyrshme, që nuk mund ta shprehë me fjalë të tjera. Këtu hyjnë shpërthimet e tilla, si Elhamdullilah, Ej vallah, ej ehli vafa, takdirullah, etj. Për shembull tek Nezimi e kemi:
Bismil-lah thirra, Allah
Zura lutjen
O behar, elhamdy-lil-lah,
Thure këngën

Shembuj të tillë futen tek të gjithë bejtexhinjtë.

## Ligjet e jetës dhe simbolika e saj

Diskursi kuranor tash hyn në dy funksione: ku Islami shërben si jetë e njerëzve dhe ku Islami është model simbolik për jetën e njerëzve. Në nivelin e parë i kemi ligjet kuranore që rregullojnë jetën, në nivelin e dytë kemi modelin e njeriut që është tek Kurani tek tregimet simbolike të tij. Pra jemi edhe më tutja te përcaktimi "*poezi sociale*", po që në të mirë të saj qarkullon edhe diskursi kuranor. Pra realiteti ka si model Kuranin, e poezia edhe realitetin edhe Kuranin. Skematikisht ky komunikim do të dilte kështu:




Pra kemi një rreth me komunikim reciprok të trefishtë.

a) Jeta - Këtu realiteti ka kulturën e vet islame të sjelljes, të mendimit, të shfrimit e korrigjimit. Gjersa është jetë myslimane, korrigjimi është i dyfishtë:

**a) nga administrata**

**b) nga Allahu**

Korrigjimi nga niveli i parë, administrata, të çon tek Kurani, ndërsa në nivelin e dytë, besimi, të çon tek ai. Niveli i parë prodhon: hoxhë, myfti, myderriz, etj. Niveli i dytë të çon te të gjitha ligjet kuranore. Diskursi kuranor hyn edhe si komunikim i fenomeneve të jetës me shenjat fetare, edhe si kontekstualizim i tyre në vendin që zënë ato në fe. Kështu, për shembull, Hasan Zyko Kamberi flet për një shtresë njerëzore që janë të lëna "Gratë e va". Si të lëna, ato janë në mbrojtjen e Allahut. Diskursi kuranor këtu hyn si kulturë edhe komunikimi është në nivel idesh:

*Grat` e va kur pshertijnë*
*Gjithë meleket u vijnë*
*ndë gji të tyre rrijnë*
*ç'ësht halli me gratë e va?*

Engjëjt, sipas Kuranit, komunikimin më të afërt e kanë me shtresën e lënë të njerëzimit. Hasan Zuko Kamberi zgjedh një variant të vetin të të lënëve në poezinë e tij, pra "gratë e va". Pra kjo poezi me Kuranin zhvillon komunikim kulturor. Kjo është komunikimi më i thellë që bartë idetë e jo terminologji. Hasan Zuko Kamberi flet për 'Gratë e va', por simbolikisht ai shenjon në përgjithësi komunikimin që kanë shtresa e njerëzve të lënë me Allahun. Shembuj të tillë kemi edhe tek bejtexhinjtë e tjerë, dhe të shfaqur në forma të ndryshme. Për shembull, tek Zenel Bastari në formë ironike ironizohet puna e shkatërruesve duke treguar edhe moskompetencën që kanë ata për të bërë shkatërrime:

*Axheba kush u dha hakun*
*T'munojnë njerëzit, me tërbim*
*Kush u tha ta nefin lakun*
*Për fakirat, Allah-Qerim*

*A thu se vet Kudreti*
*U dha atyne rusat-açik*
*E na zy neve kismeti*
*T'rrojmë dynjaja pa rehatllëk?*

Tash shihen thyesit e ligjeve të Kuranit. Pra vlerësohen shkatërruesit me ligjet kuranore, qiten përballë tyre. Një rast tjetër i veçantë janë disa strofa të tjera të Zenel Bastarit, ku ai tregon shembullin sesi duhet të jetë njeriu. Tash veçse kemi një dozë komunikimi edhe më të madh me Kuranin:



*Zoti n` ezel kur m` krijoj*
*Nasihat në vesh m`ka dhanë*
*Të dhashë men, tha, të dhash gojë*
*Mos mu krastis me jallanë*

*T`jesh besnik për të verten*
*Emanet m` la aj Qerim*
*Mu ma fali bytyn jetën*
*Si njeri m`bani teslim*

b) Modeli jetësor - Këtu ndërhyn diskursi kuranor duke zbuluar në të simbolikën e jetës së pejgamberëve, ose duke treguar të ardhmen në nivel të profecisë. Pra e tashmja – duke e krahasuar me të kaluarën kuranore dhe me të ardhmen. Në këto raste poezitë bartin një simbolikë më të madhe falë komunikimit me Kuranin. Edhe në këtë rast simbolika fetare komunikon drejtpërdrejt me realitetin që funksionon si temë e poezisë. Dëshira është që të ketë një komunikim të simbolikës kuranore me realitetin ose me ndonjë dukuri të tij. Modeli i jetës në Kuran vendoset si model i atij realiteti, si figurë krahasimi, kryesisht për ta shpjeguar atë realitet ose për ta ngritur në përgjithësim. Kurani flet për të kaluarën dhe të ardhmen. Të dyja vijnë në tekstet e bejtexhinjve. Ato komunikojnë me "të tashmen" e poezive. Dhe, gjersa ato i referohen realitetit, edhe me "të tashmen" e realitetit. Me simbolikën e së kaluarës prej së cilës duhet marrë mësim se si duhet sjellë, ndërtohet një poemë e tërë e bejtexhinjve, *Jusufi e Zelihaja*. Por, përveç kësaj, kemi edhe shfaqje të tjera të kësaj simbolike kuranore, që bartet në tekstet e bejtexhinjve.

*"Kta ndynja do t`je mallku*
*Posi dreqi Azazeli*
*Haku t`gjith kah me i dnu*
*Se na teren si kanili"*

Mallkimi i djallit ka ndodhur kaherë, kjo tregohet nga Kurani. Interteksti hyn si objekt i krahasuar. Diskursi kuranor është si kulturë për atë realitet që matet me kritere të kësaj kulture kuranore. Si veprime të dobëta të njerëzve, gjejnë modelin e tyre tek djalli, madje në të kaluarën e tij. Kështu e kaluara komunikon me të tashmen për veprimet në të ardhmen; mallkimi i djallit në të kaluarën nga Allahu bëhet model për njerëzit e <u>tashëm</u>, se si do të veprojë Perëndia në të <u>ardhmen</u> me ta.

Modeli i së ardhmes si figurë kuranore, është në nivel më të thellë të komunikimit Kuran - poezi. Shkrimet e bejtexhinjve tash komunikojnë me profecitë kuranore dhe ato shërbejnë si modele për portretimin e karaktereve, veprimeve të ndryshme. Këtu kemi:

*Janë Texhale të Ahrizemanit*
*Vetëm gjakun kanë zanat*
*Këta Maxhuxhët e xhihanit*
*E banë botën beribat*

Pra i kemi simbolet "Texhale të Ahrizemanit" dhe "Maxhuxhët e xhihanit" që të dyja shenja të mëdha të Kiametit të parashikuara në Kuran, që do të vijnë për të shkatërruar dynjanë. Edhe tash në pozitën e objektit të krahasuar. Vetë krahasimi me të ardhmen, është pranim i tërësishëm i Kuranit dhe tregon për shkallën e fuqisë së tij në poezi. Diskursi kuranor, që në të dy rastet hyn më shumë edhe si kulturë edhe si simbol. Si kulturë e përgjithshme, për shkak se shenjat që përdoren, nuk janë formale, ato bartin një histori në vete, një moralitet e kulturë. Nuk kemi krahasim emrash, po krahasim historish, moraliteti e kulture. Hyn në tekst si zbërthyes i karakterit dhe veprimeve të njerëzve dhe si dëshirë për përgjithësim. Pra, kemi simbolet kuranore që bëhen sociale të kohës e vendit të caktuar. Në këtë kuadër, me simbolikë hyjnë edhe krahasimet e së dashurës së S. Naibit me *Pehrit'* e parajsës ose kërkesa për falje e H. Z. Kamberit para së dashurës që ta ngjallë *Llukmanin,* etj.

# Llagapet - nofkat e ashabëve r.a.

**ESSIDDIIK**

Besnik - është quajtur Ebu Bekri r.a., për shkak se i ka besuar Pejgamberit a.s. për Isranë dhe Miraxhin e Pejgamberit a.s..

**EBU TURAB**

Është quajtur Ali Bin Ebi Talib r.a.. Kishte hyrë Aliu r.a.. tek Fatimja r.a. dhe më pastaj kishte dalë, ishte shtrirë në xhami. Atëherë kishte pyetur Pejgamberi a.s. Fatimen r.a. për Aliun r.a., e ajo i kishte treguar se kishte shkuar në xhami. Shkoi Pejgamberi a.s. në xhami e gjeti Aliun r.a. të shtrirë e me shpinë të zbuluar e të bërë me dhe. U ngrit Aliu r.a. dhe filloi të pastronte shpinën nga dheu dhe Pejgamberi a.s. i tha: Ulu, o Ebu Turab, dy herë.

**EBU ELMESAKIN**

Babai i të varfërve është quajtur Xhafer bin ebi Talib r.a.. Ebu Hurejre r.a. thotë se njeriu më i mirë për të varfrit ishte Xhafer bin ebi Talib r.a..

**EBU ELHUSAM**

Shpata, tehu i shpatës - është quajtur Hasan bin Thabit r.a.. Këtë emër e ka marrë për luftën që kishte bërë me poezi për Pejgamberin a.s., dhe humbjen e shpresave të mushrikëve.

**ESEDULLAH**

Luani i Allahut - është quajtur Hamza bin Abdulmutalib r.a.

**UMU ELMESAKIN**

Nëna e të varfërve - është quajtur nëna e besimtarëve Zejneb Bin Huzejme.

**EMIN HADHIHI ELUMMETI**

I sinqerti i këtij ymeti - është quajtur Ebu Abidetu bin Amr bin Elxherrah. Pejgamberi a.s. ka thënë: Çdo ymet e ka një emin (të sinqertë), e i sinqerti i këtij ymeti është Ebu Abidetu Amr bin Elxherrah.

**IMAM ELMUHAXHIRIN**

Imami i muhaxhirëve (të shpërngulurve) - është quajtur Salim zotëria, pronari i Ebu Hudhejfes. Ka qenë imam i muhaxhirëve prej Mekës në Medinë gjatë namazeve në xhaminë KUBA.



**ELBAHRU**

Deti - është quajtur Abdullah bin Elabbas r.a.

**TERXHUMANI ELKUR'AN**

Interpretuesi, përkthyesi i Kuranit - është quajtur Abdullah bin Elabbas r.a.

**XHAMIU ELKUR'AN**

Tubuesi i Kuranit - është quajtur Zejd bin Thabit r.a.

**HIBU RESULULLAH**

I dashuri i Pejgamberit a.s. - është quajtur Zehd bin Elharithe r.a.

**ELHIBU IBNI ELHIBU**

I dashuri i të dashurit të Pejgamberit a.s. - është quajtur Usame bin Zejdi r.a.

**HABRU ELUMETI**

Është quajtur Abdullah bin Elabbas r.a

**HAVARI RESULULLAH**

Ndjekësi, pasuesi, nxënësi i Pejgamberit a.s - është quajtur Ezzubejr bin Elavam r.a.. Në ditën e Hendekut ka thënë Pejgamberi a.s.: Kush na tregon nga burrat për përvojën e fisit Benu Kurejdha? Thotë Zubejri: Unë - dhe largohet. Pastaj herën e dytë thotë prapë Zubejri: Unë, -po edhe herën e tretë, e Pejgamberi a.s. thotë: Çdo pejgamber ka pasur një ndjekës, pasues, e pasuesi im është djali i hallës sime.

**HADIM RESULULLAH**

Shërbëtori i Pejgamberit a.s - është quajtur Enes bin Malik r.a..

**HATIBU RESULULLAH**

Folësi, ligjëruesi i Pejgamberit a.s - është quajtur Thabit bin Kajsi r.a.

**DHATU NITAKEJN**

Poseduesja e dy nitakeve - është quajtur Esmae bint Ebu Bekri r.a.

**DHU ELXHENAHEJNI**

Poseduesi i dy krahëve - është quajtur Xhafer bin Ebi Talib. Kishte marrë dhe mbajtur flamurin në luftën e Muëtes në dorën e djathtë, derisa i qe këputur dora, dhe pastaj e kishte kapur me të majtën, derisa i qe këputur edhe e majta, e më pastaj e kishte shtrënguar me krahë, derisa pati rënë shehid. Ishte 33 vjeç dhe për këtë e ka shpërblyer Allahu xh.sh. me dy krahë në Xhennet dhe fluturon me ta nga të dojë.

**DHUNNUR**

Poseduesi i dritës - është quajtur Tufejl bin Amr Edevjis, i cili në majë

të shkopit të tij kishte një fener, një dritë të varur, me të cilën e ndriçonte rrugën natën, prandaj ishte quajtur posedues i dritës.

### DHUNNUREJN

Poseduesi i dy dritave - është quajtur Othman bin Afani r.a., sepse është martuar me Rukajen, të bijën e Pejgamberit a.s. Pas vdekjes së saj qe martuar me motrën e saj, Umu Kulthume, prandaj është emëruar posedues i dy dritave.

### SAKI ELHAREMEJNI

Ujitësi i dy vendeve të shenjta - është quajtur Abas bin Abdulmutalib. Në vitin e thatësisë kishte dalë emiri i myslimanëve, Omeri r.a., me myslimanët në hapësirë, për të falur namazin e shiut. Omeri r.a. pati kapur dorën e djathtë të Abasit me dorën e djathtë të tijën, i kishte ngritur nga qielli dhe qe lutur: O zoti ynë, ne vërtet T'u kemi lutur për shi me Pejgamberin a.s. gjersa ishte në mesin tonë. O zoti ynë, sot po të lutemi për shi me xhaxhanë e Pejgamberit Tënd, - na dërgo shiun! Ende pa u larguar myslimanët nga ai vend, kishte filluar të binte një shi i furishëm. E përqafuan Abasin r.a. ashabët dhe e puthën. Këtu e quajtën Saki Elharemejn - Ujitësi i dy vendeve të shenjta.

### SEDAD ELBET-HAE

Shpërblyesi në luginë - është quajtur Safvan bin Umeje r.a.

### SEJIDU ESHUHEDAI

Zotëria i shehidëve - është quajtur Hamza bin Abdulmutalib r.a.

### SEJID ELFEVARIS

Zotëria i persianëve - është quajtur Ebu Musa Eleshariu. Ai ka qenë i besueshëm i Pejgamberit a.s. dhe ashabëve të tij. Ka qenë luftëtar i guximshëm dhe shumë i rreptë në luftë kundër armikut dhe bartës i përgjegjësive me heroizëm, prandaj Pejgamberi a.s. i pati thënë: Zotëria i persianëve.

### SEJID ELMUSLIMINE

Zotëria i myslimanëve - është quajtur Ebi bin Kab r.a.. Kështu e pati emëruar Omeri r.a.

### SEJIDA SHEBAB ELXHENNETI

Dy zotërinjtë e rinisë së Xhennetit - janë quajtur Hasani dhe Husejni r.a. (Dy zotërinjtë e rinisë së Xhennetit).

### SEJFULLAH

Shpata e Allahut - është quajtur Halid bin Velidi r.a.. Në luftën e Muëtes, kur e kishte marrë flamurin ai, Pejgamberi a.s. kishte thënë e ka marrë flamurin Shpata e Allahut. Që nga ajo ditë është quajtur Shpata e Allahut.

### SHAIRU RESULULLAH

Poeti i Pejgmaberit a.s. - është quajtur Hasan bin Thabit r.a. (Poeti i Pejgamberit a.s.)

### ESHIAR

Eshshiar Poetët janë quajtur banorët e Medinës së ndritshme.

### SAHIBU SIRRI RESULULLAH

Poseduesi, njohësi i së fshehtës së Pejgamberit a.s. - është quajtur Hudhejfe bin Eljemam r.a.

### SAHIBU NALEJ RESULULLAH

Poseduesi, bartësi i nallaneve të Pejgamberit a.s. - është quajtur Abdullah bin Mesudi r.a.. Është quajtur me këtë emër, sepse, kur Pejgamberi a.s. i zbathte nallanet, ai i merrte ato në duar.

### SAHIB VISADETU RESUL

Poseduesi, bartësi i jastëkut të Pejgamberit a.s. - është quajtur Abdullah bin Mesudi r.a.

### TALHATU ELXHEVD

Talha i furishëm - është quajtur Talha bin Abidullah r.a. Kështu e kishte quajtur Pejgamberi a.s. në Hunejn (Talha Buhar-Talha Exhevd).

### TALHATU ELHAJR

Talha i mirë, i dobishëm - është quajtur Talha bin Abidullah r.a. Kështu e kishte quajtur Pejgamberi a.s. në luftën e Uhudit.

### TALHATU ELFEJAD

Talha vërshues - është quajtur Talha bin Abidullah r.a. Kështu e kishte quajtur Pejgamberi a.s. në luftën e Elashires.

### ELATIIK

I lirë - është quajtur Ebu Beker Essidik r.a.. Pejgamberi a.s. i pati thënë: Ty të ka liruar nga zjarri Allahu.

### ELFARUK

Frikësues, Dallues - është quajtur Omer bin Elhatabi r.a.. Pas pranimit të Islamit, ai kishte dalë, së bashku me myslimanët, dhe kishte falur namaz haptazi në Qabe, pa e penguar askush nga kurejshët. Nuk i kundërshtoi askush dhe as i ndaluan, prandaj Pejgamberi a.s. e quajti Elfaruuk, sepse ishte bërë e qartë (ishte dalluar) e vërteta nga e pavërteta.

### FETJU ELKEHUL

I riu këshillues - është quajtur Abdullah bin Elabas r.a.. Omeri r.a. i kushtonte kujdes këshillimit me të dhe prandaj e quajti Fetjul Kehul.

### KETIB RESULULLAH

Shkruesi i Pejgamberit a.s- është quajtur Zejd bin Thabit r.a.

### ELKAMIL

I plotë - është quajtur Sad bin Ubade. Ishte notues i mirë dhe shigjetarë i mirë, prandaj është quajtur Elkamil - i plotë.

### LUKMAN ELHAKIM

Është quajtur Selman Elfarisiu r.a.. Aliu r.a. ishte ai që e kishte quajtur me këtë emër. Aliu r.a. ka thënë: Kush është si Lukman Elhakimi, i është dhënë dija e parë dhe e fundit dhe ka lexuar librin e parë dhe të fundit; ai ishte si deti i pashterueshëm.

### MUEDHIN ELISLAM

Muezini i Islamit - është quajtur Bilal bin Rebaha Elhabeshij r.a.

### MURDIATU RESUL

Gjidhënësja, ushqyesja e Pejgamberit a.s - është quajtur Halime Essadije (gjidhënësja e Pejgamberit a.s. kur ishte foshnjë.)

### MEVLATU RESUL VE UMU IBRAHIM

Është quajtur Marije Elkubtije

### MEVLAT RESUL VE HADANETUHU

Është quajtur Umu Ejmen

### NESIXH ELVAHDETI

Është quajtur Amr bin Sad r.a.

*Nga Arabishtja:*
***Zuhdi B. Hajzeri***
*Kajro - Egjipt*

# Vendosja e shqiptarëve në Siri

Mr. Sc. Isuf AHMETI

Ardhja e shqiptarëve si nëpunës të Administratës osmane në Siri daton që nga shekulli XVI, kur filluan të emëroheshin nga Porta e Lartë valinjtë edhe me prejardhje shqiptare, për të qeverisur në Vilajetin e Sirisë. Ky fenomen filloi të rritej gradualisht në gjysmën e parë të shekullit XIX, përkatësisht në vitin 1831, me ardhjen dhe vendosjen e ushtrisë së shqiptarit Ibrahim Pasha, duke çliruar Sirinë nga sundimi osman.[1]

Për të grumbulluar të dhëna lidhur me shpërnguljet e shqiptarëve të Shqipërisë në Siri, pata rastin të takohesha me disa personalitete të shquara shkodrane, që jetonin në Jordani të ardhur nga Siria, me Nasrudin Albanin dhe Shuajb Arnautin etj.

Nga intervistat që bëra me disa shqiptarë të atij vendi, si duket, shkaku kryesor i shpërnguljes në Siri, ishte edhe regjimi politik i Ahmet Zogut.[2]

### Shpërnguljet shqiptare nga Shqipëria, Kosova dhe viset e tjera shqiptare të ish-Jugosllavisë

Një numër i shqiptarëve të Shqipërisë theksonin se ishin shpërngulur edhe për shkak të reformës tradicionale të feve që ndodhi në Shqipëri gjatë Luftës së Parë Botërore dhe pas saj.[3] Këto ishin mendime që i thoshin disa personalitete shkodrane që jetonin në Botën Arabe. Ndërkaq, në aspektin shkencor-historik, sipas shkrimtarit italian Roberto Moroco de la Roka, shkaqet e shpërnguljeve qëndrojnë në tekstin e Kushtetutës Shqiptare të 3 dhjetorit 1928, ku lidhur me fetë thuhet: *"Shteti shqiptar nuk ka fe zyrtare. Te gjitha fetë dhe të gjitha besimet respektohen dhe garantohet ushtrimi i lirë i tyre. Feja në asnjë mënyrë nuk mund të shërbejë si ndalesë ose pengesë juridike e çdolloji. Feja dhe besimet nuk mund të përdoren në asnjë mënyrë për realizimin e synimeve politike.*[4]

Me fjalë të tjera, parimet e politikës fetare të shtetit shqiptar ishin këto: laiciteti, liria fetare, barazia e feve dhe nënshtrimi i tyre ndaj shtetit.

Vetëkuptohet se këto parime janë në kundërshtim me frymën tradicionale të fesë islame.

Më 1921 një aleancë e Komunitetit të shqiptarëve myslimanë shpalli pavarësimin e vet nga Shejh-ul Islami i Stambollit[5], shumë kohë para se Qeveria Turke, më 1924, të shpërndante përfundimisht këtë institucion të perënduar islamik. Zyrtarisht e gjithë Bashkësia sunite shqiptare do të ndahej nga kalifati në mars të vitit 1923, në Kongresin e saj të Parë në Tiranë.[6]

Gjatë këtyre viteve në Komunitetin e shqiptarëve myslimanë shfaqet një reformë. Poligamia ndalohet formalisht (në praktikë tanimë nuk ekzistonte). Dalin përkthime të pjesshme të Kuranit dhe diskutohet shumë për oportunitetin dhe mënyrat e këtyre përkthimeve. Heqja dorë nga gjuha arabe e Muhamedit në leximin e Kuranit do të përbënte një ngjarje pothuaj revolucionare në universin kulturor islamik. Deputetët myslimanë në Parlamentin shqiptar paraqitën propozimet që gratë myslimane të autorizohen të çojnë të njëjtën jetë shoqërore dhe të kenë të njëjtat të drejta si gratë e krishtera. Mungesa e një përkthimi zyrtar të Kuranit ishte pengesë për përdorimin e vetëm për të kryer shërbimet fetare dhe për t'i bërë lutjet fetare në gjuhën shqipe dhe për mosndërtimin e xhamive të reja, etj.[7]

Nga e gjithë kjo që u përmend, shqiptarët myslimanë të Shqipërisë, njëherësh edhe ata shkodranë, fillugan të tronditeshin dhe nuk e ndienin veten të lirë, i mundonte çështja se si të dilnin nga kjo platformë, e cila tronditi gjithë popullin shqiptar mysliman në Shqipëri.

Në mesin e shekullit XIX, në Shkodër, priftërinjtë katolikë kishin rrezik kur dilnin në rrugë me veshje fetare. Në kryeqytetin e Shqipërisë së Veriut, gjysmë mysliman e gjysmë katolik, reagimet ndaj ndryshimeve që ndodhën më 1928-1929 ishin ndoshta më të forta se gjetkë, për shkak të tradicionalizmit dhe ndjenjës së fuqishme të identitetit të atij mjedisi islamik.[8] Lidhur me këtë, dokumentacioni është i paktë, por ka informacione kuptimplota për një episod të mëvonshëm, d.m.th. për protestën e ashpër të shqiptarëve myslimanë të zonës së Shkodrës në vijim të ndalimit të peçes nga ana e qeverisë në vitin 1937.[9]

Nga e gjithë kjo del i qartë shkaku i shpërnguljeve të shqiptarëve të Shqipërisë në Botën Arabe, në Turqi dhe në vende të tjera të botës. Pasi vendosën ta braktisnin vendlindjen, ata zgjodhën Turqinë dhe Sirinë, sepse në këto shtete myslimane mund të gëzonin të drejtat e tyre fetare dhe plotësimin e kërkesave në përgjithësi.

Në bazë të të dhënave që kemi në disponim, numri i të shpërngulurve nga Shqipëria nuk ishte aq i madh në krahasim me të atyre nga Kosova, Maqedonia Perëndimore dhe viset shqiptare të ish-Jugosllavisë.[10]

Shpërngulja me dhunë e shqiptarëve nga Kosova dhe viset e tjera shqiptare në ish-Jugosllavinë, është bërë me qëllim të realizimit të platformës për krijimin e Serbisë së madhe, që ka filluar me Naçertanien e Garashaninit në vitin 1844. Realizimi i kësaj platforme antishqiptare u intensifikua dhe mori përmasa të gjera, sidomos pas Luftës së Parë Botërore. Mbretëria ish-jugosllave zbatoi teror e gjenocid sistematik shtetëror dhe forma të tjera të dhunës, por edhe represion ekonomik, vetëm për t'i detyruar shqiptarët të braktisnin trojet e tyre stërgjyshore dhe të

shpërnguleshin gjetiu. Njëkohësisht synohej që me anë të formave të ndryshme të presionit të asimiloheshin sa më shumë shqiptarë.[11]

Pushtetmbajtësit zbatuan edhe metodën e shpërnguljes së shqiptarëve nga trojet e tyre, kolonistët shpeshherë nxiteshin, e herë-herë edhe urdhëroheshin nga organet e shtetit, për t'u sjellë keq me shqiptarët, dhe në të tilla situata intervenimi i organeve policore ishte në anën e kolonistëve.[12]

Organet shtetërore gjithashtu gjenin njerëz, të cilët i urdhëronin të vendosnin kryqa e shenja të tjera të të krishterëve në monumentet fetare *(nëpër xhami).* Pas një hetimi në pikat alergjike, ndaj tyre u zbatuan gjoba, puna me angari, rrëzimi i mureve, i gardheve, vënia e kryqave shtazëve, prishja e varrezave etj., në mënyrë që të rritej deri në kulm monotonia për të jetuar në mjedisin e shqiptarëve.[13] Në shërbim të kësaj politike u vunë institucionet shkencore, kulturore dhe intelektuale serbe, duke hartuar projekte të hollësishme për mënyra dhe reforma sa më të përshtatshme të pastrimit etnik të trojeve shqiptare.

Në këtë kuadër, në Klubin kulturor serb shquheshin, sidomos Vasa Çubriloviç, me projektin e tij të njohur *"Shpërngulja e shqiptarëve",* si dhe Ivo Andriç me projektin për gllabërimin e Shqipërisë. Në këtë grup bënin pjesë edhe Jovan Cvijiç, Atanasie Urosheviç, Gjoka Perina, Gjorgje Kërstiç, etj. Regjimi hegjemonist serb shpërnguljen e shqiptarëve e konsideronte mision të shenjtë nacional.[14]

Dr. Vasa Çubriloviç, më 7 mars 1937, duke ligjëruar në Klubin kulturor serb, përveç të tjerash, kishte thënë: "Nuk është e rastit që ne, duke debatuar rreth çështjes së kolonizimit në jug, nisemi nga fakti se mënyra e vetme efikase për zgjidhjen e kësaj çështjeje, është shpërngulja masive e shqiptarëve".[15]

Nga i gjithë ky tmerr, që përjetuan shqiptarët prej pushtuesve kolonistë serbë-malazez, ata vendosën t`i braktisnin vatrat dhe vendlindjen e tyre dhe u drejtuan për në Turqi, në Siri dhe në vende të tjera të botës.

Shqiptarët e shpërngulur nga Shqipëria, sidomos shkodranët, kishin marrë një rrugë tjetër në krahasim me shqiptarët e Kosovës dhe shqiptarët e Maqedonisë Perëndimore. Siç rrëfen personaliteti i njohur shkodran, Shuajb Arnauti, gjatë shpërnguljes familja e tij dhe disa familje të tjera shkodrane, si ato të Nuhë Nexhatit dhe Sulejman Gavoçit, marrin drejtimin Shkodër-Durrës dhe pastaj në Durrës hipin në anije për në Itali. Nga Italia me anije shkojnë në Liban dhe nga Libani me autobus shkojnë sërish në Damask të Sirisë.[16]

Ndërkaq, shqiptarët e shpërngulur nga Kosova dhe Maqedonia Perëndimore marrin dy rrugë të tjera për të arritur në Siri. Një pjesë e shqiptarëve nëpër det arrijnë nga Selaniku në Iskenderun, i cili atëherë gjendej në kuadër të Sirisë. Nga Iskenderuni shqiptarët u shpërndanë në Siri: disa ndalen në Halep e të tjerët vazhdojnë rrugën deri në Damask.[17] Mirëpo, rruga më e gjatë e shpërnguljes ishte ajo për në Turqi. Mitrovica ishte qendër e grumbullimit të shqiptarëve, të cilët pastaj udhëtonin me tren për në Stamboll.[18]

Siç kemi përmendur në fillim, shqiptarët në Siri vijnë edhe me ushtrinë e Ibrahim Pashës dhe rreth viteve 1802-1804 vendosen në Damask, duke u inkuadruar në shërbimet e ndryshme ushtarake dhe civile. Numri i forcave shqiptare në Egjipt arriti më shumë se 4000 ushtarë e oficerë, ndërsa një pjesë e konsiderueshme më vonë kaloi edhe në Siri.[19] Të dhënat tregojnë se kishte shqiptarë që kishin braktisur ushtrinë osmane e më vonë kishin ardhur dhe ishin vendosur në Siri për të mos u kthyer kurrë më në vendlindjen e tyre.

Në këtë periudhë, numri i shqiptarëve në Damask u rrit deri në atë masë, saqë u bënë forcë për shpalljen e kryengritjes në atë qytet. Në vitin 1844 u ngritën kundër pushtetit osman në Siri, duke kundërshtuar rekrutimin e djemve të tyre për ushtri.[20] Ardhja e shqiptarëve në Siri, përkatësisht në Damask, mund të lidhet edhe me faktin se ata në Damask kalonin një kohë të gjatë në rrugë për në Qabe, ku do të kryenin obligimet e tyre fetare. Disa prej tyre janë ndalur dhe janë vendosur në Damask *(Shami Sherifi),* ngase ky qytet tek ata linte një përshtypje të veçantë. Kjo valë e vendosjes do të vazhdonte deri në vitin 1920 si pasojë e Luftërave Ballkanike dhe e ndryshimeve të reja në viset shqiptare. Shqiptarët e vendosur në Siri janë shpërngulur nga rrethinat e qyteteve të ndryshme të Kosovës dhe të Maqedonisë Perëndimore si nga *rrethinat e Prishtinës, Pejës, Gjilanit, Mitrovicës, Vushtrrisë, Ferizajt, Tetovës, Dibrës e të tjera*. Kjo mund të vërehet edhe nga mbiemrat e tyre se prej cilave vende të Kosovës kishin ardhur në Siri: *Ismail Prishtina, Ze-*



*nun Pejani, Sylejman Gërmova, Omar Tetova, Arif Dogani, Ali Mitrovica, Thabit Ferizaj, etj.*[21]

Një numër shqiptarësh të vendosur në Siri theksojnë se shkaku i shpërnguljes së tyre ishte feja. Mirëpo, vetëm ndikimi i fesë nuk mund të merret si i vetmi motiv i shpërnguljes. Për zgjedhjen e Sirisë si vend për vendosjen e shqiptarëve në këto vise mund të merret edhe motivi se ky vend ishte shpallur si i shenjtë, i pasur e mikpritës. Për shkak të paragjykimeve të këtilla, shqiptarët e shpërngulur mendonin se në Siri mund të gjenin një strehim më të mirë dhe jetë më të lumtur. Dhe, në krahasim me pakicat e tjera kombëtare, shqiptarët atje u treguan të vyeshëm. Arritën autoritet të shquar në qeverinë e Sirisë. Vazhduan dhe vepruan sikurse të ishin në vendlindje. Disa merreshin me bujqësi e tregti, e ndër ta kishte edhe valinj, qeveritarë, vezirë dhe udhëheqës të ushtrisë osmane, më vonë dhe të asaj siriane.

Në kohën e administratës osmane në Siri ishin dy vilajete: *Vilajeti i Shamit (Damaskut), që përfshinte Sirinë Jugore, dhe Vilajeti i Halepit Sirinë Veriore*.[22]

## Shqiptarët në Administratën osmane në Siri

Në periudhën e parë të administratës osmane, shek. XVI-XVII, prania e shqiptarëve në Siri kishte të bënte me ardhjen e disa qeveritarëve shqiptarë në krye të pushtetit, dhe sidomos nga gjysma e dytë e shekullit XVI.[23] Shqiptarët që kishin ardhur në Siri, kishin vazhduar të ushtronin të njëjtin profesion që kishin pasur në vendlindje. Disa merreshin me bujqësi, të tjerët me tregti, xehetari, kryenin punë në ushtri e lëmenj të tjerë.

Ndonëse konsideroheshin pakicë, bashkëkombësit tanë në Siri kishin edhe autoritet të veçantë, sepse nuk bënin asgjë në kundërshtim me ligjin. Qeveria u ofroi shqiptarëve edhe një kredi me vlerë prej 5 milionë lirash për të ndërtuar fshatra të reja në veri të Sirisë. Kjo ndihmë mbeti në dispozicion deri me ardhjen e refugjatëve palestinezë, pas krijimit të Izraelit shtet autonom.[24]

Do theksuar edhe fakti se Siria gjithmonë kishte pasur një pozitë strategjike në Lindje, kështu që për një kohë të gjatë ishte vendkalim tregtarësh e karvanesh, ushtrish, shpërnguljesh dhe kolonizimesh. Me fjalë të tjera, Siria ishte qendër lëvizjeje në Botën e vjetër.[25]

Njëri nga qeveritarët e parë shqiptarë që u shqua në Siri, ishte Mehmet pashë Dukagjini, mbiemri i të cilit tregon qartë përkatësinë e tij kombëtare. Ai më 1550 ishte vali i Halepit. Gjatë qëndrimit në këtë qytet, ai tregoi interesim të madh për zhvillimin e këtij qyteti, që kishte rëndësi të madhe tregtare. Kështu, ai ndërtoi disa qendra tregtare që janë të njohura edhe sot e kësaj dite, si: *Han el Farrain (Qendër e lëkurpunuesve), Han el-Nahasin (Qendër e bakërpunuesve), Han el-Ulabija (Qendër e kutipunuesve),* etj.[26] Pastaj kemi Dukagjin - Zade Mehmed Pashain, i cili ishte i fundit djalë nga princat e Dukagjinit. Ishte nga ata që më së shumi i shërbeu sulltan Selimit. Ishte dhëndri i padishahut të lartpërmendur (sulltan Selimit - M.P.) Pas një kohe shërbeu si vali në Halep, e më pastaj në Egjipt. Në vitin 1554 u largua dhe u kthye në Stamboll, ku pas një kohe vdiq.[27]

## Kontributi i Koxha Sinan Pashës me prejardhje shqiptare

Në vilajetin e Damaskut janë dalluar shumë qeveritarë shqiptarë, ndër të cilët u dallua Lala Mustafa pasha, i cili mbeti gjashtë vjet në krye të këtij vilajeti, 1563-1569, dhe la pas shumë objekte të ndryshme ekonomiko-shoqërore.[28]

Më vonë si vali i këtij vilajeti, erdhi Koxha Sinan pasha me prejardhje shqiptare nga Topojani, i cili ishte figurë e shquar e shek. XVI, por qëndroi më pak se një vit 1589-1590. Ai la pas disa objekte të ndryshme me karakter fetar e shoqëror.[29]

Po ashtu Koxha Sinan pasha që atëherë bënte pjesë në kuadër të sanxhakut të Prizrenit, kah fundi i gjysmës së dytë të shekullit XVII kishte ndërtuar xhaminë, kështjellën, hamamin (banjën publike), shkollën fillore – mejtepin, ndërsa Urën e Gurit në Kaçanik[30] e kishte ndërtuar i biri i tij i njohur me ofiqin turk Kaçanikli Mehmed pasha. Në literaturën e historiografisë sllave-serbe, është bërë përpjekje nga historianët serbë që Koxha Sinan pasha të nxirrej me prejardhje serbe. Sipas burimeve shkrimore, gjyshi i Koxha Sinan pashës ishte fisnik i krishterë, ndërsa i ati i Aliut e kishte pranuar Islamin dhe ishte inkuadruar në Administratën osmane dhe gjatë kësaj kohe kishte marrë edhe ofiçin turk Ali Beu. Sipas studiuesit turk Ayverdi[31], Ali beu ka qenë babai i Koxha Sinan pashës, i cili kishte ndërtuar katër ura në Prizren. Njëra prej tyre, që është prej guri dhe daton nga gjysma e parë e shekullit XVI, edhe sot e kësaj dite ekziston, dhe ajo u restaurua pas dëmtimit të saj gjatë luftës së fundit në Kosovë.[32]

Pa marrë parasysh faktin se sipas disa të dhënave thuhet që Kaçaniku ishte i fortifikuar që nga koha e Bizantit dhe quhej Zigon, është vërtetuar se kështjellën (kalanë) e Kaçanikut e ndërtoi Veziri i Madh, Koxha Sinan pasha. Udhëpërshkruesi osman Evlija Çelebi[33] në udhëpërshkrimin e tij (Seyahatname), përshkruan disa vendbanime shqiptare dhe na jep disa të dhëna për Kaçanikun dhe Sinan pashën, të cilin e quan pushtuesi i Jemenit (Fatih-i Yemen); ku për të thotë se në Grykën e Kaçanikut dhe buzë lumit Lepenc kishte ndërtuar një kala të bukur katërkëndëshe prej materialit të fortë, e cila përfshinte një hapësirë-gjatësi e gjerësi prej 800 hapash. Kalaja, vazhdon ai, ka dizdarin e qytetit, 50 ushtarë, 2 topa dhe një portë (kapi), ndërsa brenda saj ka 40-50 shtëpi ushtarake.

Koxha Sinan pasha, përveç monumenteve që kishte ndërtuar në Kaçanik, po edhe në Prishtinë, në vitin 1585-86 kishte ndërtuar një hamam[34] (banjë publike), e cila tani nuk ekziston.

Edhe sipas kronikës së Mehmet Tahir Efendiut[35], nga e cila po sjellim

disa fragmente për veprimtarinë e Koxha Sinan pashës, për të cilin edhe ky kronist pohon se Koxha Sinan pasha ishte me prejardhje shqiptare nga fshati Topojan, i cili pushtoi Jemenin dhe i zgjeroi vendet tona në kuadër të Perandorisë Osmane. Fshati i tij ishte i varfër për të jetuar në të, për këtë arsye shpeshherë popullsia e tij shpërngulej-gravitonte në qytete. Ai ishte jashtëzakonisht i edukuar dhe i mençur nga vetë natyra. Qysh si i ri, herët hyri në shërbim të ushtrisë mbretërore. Sinan pasha, nga Porta e Lartë u dërgua në viset e Persisë si reformator me përvojë të madhe dhe korri suksese të mëdha në realizimin e ekspeditave të tij. Pastaj u bë komandant i famshëm ushtarak në vilajetin e Karsit (Turqi), ndërkohë ai përparon, duke arritur në postin e valiut në Damask (Siri). Më vonë bëhet vali në Kajro të Egjiptit (dhe në këtë pozitë) fiton lëvdata për qeverisjen e mirë nga Qeveria Osmane. Prej Egjiptit ai shkoi si generalimus i ushtrisë osmane për ta mbrojtur Jemenin nga okupimi i tiranëve-armiqve të Perandorisë Osmane. Atje korri fitore në pushtimin e Jemenit, ashtu siç është përshkruar në këtë kronikë, ai njëkohësisht themeloi institucione bamirëse për t'iu bindur parimeve paqësore sipas ligjeve fetare.

Në Jemen ai gjallëroi vakëfet dhe hajratet, ku njëkohësisht themeloi dhe organizoi organet shtetërore. Në një kohë të agonisë e të krizës, ai përforcoi qeverisjen vendore në këtë vend për gjeneratat e ardhshme, kështu që tashti kundërshtarët e tij dridheshin prej një personaliteti të sojit tonë me prejardhje shqiptare. Pas kësaj fitoreje, ai përsëri u kthye si vali në Egjipt për të qeverisur për një kohë të caktuar, dhe duke qenë në këtë pozitë, arriti ofiqin më të lartë kryeministër (Sadr-i a'zam) i Qeverisë së Perandorisë Osmane. Gjatë shërbimit të tij gjysmëshekullor në Administratën osmane ai pesë herë ishte emëruar në pozitën e kryeminstrit si dhe të kryekomandantit të ushtrisë osmane. Në vazhdim kronisti thotë se askush më parë në shekullin tonë nuk kishte arritur një



*Mehmet Ali pasha*

sukses dhe famë të tillë. Ishte dhemelues, bamirës i shumë veprave të hajrateve të panumërta. E shpenzoi tërë pasurinë e tij, duke ndërtuar institucione bamirëse jashtë qytetit të Prizrenit. Nuk ka ndërtuar hajrate në qytetin tonë, gjë që kjo ka shkaktuar hidhërime te banorët e Prizrenit. Duke përfunduar të dhënat për të, kronisti në fjalë thotë se në afërsi të katundit të vet kishte ndërtuar një pendë, dhe kishte gjallëruar shumë vakëfe në rrethinën tonë. Ai nuk ndërtoi objekte të tjera fetare, përveç një trualli të madh që la në Prizren për t'u ndërtuar një bibliotekë publike.[36]

Menjëherë pas largimit të Sinan pashës, më 1590, në vendin e tij u emërua një shqiptar tjetër - Mustafa pasha, i biri i Vezirit të madh Ajaz Pasha.[37]

Rreth vitit 1600, në krye të vilajetit të Halepit u shqua një shqiptar tjetër-Nasuh pasha. Kur erdhi ai në krye të këtij vilajeti, gjendja ishte kritike, ngase dominonin disa udheheqës të jeniçerëve, të cilët më vete kishin disa fshatra të këtij vilajeti e në të cilat i kishin shndërruar fshatarët në robër të tyre.[38] Me udhëheqësit e jeniçerëve, Nasuh pasha u ndesh në një betejë të ashpër dhe arriti t'i dëbonte jashtë Halepit. Duke mos u pajtuar me humbjen e pushtetit, udhëheqësit e jeniçerëve mblodhën forca të reja dhe u kthyen drejt Halepit në vitin 1602 për të sunduar aty si më parë.[39]

Në një betejë në afërsi të Halepit, që zgjati tërë ditën, Nasuh pasha i shpartalloi forcat gjakpirëse, të cilat nuk mendonin tjetër përveçse të shkatërronin vendin.[40] Pas qëndrimit të tij në Halep, Nasuh pasha më 1606 u emërua vali i Bagdadit, kurse më 1611 u bë Vezir i madh.[41] Në gjysmën e parë të shek. XVII, përkatësisht në vitin 1645, në postin e valiut të Damaskut u dallua edhe Mehmet pasha Kypryly (Köprulü), me origjinë nga fshati Rudnik i Beratit.[42]

Në kohën kur Mehmet pasha ishte Vezir i madh, më 1656-1661, dërgoi të birin Ahmet pashën për qeverisjen e vilajetit të Damaskut.[43] Ahmet pasha zuri postin e valiut të Damaskut në fillim të vitit 1660, atëherë kur Damasku ishte ballafaquar me probleme të ndryshme, nga anarkia e uria vdekjeprurëse.[44] Pasi shpëtoi Damaskun nga anarkia, Ahmet pasha ndërmori masa të ngutshme për importimin e drithit, për t'i shpëtuar banorët nga rreziku i urisë.[45]

Megjithëkëtë, Ahmet pasha nuk qëndroi shumë në Damask, sepse më 1 nëntor 1661 u emërua Vezir i madh në vend të babait, dhe në këtë post qëndroi 15 vjet, periudhë kjo kur Perandoria Osmane ishte në kulmin e zhvillimit të saj.[46]

Në periudhën tjetër, gjatë shekullit XVIII deri në fillim të shekullit XX, kemi një dukshmëri të shqiptarëve në Siri.[47] Gjatë kësaj kohe nuk është e kufizuar më ardhja e qeveritarëve shqiptarë në krye të vilajetit si në periudhën e parë, por tani ka përmasa më të gjera e më të ndryshme, gjë që shihet me formimin e kolonisë së shqiptarëve në Siri. Në shekullin XVIII prania e ushtarakëve me prejardhje shqiptare shtohet dhe merr karakter të përhershëm, sidomos në fund të atij shekulli.[48] Kështu, në gjysmën e dytë të shekullit XVIII shqiptarët përbënin rojen e valinjve të Damaskut.[49]

Në historinë e Sirisë, shekulli XIX është pa dyshim shekulli i shqiptarit Ibrahim Pasha, i biri i Mehmet Ali pashës, i cili në Siri la gjurmë të thella. I lindur në Kavallë, por i edukuar në frymën e qytetërimit arab, ai luftoi

me mish e me shpirt për krijimin e një shteti kombëtar arab në baraspeshë me kohën.[50]

Për ta siguruar ardhmërinë dhe pozitën e Mehmet Ali pashës, Ibrahimi kërkoi që ai personalisht ta udhëhiqte edhe pjesën e Sirisë. Pasi mori leje për këtë, duke marrë si shkak një ndryshim që ndodhi me Abdullah pashën, vali i Akkasë, Ibrahim pasha në vitin 1831 rrethoi Akkanë dhe nënshtroi Gazën, Jafën dhe Hajfanë. Me urdhrin që mori nga babai i tij, ia mësyu për të pushtuar tërë Sirinë. Duke u fajësuar nga ana e shtetit për grushtshtet, Perandoria Osmane dërgoi ushtri kundër tij. Mirëpo, ajo nuk ishte në nivelin që kërkonin rrethanat ushtarake të shtetit osman, meqë kryengritja greke dhe ngjarjet e tjera të vazhdueshme si dhe vështirësitë ekonomike dhe luftarake, i kishin sjellë shtetit osman prapambeturi. Në korrik të vitit 1832, në afërsi të Humsit, ai u ndesh me ushtrinë osmane të udhëhequr nga nëntë pashallarë. Duke e shpartalluar ushtrinë, ai e nxori Sirinë nga duart e sulltanit.[51]

Ibrahim pasha theu terësisht ushtrinë osmane edhe dy herë: në Biln dhe në Konjë, duke e rrezikuar selinë e sulltanit dhe Stambollin.[52] Mirëpo, Fuqitë e Mëdha ndërhynë shpejt për shpëtimin e Perandorisë Osmane dhe e detyruan sulltanin, më 4 prill 1844, ta lëshonte Sirinë, me kusht që Ibrahim pasha të kthehej prapa.[53]

Në kohën e Ibrahim pashës, 1832-1840, shoqëria siriane përjetoi ndryshime të mëdha, në saje të reformave të tij të bazuara në frymën kombëtare. Gjatë sundimit të Ibrahim pashës në Siri, ishte një kohë kur vazhdimisht po shtohej numri i shqiptarëve të ardhur në këtë vend. Në atë kohë forca kryesore e ushtrisë së Ibrahim pashës përbëhej prej shqiptarëve, dhe në radhët e saj kishte rreth 15 mijë veta.[54]

Gjatë viteve 1832-1840, kur Ibrahim Pasha sundonte në Siri, shqiptarë nga vise të ndryshme vinin vazhdimisht në Damask. Në vitin 1834 me Mustafa pashën në krye, nga Kreta erdhën shtatë mijë shqiptarë, prej tyre katër mijë ishin të krishterë, të cilët u gjendën në Damask në Ditën e Krishtlindjes.[55] Ardhja e shqiptarëve në Damask nga ky vit u shtua, dhe ky numër vazhdoi të mbetej edhe pas largimit të Ibrahim pashës. Gjashtë vjet më vonë, do të thotë më 1840, kur ushtria osmane u kthye nga Egjipti, numri i shqiptarëve u shtua edhe më shumë.[56]

Mirëpo, në një luftë të madhe dhe të rreptë, që u zhvillua në fushën e Konjës, dhe me zënien rob të Reshid pashës, Ibrahim pasha shkoi përpara deri në Kutahije, ndonëse me intervenimin e shteteve evropiane u detyrua të ndalej aty. Me marrëveshjen e Kutahisë, që u lidh në muajin Zulhixhe (ar. dhu-l-hixhxhe - sipas kalendarit hënor, muaji i dymbëdhjetë) në vitin 1832 territori i Sirisë dhe vilajeti i Adanës i qenë lënë Egjiptit, prandaj vilajeti i Sirisë dhe ai i Adanasë iu besuan Ibrahim pashës. Pas gjashtë vjetësh përsëri filloi lufta ndërmjet tyre dhe, edhe pse Ibrahim pasha e fitoi luftën në Nezip, ndërhynë fuqitë evropiane. Flota angleze vuri në nishan Akkanë dhe Bejrutin dhe, meqë filloi të kërcënonte rreziku edhe Aleksandrisë, Ibrahim pasha, nën këtë presion, Sirinë dhe Adanën përsëri i la nën administratën e Shtetit Osman dhe u detyrua të tërhiqej në Egjipt. Këtë herë vendosi që Mehmet Ali pashës t'i bëhej zëvendës, veçse, meqë iu shkatërrua shëndeti nga mundimet e ekspeditave të ndërmarra, për të kërkuar shërim, shkoi nëpër Evropë. Shëtiti Italinë, Francën dhe Anglinë. Sidomos në Paris, në mënyrë të mrekullueshme u prit nga ana e Lui Filipit. Kur u kthye në Egjipt, babai i tij, meqë ishte dobësuar dhe kishte rënë në gjendje shumë të keqe shëndetësore, në vitin 1848 shkoi në Stamboll. Sado që zyrtarisht iu besua të kalonte në detyrën e valiut të Egjiptit, pas kthimit në Egjipt, disa muaj para vdekjes së babait të tij, vdiq.[57]

Ibrahim pasha konsiderohet nga njerëzit më të mëdhenj të botës, si strateg lufte dhe udhëheqës ushtarak nga ana teorike. Ai i ndihmoi shumë babait të vet, Mehmet Aliut, në ekspeditat e tij. Ishte shumë i kujdesshëm në komandimin e ushtrisë. Në këtë çështje u tregua shumë i ashpër jo vetëm për të tjerët, po edhe për veten. Në ekspeditat ushtarake nuk dallohej nga ushtarët e rëndomtë në haje e në pije, në fjetje dhe në zgjimin nga gjumi, madje në rreziqet më të mëdha nuk tërhiqej (për të shpëtuar veten e për të pësuar të tjerët). Ishte trim i pashoq, guximtar dhe i vendosur. Shkathtësinë dhe potencialin udhëheqës e komandues të shtetit e dëshmoi në Siri. Nuk e dëshironte salltanetin (komoditetin). Tërë kujdesin ua kushtonte punëve të shtetit, sidomos zhvillimit të bujqësisë. Shkurt, ishte një ministër trim, i drejtë, i mençur, i sinqertë. Pati tre djem. Ahmed pasha, i cili ishte djali më i madh i tij, pasi mori gradën e ministrit, u mbyt në ujë. I dyti ishte Ismail pasha, ish-hidiv, kurse i treti ishte Mustafa Fazil pasha, i cili vdiq në Stamboll. Ishte nga ministrat kryesorë të Perandorisë Osmane.

Është me rëndësi të theksohet se edhe në gjysmën e dytë të shek. XIX në Siri gjendeshin në funksione të ndryshme disa figura të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, si Pashko Vasa-Shkodrani, Ismail Qemali-Vlora, etj.

Pashko Vasa erdhi në Siri rreth vitit 1867 si nëpunës i lartë në vilajetin e Halepit. Siç dihet, Pashko Vasa qëndroi aty deri në vitin 1870. Gjatë këtyre tre vjetve, qëndrimi i tij në Halep ishte i frytshëm së paku për krijimtarinë e tij poetike, siç thotë në një vjershë të tij *''Nën atë qiell kaq të ngrohtë''*.[58]

Në fund të shekullit XIX, përkatësisht në fillim të vitit 1890, vali i vilajetit të Sirisë u emërua Ismail Qemal Vlora. Ai në atë kohë ishte vali i Bejrutit, por ndërkohë iu dha edhe posti i valiut të Sirisë. Ismail Qemali qëndroi në krye të vilajetit të Sirisë për një kohë shumë të shkurtër, vetëm një muaj. Gjatë kësaj kohe ai arriti të kuptonte mirë dhe qartë këtë vend dhe problemet e tij.[59]

Do theksuar se si pasojë e ardhjes së shqiptarëve në Siri, u krijua një koloni e vogël shqiptare, e cila u zgjerua dukshëm që nga viti 1912. Siç duket, qysh nga shekujt XVII e

XVIII, shqiptarët vendosën të mbeteshin përgjithmonë në këtë vend të shenjtë, siç e konsideronin ata.[60]

Në fund të shekullit XIX numri i shqiptarëve në Siri u shtua edhe me ardhjen e atyre që u shpërngulën nga rrethet e Nishit dhe të Leskovcit; ata u vendosën në një lagje të veçantë që quhej *el-Muhaxhirinë*.[61]

Në fillim të shekullit XX ndër shqiptarët e ardhur në Siri u dalluan disa figura të një familjeje tjetër shqiptare, të njohur me nofkën Huluki. I pari i kësaj familjeje ishte Osman Nuri, i lindur në Kavallë, që kishte ardhur në Damask bashkë me ushtrinë e Ibrahim pashës.[62]

Kështu, që nga viti 1912 Siria u bë cak i shqiptarëve të ikur nga viset e tyre, si pasojë e Luftërave Ballkanike dhe e ndryshimeve të reja në viset shqiptare.

Përveç këtyre që theksuam, kemi edhe një valë tjetër, e cila mund të karakterizohet si vala e dytë e shpërnguljeve shqiptare në Siri, valë e cila do të zgjaste gjatë viteve 1925-1935, do të thotë gjatë ashpërsimit të dhunës shoqërore dhe kombëtare kundër shqiptarëve në Jugosllavinë e vjetër. Rëndom thuhet se mënyra e shpërnguljes së shqiptarëve në këtë valë për në Siri, trajtohet nga pikëpamja fetare, e jo nga ajo kombëtare.

Mbetet të vlerësohet numri i shqiptarëve të vendosur në Siri, por ai është vështirë të përcaktohet me saktësi për shkak se regjistrimet e popullsisë në Siri nuk mbështeten në përkatësinë kombëtare të pakicave.

Sipas Muhamet Mufakut, numri i shqiptarëve në Siri mund të jetë afro 5000, por kjo nuk do të thotë se ai është i saktë, për arsye se nuk disponojmë dokumente që vërtetojnë numrin e saktë të tyre.

---

*Fusnotat:*

1. M. Mufaku - *Prania e shqiptarëve në Siri dhe roli i tyre në jetën siriane*, Prishtinë, 1977, f.32-33.
2. Intervistë me *Shuajb Arnautin* (Aman), 18 prill 1998.
3. Intervistë me *Shuajb A*. (Aman), 18 prill 1998.
4. Roberto Moroco de la Roka, *Kombësia dhe feja në Shqipëri 1920-1944,* (i përkthyer nga origjinali prej Luan Omarit), Tiranë, 1994, f.21.
5. *Kryetar i Bashkësisë Islame të Stambollit*.
6. Po aty, f.28.
7. Po aty, f.28-32.
8. Po aty, f.35.
9. Po aty.
10. Dr. Hysni Myzyri, *Historia e Popullit Shqiptar për shkollat e mesme*, "Rilindja", Prishtinë, 1995, f.189.
11. Po aty.
12. Dr. Muhamet Tërnava, *Kaçaniku me rrethinë deri në Luftën e Dytë Botërore - Kolonizimi dhe shpërngulja e shqiptarëve*, Prishtinë, 1995, f.92.
13. Po aty, 92 -93.
14. Dr. Hysni Myzyri, vep. E cit., f.189.
15. Dr. Vasa Çubriloviq, *Shpërngulja e Arnautëve (shqiptarëve)*, Revista Kosova, Instituti i Historisë, nr. 04, Tiranë, 1994, f.45.
16. Intervistë me *Shuajb Arnautin* (Aman), 18 prill 1998.
17. Dr. M. Mufaku, *vep.e cit.*, f.38.
18. Po aty, f.38-39.
19. Po aty, f.33.
20. Po aty, f.33-34.
21. Dr. M. Mufaku, *vep. e cit.*, f.38.
22. Dr. Abdulkerim Rafik, *Bilad el- Sham vel-Misr min el-feth el-Uthmani ila hamlat Napoleon Bonoparta 1516-1799* (*Vendet e Sirisë dhe Egjipti nga pushtimi osman deri në ekspeditën e Napoleon Bonopartës 1516-1799*), Damask, 1968, f.393-394; Mufaku, *Prania…,* f.39.
23. Dr. Muhamet Mufaku, *Shqiptarët në botën arabe,* " Rilindja ", Prishtinë, f.31.
24. Dr. Muhamet Mufaku, *Prania…*, f.42.
25. Dr. Zakan Karkut, *Tetavur el-Harekati el-vatanijati fi Suria 1920-39, (Zhvillimi i Lëvizjes patriotike në Siri 1920-39)*, Bejrut, 1975,f.7-8.
26. Kamil el-Gazi, *Nahr el-Ahzab fi tarih Halep (Lumi i artë në historinë e Halepit)*, vëll.II, Halep, 1924, f.112-115.
27. Sami Frashëri, *VEPRA 9*, *Personalitetet Shqiptare në KÂMÛS AL-A'LÂM*.
28. Muhamed ibn Xhuma, *El- Mekarr el- Bashavat vel Kudat (Pashallarët dhe Kadinjtë)*, Damask, 1949, f.20.
29. Po aty.
30. Hasan Kaleshi, *Najstariji vakufski dokumenti u Jugoslaviji*, Prishtinë, 1972; Dr. Iljaz Rexha, *Monumente të kulturës islame të shekullit XV-XVI në Kosovë*, Edukata Islame, nr.75, Prishtinë, 2004, f.69.
31. Ekrem Haki Ayverdi, *Osmanli mimari eserleri*, III Cild, Istanbul, 1981; Dr. Iljaz Rexha, *Monumente të kult....,*f.69.
32. Iljaz Rexha, *Sinan Pasha dhe monumentet e tij në Kosovë gjatë shekullit XVI*, Bashkimi paqësor, Prishtinë, dhjetor 1993, f. 4-7.
33. Evlija Çelebi, *Seyahatnamesi, përkthyer nga Hazim Shabanoviq*, Putopis E. Çelebije, Sarajevë, 1979, f. 275-276.
34. Hasan Kaleshi, *Najstariji vakufski dokumenti u Jugoslaviji*, Prishtinë, 1972; Dr. Iljaz Rexha, *Monumente të kult*....f.70.
35. Dr. Iljaz Rexha, *Monumente të kult*....f.70.
36. Dr. Iljaz Rexha, *Monumente të kult...*.f.71.
37. Dr. Skender Rizaj, *Kosova gjatë shekujve XV, XVI, XVII*, Prishtinë, 1982, f.286.
38. El-Muhibbi, *Hulasat el-Athar fi ajn el-karn el-hadi asher, II ( Pasqyrë e veprimtarisë së të parëve të shekullit XI)*, II, Bejrut, 1966, f.214.
39. M. Mufaku, *Shqiptarët në botën arabe*, f.32.
40. El-Muhibi, *vëll. IV*, f.450-451.
41. S. Rizaj, *vep. e cit*., f.287.
42. Po aty, f.291.
43. M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.33.
44. Po aty.
45. El-Muhibi, *Hulasat el-Athar…,* vëll. II, f.353; M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.33.
46. Po aty.
47. Po aty, f.34.
48. Po aty, f.35.
49. Muhamed Kurdi Ali, *Hutat el-Sham*, vëll. III, Damask, 1925, f.3; Mufaku, *Shqiptarët...*, f.35.
50. M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.35
51. Po aty.
52. El-Xhemije el-Melekije lidirasat el-Tarihije *(Dhikra el-Batal) el-fethë, Ibrahim Pasha 1848-1948, (Shoqata Mbretërore për Studime Historike), përkujtim i heroit Ibrahim Pasha 1848-1948)*, Kajro, 1948, f.320-356.
53. Po aty.
54. Nehat Islami, *Gjurmëve të Mehmet Ali Pashës dhe ushtrisë së tij*, "Rilindja", Prishtinë, 9.VIII, 1977; M.Mufaku, *Shqiptarët...*, f.36.
55. M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.41.
56. Po aty.
57. Sami Frashëri, *VEPRA 9*, *Personalitetet Shqiptare në KÂMÛS AL-A'LÂM*.
58. Vehbi Bala, *Pashko Vasa*,Tiranë, 1979, f.66.
59. Ismajl Qemal Vlora, *Kujtimet, Toronto*, 1968, f.142; M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.44.
60. M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.44.
61. Ahmed Hilmi el-Alaf, *Dimeshk fi metla el-karn el-ashrin, (Damasku në fillim të shekullit XX)*, Damask, f.260-261; M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.44.
62. Ad-ham el Xhindi, *Alam el-Adab ve-Ifen (Flamurtarët e letërsisë e të artit)*, vëll. I, Damask, 1954, f.225; M. Mufaku, *Shqiptarët...*,f.44.

# Xhamia dhe roli i saj

**Fitim Flugaj**

### Zanafilla e xhamisë

Xhamia si institucioni kryesor në Fenë Islame, luan rolin më vendimtar në Islam. Ky institucion zanafillën e ka të hershme, fillon me Qabenë, e cila themelet i ka të vendosura nga melaiket, ndërsa muret të ngritura nga Ibrahimi dhe Ismaili a.s.: ”Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabesë - luteshin): “Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di”! (El- Bekare, 127)

Kjo na jep të kuptojmë se Qabeja është shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar me qëllim të adhurimit të Një Zoti, këtë rol tani e luan vetëm faltorja islame që mban emrin xhami ose mesxhid. Prandaj, një pjesë të shenjtësisë së Qabesë sot e bartin xhamitë në përgjithësi.

Pas Qabesë, sipas hadithit të Pejgamberit a.s., xhamia e dytë me radhë e ndërtuar me mure, është Mesxhidul Aksa në Jerusalem, e cila u ndërtua përafërsisht 40 vjet pas Qabesë, dhe tani konsiderohet Kiblja e parë dhe vendi i tretë i shenjtë në Islam. Të gjitha këto që i theksuam, kanë për qëllim që ta bëjnë të qartë se xhamia si faltore nuk figuron me dërgimin e Muhamedit a.s., por ajo e ka fillin me pejgamberët e mëhershëm, edhe pse xhamitë e ndërtuara nga pejgamberë të tjerë, nuk kanë ngelur mbi tokë deri në ditët tona dhe kanë përfunduar me kohën e misionit të tyre që ishte i kufizuar në kohë dhe vend, që do ë thotë se edhe xhamitë e tyre ishin të përkohshme, kanë mbetur vetëm këto dy xhami, që sot janë të shpallura vende të shenjta së bashku me Xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë, sepse këto kanë karakter tjetër nga xhamitë e pejgamberëve. Qabeja është vendi i parë në sipërfaqe të tokës që është ndërtuar për adhurimin e Allahut: ”Shtëpia e parë që u vendos për njerëzit (që ta adhurojnë një Zot) është ajo e ndërtuar në Bekken (Mekken) e bekuar...” (ajet kuranor)

### Roli dhe vlera e xhamisë pas ardhjes së Muhamedit a.s.

Roli dhe vlera e xhamisë pas ardhjes së Muhamed Mustafasë s.a.w.s. në tokë, ndryshon dhe merr një kah më universal, ashtu siç është edhe misioni i Muhamedit a.s., universal dhe i përhershëm. Nga vetë emërtimi xhami dhe mesxhide, arrijmë të kuptojmë edhe rolin, rëndësinë dhe vlerën e tyre. Vetë fjala xhami rrjedh nga fjala *xhem'a=bashkë* dhe nënkupton vendin ku tubohen- mblidhen dhe bashkohen njerëzit, për ta adhuruar Krijuesin e tyre Absolut dhe për ta organizuar jetën shoqërore, që do të thotë se xhamia, si në të kaluarën edhe tash, e luan rolin e bashkimit të njerëzve dhe bashkimin e radhëve të tyre. Një gjë e tillë po vërehet edhe në praktikë, sidomos tek ne shqiptarët, sa kohë që vetëm xhamia ka mbetur vendi ku mund të bashkohen të gjithë, pa dalllim partie, rajoni e krahine. Po në aspektin e përgjithshëm, xhamia tubon njerëzit e të gjitha racave, kombësive dhe vendeve.

Nga koha në kohë xhamia ka ndryshuar rolet e shumta që luan në shoqëri, por rolin e vet vendimtar dhe esencial - për adhurimin e Krijuesit Një Absolut dhe bashkimin e njerëzimit në besimin e Zotit Një, nuk e ka ndryshuar asnjëherë dhe as mund ta ndryshojë, sepse është i caktuar nga Krijuesi Fuqiplotë dhe këtë do ta luajë deri në Ditën e Kiametit.

Në kohën e Pejgamberit a.s. xhamia ka luajtur rolin e selisë presidenciale, rolin e shkollës, universitetit, rolin e parlamentit dhe shumë e shumë role të tjera. Shumë nga këto role i ka luajtur deri vonë, dhe në disa vende i luan edhe sot e kësaj dite, mirëpo, me ndryshimin e kushteve dhe standardeve të jetesës, disa nga funksionet e xhamisë i kanë marrë mbi vete institucione të tjera. Megjithëkëtë, xhamisë i mbetet një barrë kryesore në shoqëri, përgjithësisht, që është edukimi i shpirtit të njeriut. Në xhami edukohen shpirti dhe ndërgjegjja e njeriut, pa të cilat njeriu nuk e meriton të jetë njeri. Ai thjesht kalon në një qenie tjetër!, që vrapon pas ngashërimit nga epshe dhe dëshira, e xhamia është vendi ku njeriu edukon dëshirat dhe epshet dhe, duke u pasur respekt dhe frikë nga Zoti, fillon të dojë të mirën, të veprojë të mirën dhe të urdhërojë për të mirë e të ndalojë nga e keqja

### Kush i ndërton dhe mirëmban xhamitë

Xhamia është vendi më i pastër dhe më i bekuar mbi sipërfaqen e tokës. Është e ndërtuar për ta adhuruar Të Pastërtin-Zotin Fuqiplotë: “Dhe (mua më shpallet) se vërtet xhamitë janë veçant për ta adhuruar All-llahun, e mos adhuroni në to askënd tjetër me All-llahun!” (Xhin, 18), dhe kërkon që të ndërtohet nga të pastrit, besimtarët që E besojnë TË Pastrin dhe Ditën e Kiametit, kur do të pastrohen të gjithë njerëzit nga veprat që kanë bërë në dynja. Ata-besimtarët janë që fitojnë pasuri të pastër nga çfarëdo harami dhe, me atë pasuri të pastër,



ndërtojnë vende të pastra, që janë xhamitë dhe i mirëmbajnë ato: “Vërtet xhamitë i ndërtojnë dhe (për to) kujdesen e i mirëmbajnë ata që besojnë Allahun dhe Ditën e Kiametit....” (Kuran).

Ajeti kuranor është shumë i qartë dhe tregon se janë besimtarët ata që i ndërtojnë xhamitë për ta parë dritën e vërtetë të kësaj jete, e cila shndrit në zemrat dhe veprat e tyre: “(Vërtet ajo dritë e Zotit ) Eshtë në shtëpitë (xhamitë) që All-llahu lejoi të ngrihen, e që në to të përmendet emri i Tij, t'I bëhet lutje Atij mëngjes e mbrëmje.” (Nur, 36).

Pejgamberi a.s., për ata që ndërtojnë apo ndihmojnë qoftë edhe me ndihmë simbolike në ndërtimin e xhamisë, thotë se Allahu do t'ua ndërtojë nga një shtëpi në Xhenet: Transmetohet prej Othman bin Affanit, që thotë se e ka dëgjuar Pejgamberin a.s. (duke e ndërtuar xhaminë e Pejgamberit), të ketë thënë: “Kush ndërton një xhami (ndihmon në ndërtimin e saj), për hir që t'i drejtojnë fytyrat kah Zoti (për ta adhuruar Atë), Allahu atij (besimtari) i ndërton një xhami të tillë në Xhenet.” (Buhariu, Kitabu Salat-65, kapitulli).

Nga ky hadithi sherif kuptojmë rëndësinë që ka ndërtimi i një xhamie për besimtarin e sinqertë, sepse vetëm besimtarët janë ata që ndërtojnë dhe kujdesen e i mirëmbajnë xhamitë, ashtu siç na mëson edhe ajeti kuranor i sures Teube, që thotë: ”Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhamitë e All-llahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në zjarr.” (Teube 17)

Mbesim me shpresa tek Allahu që secila xhami që ndërtohet, të ndërtohet mbi këto parime kuranore dhe mësime të Pejgamberit a.s. Allahu i shpërbleftë të gjithë ata që i ndërtojnë dhe punojnë për hir të Allahut. Amiiiin!!!!!!

# Pesëmbëdhjetë arsye për të mos humbur kohën

Të gjithë e dimë se nuk është mirë ta kalojmë kohën kot. Duhet ta kemi të qartë se koha që shpenzohet për gjëra të padobishme, na bën dembelë dhe joprodhues. Sido që të jetë, shumica prej nesh nuk arrijmë t'i shohim pasojat afatgjata dhe pasojat e humbjes së kohës, si në këtë botë të përkohshme dhe në botën tjetër, të përhershmen.

Në rreshtat vijues do t'i përmendim thëniet e urta dhe qëndrimet e dijetarëve islamë, të cilat do të na ndihmojnë që ta vlerësojmë më shumë kohën tonë.



1. Koha nuk ka mundësi të kthehet prapa!

Kur të kalojë një pjesë e vogël kohe, ajo kurrë nuk mund të kthehet e as të kompensohet. Imam ibn Xhevziu r.a. ka thënë: “Frymëmarrja e njeriut është një hap i tij drejt vdekjes”. Imam Shafiu r.a. kishte dëshirë të thoshte: “Koha është sikur shpata! Sundoje me urtësi, para se të të presë”. Dijetari me këtë donte të thoshte se, nëse nuk e shfrytëzon kohën me urtësi, ajo do të ikë dhe do të ballafaqohesh me probleme të mëdha.

2. Kutitë janë të mbyllura!

Mësuesit, të shumtën, kohën e radhisin me kutitë: çdo orë është sikur një kuti që mbyllet dhe vendoset në raft. Në Ditën e Gjykimit, këto kuti (24 kuti në ditë), do të hapen dhe do të na shpaloset përmbajtja e tyre. Nëse çdo orë e jetës është e përmbushur me punë të mira, ne do të jemi prej të lumturve. Por, nëse ato kuti janë të mbushura me mëkate, pasi të na shpaloset përmbajtja e këtyre kutive në Ditën e Gjykimit, do të jemi të pikëlluar. Pasi të mbyllen kutitë në përfundim të ditës, i vetmi Allahu xh.sh. është Që posedon çelësat për t'i hapur ato në Ditën e Gjykimit.

3. Gjëja më e vlefshme që posedon njeriu, është vetë jeta!

Një dijetar i njohur islam, gjithnjë u kujtonte nxënësve të tij: “Koha nuk është vetëm para. Ajo është shumë më e çmuar se ari, se diamanti dhe xhevahiri. Koha është vetë jeta”. Hasan el-Basriu ka thënë: “O biri i Ademit! Ti nuk je asgjë tjetër përveçse një grumbull ditësh. Me kalimin e një dite, kalon edhe një pjesë jotja”. A mund t'ia lejojmë vetvetes që një pjesë të trupit dhe shpirtit tonë, ta humbim dhe ta hedhim në Xhehenem duke e kaluar kohën në punët kota dhe të ndaluara me Islam.

4. Ne jemi përgjegjës për rininë dhe jetën!

Të gjithë do të merremi në pyetje në Ditën e Gjykimit, për rininë tonë dhe për jetën tonë - si e kemi kaluar kohën? Muhammedi s.a.v.s. na tërheq vërejtjen: “Në Ditën e Gjykimit këmbët e njeriut nuk do të mund të lëvizin para se t'u përgjigjet këtyre pyetjeve:

- si e ka kaluar jetën e tij?
- ku e ka harxhuar rininë?
- si e ka fituar dhe ku e ka harxhuar pasurinë?
- si e ka fituar diturinë dhe a ka vepruar sipas saj? (Bezzari dhe Taberaniu)

5. Më mirë është të jemi koprracë ndaj kohës!

Hasan el Basriu r.a. ka thënë: “Kam jetuar me ashabët, të cilët kanë qenë më koprracë ndaj kohës, sesa jeni ju ndaj pasurisë suaj”.

6. Papunësia: është shenja e pakënaqësisë së Allahut xh.sh. me njeriun!

Një dijetar islam ka thënë: “Një prej shenjave për se Allahu xh.sh. nuk e do një njeri dhe që nuk është i kënaqur me të, është që ajo ose ai e kalon kohën kot së koti”. Allahu xh.sh., lejon që personi i cili nuk vepron sipas Urdhrave të Allahut xh.sh., ai ose ajo të merret me punë të kota, të padobishme dhe shumë të dëmshme.

7. Mosrespektimi i kohës!

Myslimanët e devotshëm, të cilët kanë jetuar para nesh, e konsideronin mosrespektim të kohës, nëse do t'i kalonte dita pa bërë dobi për bashkësinë, shoqërinë dhe vetveten. Një dijetar ka thënë: “Nuk ka pakënaqësi më të madhe për mua se dita e kaluar, në të cilën nuk kamë bërë ndonjë punë të mirë”.

8. Moskujdesi dhe dembelia janë të rrezikshme!

Ne nuk jemi të sigurt a do të jemi gjallë nesër, a do të bëjmë ndonjë vepër të mirë. Por, edhe nëse do të jemi gjallë, a mund të jemi të sigurt se do të bëjmë ndonjë vepër të mirë? Pse ta lëmë punën e mirë në mëshirën e kohës? Nëse sot jemi të pakujdesshëm dhe dembelë, ç'është ajo që do të na motivojë nesër për të bërë diçka të mirë dhe të dobishme.

9. Humbja e kohës është mosfalënderim ndaj të mirave të Allahut xh.sh.!

Koha e lirë është dhunti e Allahut xh.sh., të cilën shumica prej nesh nuk e vlerësojmë. Lidhur me këtë, Muhammedi s.a.v.s. na tërheq vërejtjen: "Dy dhunti që i keqpërdorin njerëzit, janë: shëndeti i mirë dhe koha e lirë.

10. Humbja e kohës është edhe humbje e qetësisë - e rehatllëkut!

Disa nga dijetarët e shquar islamë kanë thënë: "Njerëzit që e kalojnë kohën me punë joprodhuese dhe merren me punë të kota, shumë lehtë do ta humbin qetësinë dhe butësinë nga zemrat e tyre". Njerëzit që e humbin kohën, shumë lehtë do të marrin obligime dhe detyra, në kryerjen e të cilave gjithmonë vonohen, kështu që shumë rrallë do të kenë kohë për t'u marrë me familjen e tyre, për të përmendur Allahun, për të kërkuar rehati dhe qetësi në jetë.

11. Të përgatitemi për ditën e nesërme!

Të kujtojmë një hadith të Mahammedit s.a.v.s., të cilin myslimanët e kanë moto të jetës së tyre: "Puno për këtë botë sikur ke për të jetuar gjithmonë në të, kurse puno për botën tjetër - sikur do të vdesësh nesër".

12. Kontributi - prodhimi nuk duhet të vdesë bashkë me ne!

Asnjëherë nuk bën të lëshojmë rastin për të bërë vepra të mira, qoftë edhe nëse bota është duke u shkatërruar. Prej nesh gjithmonë kërkohet të jemi produktivë dhe optimistë, qoftë edhe në kohë të krizave dhe të kaosit. Ja se ç'na ka porositur lidhur me këtë, Muhammedi s.a.v.s.: "Nëse dikush prej jush ka marrë në dorë për të mbjell një fidan dhe në atë moment e vëren se po ndodh Kiameti, le ta mbjellë fidanin para se të bëhet Kiameti".

13. Arritja e kënaqësisë së Allahut xh.sh.!

Koha është emanet prej Allahut xh.sh. dhe obligimi ynë është që ta shfrytëzojmë në atë mënyrë që Allahu të jetë i kënaqur. Të gjithë e dimë dhe e kemi provuar, gjegjësisht na ka ndodhur të gjithëve, që, kur në ndonjë rast të mos i kemi kryer emanetin babës, nënës, mësuesit, drejtorit, etj. - sa jemi turpëruar të takohemi me të. E si do të takohemi me Allahun xh.sh., nëse nuk kemi përmbushur emanetet e Tij?

14. Të jesh produktiv, është synet i Muhammedit s.a.v.s.!

Muhammedi s.a.v.s. ka qenë shembull për të gjithë. Ai ka thënë: "Për çdo ditë besimtari është i obliguar të japë sadaka për secilin asht të gjymtyrëve të tij. Sadaka është pajtimi i dy vëllezërve, sadaka është t'i ndihmosh dikujt ta hedhë barrën në shpinë, dhe hap drejt namazit - është sadaka dhe heqja e çfarëdo pengese nga rruga - është sadaka.

15. Muhammedi s.a.v.s. e programonte kohën!

Muhammedi s.a.v.s. kohën e ndante zakonisht në këtë mënyrë:
- një pjesë të kohës për familjen e tij,
- një pjesë për ibadet,
- pjesën e tretë për aktivitete individuale dhe shoqërore (të shumtën e kohës e kalonte duke i zgjidhur problemet në mes njerëzve, duke i edukuar e duke ngritur bashkësinë e tij).

*Nga boshnjakishtja:*
***Esat Rexha***



# A mund të jemi të dobishëm për rrethin tonë?

Përderisa jemi besimtarë myslimanë , ne duhet t'ia parashtrojmë vetes disa pyetje esenciale: 1. Pse jetoj? 2. A kam vlerë si njeri? dhe 3. Sa mund të jem i dobishëm për rrethin ku jetoj?




1. Zoti i Madh nuk e krijoi njeriun pa ndonjë qëllim të caktuar. Zoti e ka çmuar njeriun me vetë mënyrën se si e ka krijuar, duke i dhënë mendjen, shëndetin, dhe duke e dalluar nga të gjitha krijesat e tjera të tij. Është e vërtetë se njeriu besimtar, në kohën e sotme ballafaqohet shumë shpesh me kriza të llojeve të ndryshme, saqë shumë herë e ndien veten të pafuqishëm kur përballet me to dhe, për pasojë, e humb besimin se do të jetë fitues ndaj këtyre sfidave. Besimtari mysliman duhet ta kuptojë se Zoti ka dashur ta sprovojë besimtarin në mënyra të ndryshme, përfshirë këtu edhe problemet e natyrave të ndryshme, qofshin ato sociale, ekonomike, religjioze, politike a kulturore etj., prandaj, besimtari në asnjë mënyrë nuk bën të pranojë të bjerë në situata të tilla ekstreme, sa ta pyesë veten: Pse jetoj?

Zoti e krijoi njeriun që ai ta falënderoj Atë edhe në situatat më kritike të jetës, edhe atëherë kur çdo shpresë ekzistuese për të ardhmen të ketë humbur, njeriu duhet ta dijë se Zoti do të jetë gjithmonë me të, nëse është në rrugë të drejtë. Pejgamberi ynë, Muhammedi, paqja e Zotit qoftë me të, shumë kohë thirri në Islam dhe fillimisht të paktë ishin ata që e përqafuan Islamin, por, me kalimin e kohës, u shtua turma e atyre që hynin në Islam, pra ai asnjëherë nuk u gjunjëzua, sepse ai e dinte dhe besonte se e mira do të triumfonte mbi të keqen. E pse të mos besojmë ne sot?

2. Vlera më e madhe e një njeriu besimtar mund të matet me shkallën e moralit, devotshmërisë dhe mirësjelljes që ka ai në raportet e tij me rrethin ku jeton. Sot jemi dëshmitarë se shumë vëllezër myslimanë nuk qëndrojnë mirë me familjet e tyre, me të afërmit e tyre dhe me fqinjët e tyre, prandaj detyra jonë si besimtarë, mbetet që të bëhemi jo pjesë e luftës kundër njëri-tjetrit, por pjesë e luftës kundër së keqes ose jovlerës në kuptimin e mirëfilltë të fjalës. ALLAHU në Kuranin e Tij famëlartë na mëson se të gjithë besimtarët myslimanë janë vëllezër me njëri-tjetrin dhe na udhëzon që të urdhërojmë për të mira dhe të ndalojmë nga të këqijat. Pra, le të bëhemi ne shkaktarët kryesorë të rikthimit të moralit dhe të besnikërisë në shoqërinë tonë, virtyte për të cilat janë krenuar në të kaluarën të parët tanë, por sot, për shkak të ndikimeve qoftë nga jashtë, qoftë nga vetë rrethi ynë i njerëzve të cilët mendojnë vetëm për interesat e tyre personalë, - jemi në situatën që e njohim të gjithë, thjesht në një krizë morali, të cilën nuk do ta kishim, sikur të ishim treguar të zgjuar nga mendja, por ja që e kemi.

3. Për sa i përket pyetjes ose dilemës së tretë, që shumë herë shtrohet para nesh, mund të themi se njeriu, duke qenë se është krijesa më e dalluar nga ana e Zotit, duhet ta ketë parasysh se përmirësimi i vetvetes – të jetë autokritik ose kritik i vetes së tij, - është një veprim i domosdoshëm që duhet të bëjë secili njeri besimtar, për të pranuar të metat e tij, në mënyrë që të jetë një besimtar i dalluar, sepse , vetëm duke qenë i tillë, njerëzit përreth tij, mund ta marrin atë si shembull për të bërë vepra të mira dhe të pëlqyera nga ana e Zotit.

Në qoftë se ne nuk jemi shembull për vepra të mira, atëherë ç'mund të presim nga të tjerët?

Ne jemi të dobishëm, sepse: ne E njohim Krijuesin tonë; ne i njohim njerëzit me fjalën e Tij; ne i edukojmë fëmijët tanë në mënyrën që na ka mësuar Zoti ynë; ne ndalojmë nga e keqja dhe urdhërojmë për punë të mira; punojmë në këtë botë, por nuk e harrojmë botën tjetër dhe - ne kontribuojmë në zhvillimin dhe përparimin e shoqërisë sonë, çfarëdo që të jetë ajo.

Ne si besimtarë myslimanë, sot jetojmë në një kohë kur dukuritë negative, si - droga, prostitucioni, alkooli, bixhozi e të tjera, janë bërë pjesë e jetës sonë të përditshme dhe, në qoftë se vazhdojmë të mbetemi vetëm si spektatorë të këtyre gjërave, ato nuk do të ndryshojnë vetvetiu kurrë, por do të ndryshojnë vetëm nëse mobilizohemi në të gjitha aspektet kundër tyre. Allahu në Kuran thotë: ZOTI NUK E NDRYSHON GJENDJEN E NJË POPULLI, PËRDERISA AI POPULL TË MOS E NDRYSHOJË VETË GJENDJEN E TIJ.

*Përgatiti:*
***Atdhe Ibrahimi***

# Vendimi i Ministrisë së Shëndetësisë për bankat e spermës

**Mr. Bashkim Aliu**

Risia e fundit e Ministrisë së Shëndetësisë në Republikën e Maqedonisë, qe banka e spermës, apo e ngjizjes artificiale, e cila do t'u mundësohet qytetarëve pa pagesë.

Kjo çështje, nuk ka thjesht vetëm karakter mjekësor, por kërkohet të tregohet edhe qëndrimi i Sheriatit islam ndaj çështjes në fjalë, sepse ka edhe implikime fetare.

Normalisht, do të ishte më e drejtë që për këtë çështje të prononcohej institucioni zyrtar fetar islam në RM, i cili i përfaqëson myslimanët, por ja që deri më tash kjo nuk është bërë. Realisht, është dashur që ky qëndrim të publikohet në mediet elektronike dhe të shkruara, bile edhe t'u rekomandohej imamëve që në ditën e xhuma t'i kushtojnë kujdes kësaj çështjeje në ligjëratat e tyre, në mënyrë që popullata të kuptojë qëndrimin e fesë së cilës i përket, përkitazi me këtë çështje.

Për t'u bërë kjo punë, gjegjësisht për të dalë me një qëndrim zyrtar për këtë çështje, institucioni fetar në vend duhet ta ketë komisionin për fetva, i cili do të ketë seanca të rregullta dhe do të komunikojë me popullatën përkitazi me çështjet të cilat e interesojnë popullatën. Në këtë kohë ka shumë çështje për të cilat popullata do të dijë qëndrimin e Sheriatit; fetvatë për këto çështje kërkojnë analiza kolektive e jo vetëm personale. Fjala vjen: njerëzit vazhdimisht pyesin për kreditë e bankave, sigurimet, ushqimet me përmbajtje xhelatine etj. Është e vërtetë se ka edhe shumë çështje të rëndësishme dhe probleme të mëdha, me të cilat ballafaqohen institucionet fetare, por kjo nuk arsyeton mosmarrjen e hapave konkretë në këtë plan.

Është e vërtetë se për pyetje fetare përgjigjen hoxhallarët e nderuar në vendet ku kryejnë shërbim fetar, por ka çështje të cilat kërkojnë konsultim dhe rrahje të problemit në qarqe më të gjera dhe nga më shumë njohës të çështjeve, në mënyrë që pastaj të dilet me përfundime të përbashkëta. Kjo do t'ua lehtësonte punën shumë edhe imamëve dhe do të kishte qëndrim zyrtar për çështje të caktuara problemore bashkëkohore.

Unë që para një viti, madje disa herë, e kam diskutuar këtë çështje me muftiun e Tetovës dhe me përgjegjës të ekzekutivit të Myftinisë së Tetovës, e po ashtu edhe me disa imamë, por ja që nuk ka ndonj përgjigje konkrete. Më kanë thënë në mënyrë jozyrtare se kanë formuar komisionin për fetva, por për fat të keq ende nuk është bërë konstituimi i tij, ose ekzekutivi e di mirë si duhet të veprojë. Duhet t'i informojë zyrtarisht anëtarët e këtij komisioni dhe të caktojë datën e takimit konstituiv si dhe t'i japë mbështetjen e duhur, dhe kështu të fillojë të funksionojë këshilli. Pastaj, është përgjegjësi e këshillit se si do t'i lëvizë punët.

Një këshill i këtillë duhet të ekzistojë edhe në suaza të Bashkësisë Fetare Islame të RM-së dhe të jetë aktiv në kontakt me popullatën dhe imamët. Unë nuk flas këtu për vendime që mund të jenë marrë e nuk janë jetësuar, apo për këshilla virtuelë që ndoshta janë formuar, po kanë ngelur të panjohur për popullatën dhe hoxhallarët.

Vendosa ta ngre këtë çështje publikisht pas disa konsultimeve që  kam bërë në Myftininë e Tetovës për këtë çështje, por që nuk u ndërmor asgjë. Është e vërtetë se bisedat kanë qenë konstruktive, ata kanë qenë të hapur dhe mikpritës, por më vjen keq që ende nuk u vu në prakikë.

Para ma tepër se një viti, një propozim të ngjashëm dhashë edhe në një seminar në Medresenë e Prishtinës, bëra thirrje për formimin e një Akademie Islame mbarëshqiptare: Shqipëri, Kosovë Maqedoni, ku do të mblidheshin kuadrot fetare dhe do të caktonin objektiva të punës së akademisë. Kjo do të ishte e ngjashme me punën që bëjnë akademitë e shkencave dhe arteve. Nëse jo kaq, atëherë do të ishte në rregull të formohet një këshill për fetva në nivel të trojeve shqiptare.

Prandaj shfrytëzoj rastin që këtë propozim t'ua shtroj përmes medieve, institucioneve fetare në trojet shqiptare, në veçanti i bëj thirrje Myftiut të respektuar të Kosovës Naim Tërnava, që të marrë një iniciativë të këtillë, meqë Bashkësia Islame e Kosovës ka qenë më stabile dhe pa turbullimet që pati Bashkësia Fetare Islame e RM-së kohën e fundit.

Ky propozim del në veçanti në këtë kohë kur ja Ministria e Shëndetësisë në RM mori një vendim të këtillë për bankat e spermës.

Po ashtu, me këtë rast do të këshilloj popullatën që të mos bëjë ndonjë hap në këtë drejtim, sepse në Islam kjo është e ndaluar, gjegjësisht marrja e spermës së një njeriu të panjohur a të njohur, me të cilin nuk është femra në lidhje bashkëshortore, fetarisht është e ndaluar rreptësisht.

Këtu kemi të bëjmë me përzierjen e gjenezës, çështjen e trashigimisë dhe, mbi të gjitha, nuk lejohet që sperma e një mashkulli të futet, bile as në mënyrë artificiale, në mitrën e një gruaje me të cilën nuk ka niqah-kurorë.

Nëse një njeri nuk ka fëmijë, duhet të shërohet, nëse ka mundësi, apo së fundi të martohet me një grua tjetër që lind. Nëse faji është tek burri, nuk bën t'i lejojë gruas që të marrë artificialisht spermën e një burri tjetër, por ose të shkurorëzohet me gruan, nëse ajo kërkon diçka të tillë, që të mund të martohet legalisht me një person, me të cilin do të ketë fëmijë, ose, nëse do ajo, të vazhdojnë jetën bashkëshortore duke bërë lutje tek Allahu për të gjykuar për ta atë që është më e dobishme.

Ndalimi i kësaj forme të ngjizjes është konfirmuar edhe nga Akademia e Fikhut Islam pranë Ligës së Botës Islame (Rabitatu-l-a'lemi-l-islami). Ky vendim është miratuar në seancën e dhjetë të këtij organi, mbajtur në selinë e LBI-së në Mekë prej 19-28 janar 1985.

# Vdekja – "gjumë i asaj bote"
## (Njerëzit flenë, kur vdesin, zgjohen!)

**Mr. Hamdi Thaçi**

Në këtë rrëfenjë të Muhamedit a.s. komentatorët e Kuranit, të krahut sufist dhe teozofik, kanë gjetur çelësin e vet për "teorinë" e lartë të gjumit, për njohurinë që fillon *pas asaj botës tjetër,* të përvojës së gjumit të kësaj bote, të përvojës që ka eksplikimin e vet në shumë vepra që trajtojnë shpjegimin e ëndrrave. Do të thotë, në Islamin ekzoterik ëndrrat janë shpjeguar nga aspekti i përvojës, që ka eksplikimin e vetë gjumit të këtejbotshëm (arab. Dunya - thënë shqip: bota e poshtme) - dhe janë vënë nën vështrimin e implikimeve të ndryshme romantike. Ka mbretëruar mendimi se shpjegimi i plotë i kuptimit të ëndrrës ekziston në realitetin e kësaj bote… Për këtë gjë nuk do të bëjmë fjalë këtu.

Ndërkaq, në teorinë e lartë të ëndrrës - siç i kemi quajtur kushtimisht kuptimet e shumta shumështresore të rrëfimeve kuranore dhe të studiuesve për gjumin, për vdekjen, për zgjimin, për parajsën ku "nuk flihet" - gjumi nuk trajtohet në këtë mënyrë dhe refuzohet gjykimi i plotë për ëndrrat sipas kritereve të kufizimeve të kësaj bote. Nuk bën të ndodhë që gjumi si një rrafsh më i lartë i *zhgjëndrrës,* të shqyrtohet me kriteret e zhgjëndrrës së kësaj bote, sepse në këtë mënyrë hyjnorja do të plandosej poshtë, qielli do të rrëzohej në tokë (në gjuhën arabe fjala qiell – *sama'*, në mënyrë të drejtpërdrejtë implikon kuptimin e *së tejmës, të lartës, hyjnores.* Ta themi troç, fjala *sama'* nuk mund të reduktohet në *dynja!*

Për këtë shkak, kjo traditë (hadith) e Muhamedit a.s. ishte dhe ka mbetur gur kufiri për shumë tematizime të **zgjimit dhe *të syçeltësisë***, kurse si arsye e kësaj qëndron edhe në pohimin e Kuranit se *ZOTI nuk kotet as nuk bie në gjumë. Termi i Kuranit "ayqaz" (djemtë e shpellës* ***të zgjuar****)* është bërë paradigmë e shumë titujve filozofiko-sufistë në Lindjen islamike. Ibni Sina (Avicena) dhe Ibn Tufayl (Abubaceri) shkruajnë libër me titullin *Ibni ia ka dhënë*. Porse, për djemtë e zgjuar të shpellës (për Kahvët) do të flasim pak më vonë.

Nuk ka dyshim se për temën e zgjimit dhe të syçeltësisë, në traditën islame teozofike ndoshta më së miri kanë shkruar Ibn 'Arabi dhe Mulla Sadra Shirazi. Që të dy për këtë janë frymëzuar nga Kurani dhe kjo gjë është të paktën e qartë, meqë kjo *Scriptura sacra* kumton "ZOTI merr shpirtrat në gjumë"; atij që ia zgjat jetën, ia kthen shpirtin", në të kundërtën shkaktohet vdekja! Gjithashtu, po në këtë qëndrim thuhet "ZOTI i merr shpirtrat edhe në çastin e *vdekjes,* kështu që syve të sufizmit dhe të teozofisë tradicionale nuk u ka shpëtuar ai krahasim hyjnor i gjendjes së *gjumit* dhe *të vdekjes*, kurse këtë të fundit vetë Muhamedi a.s. e quan zgjim!

Kur në Kuran Muhamedit a.s. (do të thotë njeriut *in toto*) i shqiptohet se "është i vdekur, dhe se të vdekur janë edhe njerëzit e tjerë – e kjo do të thotë gjithashtu se njeriu gjatë secilit gjumë do të jetë dorëzuar në përqafim të ZOTIT, kurse në ngrohtësinë e tij fshihen që të gjithë kufijtë *kohorë* (djemtë e Shpellës kanë menduar se kanë fjetur "një ditë apo një pjesë të ditës" kurse kanë qëndruar qindra vjet) dhe *vendorë* (Muhamedi a.s. "gjatë udhëtimit të fortë" - *al-isra'* - del në rrafsh të zgjimit më intensiv, kurse për rrethin e vet në gjumë të thellë, ka vajtur të thuash deri në fund të Fronit të ZOTIT). Këtu po i lëmë anash ato shpjegime, të cilat, duke u inauguruar në temat e mësimeve islamike për mikro dhe makrokozmosin, thonë se atëherë L a r t ë s i t ë me shtresat e veta kanë ardhur tek Muhamedi a.s., e jo të ketë shkuar Muhamedi a.s. tek ato, dhe se ai nuk kishte luajtur këmbën nga pragu i shtëpisë.

Por, sido që të jetë, sufizmi islamik, përmes *zgjuarjes (*në shtresat e thella të gjumit), ka kërkuar "anën tjetër të ZOTIT! (Ibn 'Arabi flet gjerësisht për zgjuarjen që duhet ta gëzojë sufisti dhe mund ta gëzojë vetëm pranë ZOTIT të zgjuar amshueshmërisht. "ZOTI i vështron njerëzit", thotë Kurani, kurse mistiku i sojit të Ibn 'Arabit, do ta sprovonte vështrimin e ZOTIT dhe në suaza të përditshmërisë së vet, sufisti i vërtetë sprovon gjendjen e zgjimit. El-Qushayri i shquar, thekson se zgjimin e vet e ka përsosur aq shumë, sa ka dëgjuar hapin e thneglës.

Nuk kemi të bëjmë këtu me zhdukjen e gjumit, por me zhvillimin e gjumit të zgjuar, dhe kjo gjë në sufizëm nuk është përmbajtje disparate e mendimit. Për këtë është mirë të lexohet *El-Gazali,* që gjendet në *Alkimi.* Aty flitet për "armatat e ZOTIT" që drejtojnë qarkullimin e gjakut, trurin, veshkët, mushkëritë, ëndrrat… Zgjimtarët dërgojnë *armata të zgjuarish*, kurse zgjimtarët *përherë janë mbrapa*, thonë sufistë islamikë, duke u mbështetur në *Kuran*. Zgjimtari është "oqean që përfshin të gjitha oqeanet – aludohet në një kapitull të *Kuranit,* sidomos kur "ZOTI është në pusi". Që të gjitha këto hapësira të *Kuranit,* sufistët i shpjegojnë edhe në suaza të temës së gjumit/ardhmërisë: Zgjimtari qëndron



përmbi gjumin, gjumi është ujëdhesë në detin e ardhmërisë, dhe gjithçka që është në ujëdhesë, ekzistimin e vet ia di për nder së ardhmes. Kur fjalët e *Kuranit muhit* (ZOTI si "oqean"), *mirsad* (Zoti si "ai që qëndron në pusi"), lexohen gjeometrikisht, dhe sufizmi islamik shpesh propozon këtë gjë, "pozicioni i ZOTIT është pozicion në prapavijë"! Kur shohim ndonjë udhëtar në "prapavijë", ne e shohim atë dhe pjesën e rrugës që ka kaluar, si dhe rrugën që duhet ta kalojë e kaltërsinë e horizontit të largët. Kurse zgjimi është gjithëpërfshirës, ai përfshin edhe gjumin si ëndërrim, edhe të fjeturit si gjumë: e para paralajmëron atë zgjimin e tejanshëm, e dyta – vizita e shkurtër e vdekjes, që ndodh në përputhje me rrotullimin e Tokës rreth vetes, në mënyrë që Dielli ta zgjojë përherë – njeriut i kujton atë zgjim.

## II

Vigjëlimi është temë e traditës së madhe të interpretimit dhe të hermenautikës së *Kuranit*. Gjumi madje merret si dëshmi e *existentio Dei* në *Kuran.* Do të thotë fakti se njeriu nuk bën t'i nënshtrohet ardhmërisë permanente të këtejanshme, sepse disa gishtërinj të padukshëm e vënë në gjumë dhe një nënë e padukshme ia këndon ninullën, dhe herë pas here e zgjon, - ka cytyr komentatorët e *Kuranit* të bëjnë kontemplacione, prandaj ia kanë hyrë të futen rreth temës së ashtuquajtur të zgjimit të madh, thënë më saktësisht të *kryengritjes së madhe*.

El-Gazali vdekjen e tillë e ka quajtur "prehje ndërmjet dy zgjimeve", të voglit "në këtë botë" dhe të madhit "në atë botë". Ai gjumi i shkurtër "ndërmjet dy zgjimeve" në *Kuran* është paraqitur si hyrje: në "zgjimin e madh" njerëzit do të pyesin veten "kush i zgjon ashtu nga urna e vet?" *Scriptura sacra* thotë se "një e thirrur do t'i qesë njerëzit mbi dhe", kurse atyre do t'u duket "se vetëm një natë dhe një mëngjes paskëshin mbetur" në gjumin e vdekjes…

Nuk e kemi për qëllim që këtu të merremi me eshatologjinë kuranore, për hir të vetvetes së saj, por me tërësinë e tematizimit të zgjimit. Dhe rreth kësaj teme është e pashmangshme *koha* që tretet në gjumë. Ç'është e drejta, në zgjimin e asaj anës tjetër nuk ka kohë, nuk ka hapësirë! Rreth kësaj është interesant një rrëfim nga *Kurani*, që tashmë e kemi përmendur – *gjumashët e rinj nga Shpella.* (Na vjen keq pse na mbetet për një rast tjetër të bëjmë eksplikimin e disa asociacioneve për atë se rrëfimet e *Platonit* për njerëzit e Shpellës në *Shtetin* e tij, janë një komentim i mirë për këtë rrëfim nga *Kurani*).

*Kurani* thotë se një grup djelmoshash, siç thonë komentet, ata kanë qenë hebrenj, - për shkak të ndjekjeve fetare, ishin strukur në Shpellë. Aty ZOTI i kishte vënë në gjumë treqind e nëntë vjet! Dielli e kishte ndriçuar shpellën nga ana e djathtë dhe nga ana e majtë (bëhet asociacion në *rrethin*), kurse "ZOTI gjumashët i kishte kthyer sa në të djathtë, sa në të majtë." Kur janë zgjuar, kanë thënë se kanë fjetur një ditë ose një gjysmë dite.

Megjithatë, kur njëri nga ata erdhi në qytet, u çudit: komentatorët thonë se gjatë asaj kohe "kishin ndryshuar gjuha dhe materiali, edhe banorët, edhe paraja".

Ndryshimet në zgjimin e kësaj bote duken si të gjata, kurse ëndërrimi dëshmon se ato janë të shpejta si "të rrahurat e syrit". Ndryshime në vigjëlimin e asaj bote as që ka, prandaj, për këtë shkak, tejanësia është e pamatshme; meqë çdo matje, çdo shëmbëllim dhe çdo peshim ka mundësi të bëhet vetëm aty ku ka ndryshime, kjo do të thotë prandaj se çdo drejtpeshim, peshim dhe matje, është një konvencion i thjeshtë në zgjimin e këtejbotshëm të njerëzve! Po të mos ishte kështu, të gjithë njerëzit këtu "në fund të sferës së Hënës" do të masnin njësoj dhe të njëjtat pesha do t'i kishin.

Prandaj gjumashët e Shpellës kishin gabimisht llogaritur kohën e gjumit të vet: dhe është ditur se do të gabonin, sepse ishin përpjekur që zgjimin e asaj bote ta masnin me kutet e kësaj bote, në mënyrë ezoterike t'u nënshtroheshin kritereve ekzoterike, amshimin ta masnin sipas kohës!

Shpjegimet ezoterike të *Kuranit* e vlerësojnë *këtë botë,* ku "pjesa dërrmuese e njerëzve", siç thekson *Kurani*, "nuk di as nuk kontemplon, do të thotë është në gjendje të gjumit të kësaj bote, dhe të pazgjimit.

## III

Është interesante se Ibn 'Arabi (të cilin është vështirë ta kuptosh "sistematikisht"), konsideron se i gjithë gjumi këtu në Tokë është ËNDËRR GJUMI! Ky teozof këtë maksimë të urtë e shqipton në veprën e njohur *Fusus al-hikam,* kur flet për ëndrrat e Jusufit. Do të thotë, meqë jemi këtu në fund të sferës së Hënës, ne *ëndërrojmë.* Kur *që më parë* suksesioni i kohës/ëndrrës së kësaj bote të na jetë dhuruar gjatë gjumit, kur nga ajo ana tjetër zhgjëndrra e vërtetë, të paktën përmes zemërimit, del në gjendjen tonë të kotjes, - atëherë na kaplon habia për *shkëputjen e kauzalitetit,* i cili, si theksojnë fizikat ezoterike, e sundon këtë botë.

Kuptohet, Ibn 'Arabi nuk pranon shumësinë e shkaqeve (të cilat gjoja përbëjnë kauzalitetin), por vetëm një shkak – ZOTIN. ZOTI, *i cili nuk kotet as nuk e zë gjumi* dhe i cili *është i njëjtë* në gjithë botën, por edhe në *gjithësundimin e botës,* nuk e përdor kauzalitetin si *"me ZOTIN para ZOTIT".* Konsekuenca e fundit e kësaj teozofie të Ibn 'Arabit është se jo vetëm që ZOTI nuk fle, as nuk ëndërron, porse as "bota nuk fle". As ZOTI as bota nuk e njohin kauzalitetin; kauzaliteti është fatamorganë e njeriut!

Kur ta thotë Kurani "gjithë ç'është në gjithësi, noton", atëherë kjo do të thotë se gjithçka në gjithësi vështron përpos rrafshit njerëzor të njeriut (kurse rrafshi hyjnor i njeriut, ta zëmë, të rrahurat e zemrës, dhe edhe vetë zemra - zgjohet).

*Manam fi manam* (ëndërr në gjumë) është, në anën tjetër, përpjekja e asaj bote në këtë botë, që njeriu e dikton vetëm herë pas here me rastin e të hutuarit nga kauzaliteti. Ëndrra që ka arritur të na ndihmojë nga ajo anë, nuk paralajmëron për ngjarjen që do të ndodhë; ky është paralajmërim për ngjarjen që tashmë ka ndodhur! Jakubi e këshillon Jusufin, që të mos i tregojë ëndrrat e veta, sepse ai nuk i rrëfen ëndrrat e vërteta, po ndodhitë! Ibrahimi e nxjerr të birin në bjeshkë, që të shohë se a do të realizohet me të vërtetë i asobotshmi në këtejbotë… Do të mund të përmendnim edhe më shumë këso personalitetesh/paradigmash biblike-kuranore, por është më me mend të përmendnim disa autoritete islamike të tematizimit të ëndrrave.

Ibn 'Arabi në komentin e vet për *Kuranin* si orientim ezoterik, thekson se shpirti në gjumë u nënshtrohet veprimeve të asobotshme. Gjumi është vetëm një rrugicë nga ajo anë në këtë anë"; vetë tradita islame njeh edhe frymëziminin-spirimin, që është një formë intensive e zgjimit, kjo do të thotë se frymëzimi është "zgjim nga gjumi" i zgjuarjes në një rrafsh më të lartë të zhvillimit të betejës. *Iluzioni* ose *wahy* është forma më e lartë e zgjimit të njerëzimit: në këtë

mënyrë Mojsiu (Musa) kishte marrë Torën (*Taurat*), Daudi *Psalmet*, Jezusi (*Isai*) porosinë e Engjëlleshës (Inxhil), kurse Muhamedi kështu e mori *Kuranin.*

Ëndrrat që realizohen, sintagmë kjo me të cilën Ibn 'Arabi nuk mendon për ëndrrat që kanë burim të pastër fiziologjik (ai që fle i etshëm, ëndërron ujin), - janë nga e njëjta fushë, thotë ai, sikundër edhe vetë proklamimi. Sufisti më i shquar islamik, thotë pastaj, se në mes *iluzionit* dhe *ëndrrës* nuk ka dallim, përveçse ëndërrimi shfaqet në gjumë, do të thotë në gjendje *të ëndrrës së dyfishtë,* kurse *wahy* arrin tek shenjtorët e ZOTIT në gjendje të zgjimit të tyre të kësaj bote. Kuptohet, zgjimi i këtejbotshëm në raport me zgjimin e botës së tejme, sipas një tradite të Muhamedit a.s., është rrafsh i ëndrrës. Ibn 'Arabi sugjeron shpjegimin se ëndrrat që realizohen, janë zgjim i njerëzimit në gjendjen e tyre të gjumit, kurse porosia e iluzionit është ai zgjimi shenjtëror i njerëzimit në zgjimin e tij të këtejbotshëm.

## IV

Po ta vështrosh nga aspekti fiziologjik, gjumi dhe ëndrra janë në lidhje të drejtpërdrejtë me mbylljen e syve. Është interesant se në shumë trajtime islamike, për *syrin* dhe *veshin* (si dhe për organe të tjera të shqisave të njeriut) syri dallohet si organ i vetëm shqisor, i cili edhe në gjendje të zgjuar, në mënyrë suksesive *fsheh* dhe *shquan* veten kundruall realitetit që percepton, përkatësisht realiteti kurrnjëherë nuk shtrohet para njeriut, që ta kapë pa dridhrimë. Veshi, ndërkaq, rri përherë *i hapur* kundruall rrafsheve të botës tingullore. Deri atëherë kur me vullnet ta drejtojmë shikimin dhe t'i mbyllim sytë përballë një gjëje që nuk duam ta shikojmë, nuk mund të mos e dëgjojmë, kur të na thërrasë dikush.

Islami, po ta kundrojmë "globalisht", përparësi i jep veshit dhe dëgjimit para syrit dhe shikimit. Në viset e thata dhe të zhveshura e për sy monotone, të Arabisë, mbizotëron zëri i bubullimës, që në mesin e bjeshkëve shkëmbore të Tihamës merr kumbimin e jehonës së shumëfishtë. Pas vapës ditore, natën dëgjohen jo fort larg kërkëllimat shkëmbore...

Vetë *Kurani,* të thuash rregullisht, një herë përmend dëgjimin, pastaj shikimin. Sipas shkencës islame të revelatës, iluzioni, të thuash rregullisht, është në gjuhë - do të thotë është në perceptibilitet me veshin. Nuk ka filologji që do ta shpjegonte tërësisht fshehtësinë e stagnimit dhe "ngjizjen" e kuptimit dhe të zërit në gjuhët njerëzore dhe "hyjnore". Miqtë besnikë, grupi islamik teologjiko-filozofik i shekullit X, shtrojnë edhe pyetjen se mos është kjo botë më e pasur me dhuntitë tingullore akustike, apo ndoshta me dhuntitë vizuale, të rrafshit vizual të perceptimit me sy të realitetit. Përgjigjja nuk dihet, sepse tekefundit, ka plot ngjyra që nuk i sheh syri ynë, dhe ka shumë zëra në Vaselen, që nuk i dëgjon veshi ynë. "Nuk ia vlen të thuash *sa qetësi e madhe është!* Më mirë është të thuash *ne s'dëgjojmë asgjë!"*- thotë një poet.

Ëndrrat janë edhe tejkalim i tejanësisë, e cila na viziton rrugëve nga ajo *anë* në anët e *kësaj* bote, dhe "ndrydhje" e këtejanshme. Sufizmi islamik atë anë të realitetit e quan "të fshehtë", fjalë për fjalë, "gjë që është në thellësi", kurse "këtë anë" e quan *zahir* (gjë që shihet, që njeriu e përjeton në realitet). Porse edhe ezoterikja dhe ekzoterikja krijojnë një unitet. Ëndrrat janë disi nga *ajo* botë dhe nga *kjo* botë njësoj, siç është rrjedha e lumit disi e lidhur me burimin e vet. Sufizmi islamik ndoshta do të mund të përkufizohej shkurt si metodë e identifikimit të individuales në shumësi. Syri nuk ka zotësi të kapë botëra të identifikimit, as që mund të pretendojë të kapë tërësinë deri në atë shkallë, sa mund ta bëjë veshi. Derisa syri të jetë hedhur në një horizont të gjërave, horizontet e tjera i shfaqen si të mjegullta, ose zhduken fare. Derisa veshi mund t'i perceptojë edhe zërat *nga prapa*, *anash* dhe *para* vetes (por kuptohet, edhe zërat *e sipërm* dhe *të poshtëm*) dhe, në mënyrë që të mos kthehet në drejtim nga vjen zëri në realitet, syri nuk mund ta bëjë këtë gjë dhe detyrohet, përmes shikimit radhazi, të fshehjes dhe të dukjes, t'i diktojë gjërat. Syri pa dritë e ka kot, veshi, ndërkaq, nuk na mashtron as në natën e errët!

Nga fundi i kësaj eseje po japim një fragment nga *Enciklopedia e Miqve Besnikë,* në të cilin glorifikohet shqisa e të dëgjuarit. Gjatë gjumit njeriun nuk e lë as syri (kur i shikon ngjarjet e botës së andejme), as veshi, porse në ëndrra dikujt iu *ka thënë* diçka, në ëndrra ai *ka dëgjuar* diçka, janë ëndrrat, të cilat në traditën islame quhen "ëndrra të vërteta".

"Disa filozofë thonë se dëgjimi dhe shikimi janë dy shqisat më të mira dhe se janë më të dalluarat ndër shqisat që u ka dhuruar Krijuesi qenieve të gjalla. Disa thonë se shikimi është shqisë më e mirë, sepse ajo është si dita, kurse dëgjimi është si nata. Të tjerët thonë se shqisa e dëgjimit është më e mirë se shqisa e shikimit, sepse shqisa e shikimit kërkon fakte shqisore derisa t'i gjejë, ashtu si shërben robi. Tek shqisa e dëgjimit, përkundrazi, shkojnë faktet shqisore dhe u bëjnë shërbim, siç u bëhet shërbim mbretërve. Të tretët thonë: shikimi deri tek faktet shqisore shkon vijës së drejtë, kurse dëgjimi shtrihet rreth e rreth. Të katërtët deklarojnë: Syri sheh vetëm objektet lëndore, kurse shqisat e dëgjimit janë shpirtërore. Të pestët thonë: Shpirti, përmes dëgjimit, arrin të marrë lajme për atë që për vend dhe për kohë janë larg tij, kurse syri dhe shikimi arrijnë vetëm deri tek ajo që tashti është e pranishme. Të gjashtët theksojnë: Shqisa e dëgjimit në krahasim me shqisën e shikimit është më e saktë, sepse, përmes llojllojshmërisë së *shijimit,* di ta thotë të vërtetën, i di tonet simetrike dhe di dallimin në mes diskursit të vërtetë dhe diskursit ku janë braktisur disa bashëtingëllore…, kurse shqisa e shikimit gabon në të shumtën deri aty ku shtrihet, sepse shqisa e shikimit nganjëherë të madhen e sheh të vogël, kurse të voglën të madhe, nganjëherë të afërmen e sheh të largët, kurse të largëtën të afërme, nganjëherë të lëvizshmen e sheh si të palëvizshme, kurse të palëvizshmen si lëvizje…"

Kur *Kurani* flet për fatamorganën ose për djallëzinë apo për magjitë, atëherë këtu kemi të bëjmë me diskursin për *syrin!* Në këtë botësi ëndërrojmë për zgjimin. Prishja e ëndërrimit për zgjimin ndodh përmes gjumit të syrit, me anë të magjisë apo fatamorganës. Tashti jemi, në bazë të një urtie të Muhamedit a.s., në paraakt, sepse kemi prirje të gjykojmë sipas jashtësisë, ta diktojmë kauzalitetin që nuk ekziston në realitet dhe i cili është rezultat i plogështisë së syrit, të cilën e shkakton plogështia e arsyes.

"Ëndrrat e vërteta" janë imtësira të të veçantës në shumësi, që lind në ne vetëm kohë pas kohe, me vrushkullimë. Vdekja në ëndërr nga "ana e tejme" të zgjon nga gjumi "i kësaj bote". Intensiteti i të zgjuarit varet nga afërsia që ke me të Zgjuarin.

# Fan Stilian Noli për urrejtjen dhe luftërat ballkanike

Çështjen e marrëdhënieve të shqiptarëve me popujt fqinjë në fillim të shekullit XX, para dhe gjatë Luftës Ballkanike, e trajtoi edhe Noli. Për këtë e gjejmë në letrën e tij të hapur, që së bashku me priftin N. Cara, nga Amerika, ia dërguan Sinodit rus, më 9 nëntor 1912, kur ushtritë serbe, malazeze dhe greke po marshonin drejt pushtimit të trojeve shqiptare.

Letra ka të bëjë me arsyet që popullin shqiptar të krishterë e kishin bërë të mos radhitej në Aleancën Ballkanike në luftë kundër Perandorisë Osmane, por, përkundrazi, t'i mbështeteshin mu asaj, për të mbrojtur interesat kombëtarë dhe atdhetarë të shqiptarëve të krishterë e myslimanë.

Po shenoj disa nga këto arsye.

“Tek shqiptarët e të gjitha besimeve dhe partive politike mbizotëron ideja se kjo luftë nuk është asgjë tjetër, p e r v e ç s e përpjekje për të shtypur kombin shqiptar përpara, se të jetë në gjendje të kundërshtojë agresionet kundër të drejtave të tij. Ky besim është përforcuar nga fakti se shtetet ballkanike kanë deklaruar luftën kundër Turqisë pikërisht atëherë kur Qeveria Osmane, duke dashur t'u jepte fund kryengritjeve të gjata e të përgjakshme, njohu zyrtarisht kombësinë shqiptare dhe na njohu të drejtën dhe lirinë për të hapur shkollat tona kombëtare, të cilat kabineti i mëparëshëm i kishte mbyllur brutalisht....“.

Ka edhe arsye të tjera, me karakter tjetër.

* * *

Një ndër shkaqet që i bënin shqiptarët të hidheshin në krahun e turqve në këto rrethana, janë edhe këto: E para, në të kaluarën, aleatët ballkanikë i kanë bërë popullit shqiptarë më shumë dëme se Turqia; E dyta, shqiptarët janë të bindur se do të trajtohen me më pak mëshirë nga pushtuesit e krishterë në krahasim me ato që kishin pësuar nga turqit.

“Ju jeni mirë në dijeni nga raportet tona të mëparshme për krimet e padëgjuara të prelatëve grekë në Shqipërinë e Jugut.

A është vallë e nevojshme, - vazhdohet në letër, - t'ju kujtojmë mallkimet marrëzisht solemne të peshkopëve grekë kundër gjuhës tonë kombëtare, çkishërimet e patriotëve shqiptarë ortodoksë, refuzimin e riteve të shenjta për arsye politike, ushtrinë e tyre të informatorëve që denoncuan tek autoritetet dhe rrënuan qindra familje gjatë sundimit të sulltan Hamidit, bandat e tyre të kriminelëve, që me nxitjen e tyre vrisnin fetarë e priftër shqiptarë, faji i vetëm i të cilëve ishte dashuria e sinqertë dhe e natyrshme për kombin e tyre. Për të gjitha këto krime të peshkopëve grekë, mund të dëshmojnë edhe bullgarët (mund të mendohet për maqedonasit S.M.), që kanë vuajtur prej tyre pa ashtu si dhe ne”.

* * *

Në letër kujtohet rasti i 100.000 muhaxherëve të ndjekur e të përndjekur pas shtrirjes së Serbisë sipas Traktatit të Kongresit të Berlinit. Përmendet edhe qëndrimi jokorrekt i Malit të Zi ndaj refugjatëve shqiptarë, që, për sa para të marra, i detyroi të riktheheshin e të binin nën mëshirën e Turqve të Rinj.

“Këto shtete të krishtera, theksojnë shkruesit e letrës, me qëllime për të zhdukur nacionalitetin shqiptar, nuk ngurruan të ndihmojnë me gjithë shpirt sulltanin e kuq, dhe të jenë nën petkun e neutralitetit të mirë, bashkëpunuan me ekspeditat gjakësore të Turqve të Rinj, kundër shqiptarëve“.

Në vazhdim, autorët sqarojnë pozicionin e tyre politik e njerëzor. “Megjithatë, duam të qartësojmë se nuk u kundërvihemi Shteteve të Aleancës Ballkanike për shkak të urrejtjes së tyre racore, por për shkak të politikës së tyre të padrejtë dhe pretendimeve të tyre arrogante për qytetërimin e gadishullit Ilirian.... Është i mirënjohur fakti se civilizimi i



*Fan Noli*

të krishterëve të Shteteve Ballkanike është inferior krahasuar me atë të turqve. Kjo është po aq e vërtetë sa ka qenë në rastin e Kryqëzatave fanatike të mesjetës të krahasuara me arabët myslimanë, të cilët kishin një civilizim shumë më të zhvilluar se bullgarët, grekët dhe serbët, të cilët kryen kundër njëri-tjetrit tmerre të patregueshme, që në historinë turke nuk mund t'i gjesh. Ata do t'i persëritin ato dhe do t'i hidhe'ën në fyt njëri-tjetrit mbi prenë, nëse dalin me sukses në luftën e tanishme. Shqiptarët mendojnë se kjo luftë është përpjekje thjesht e grekëve dhe e sllavëve të ndërsyer të Ballkanit, për të zgjeruar kufijtë e tyre kryesisht në dëm të shqiptarëve“.

Noli dhe Cara, duke kujtuar pozitën e vështirë të shqiptarëve dhe të kaluarën e tyre të hidhur e të përjetuar edhe nga barbarizmat sllave e greke, i kujtojnë sinodit rus: “E sulmuar nga të gjitha anët nga të krishterët hipokritë dhe tradhtarë, Shqipëria nuk ka strehë tjetër veç flamurin e Hënës.“˙ Është ky një konstatim i vetmuar dhe i guximshëm që vjen nga dy klerik shqiptar ortodoks, me arsim të lartë dhe përgjegjës i Kishës Autoqefele Shqiptare, për të cilët nuk mund të dyshohet në qëllimet e tyre të pastra kombëtare e atdhetare. Është kjo protestë e kulturuar e dy klerikëve tolerantë në pikëpamje të

raporteve ndërfetare e paqësore në çështjen e zgjidhjes së problemeve ndëretnike në Ballkanin e trazuar në fund të shperbërjes së Perandorisë Osmane.

Një dëshmi se Noli dhe Cara kishin të drejtë në vlerësimet e tyre, është pushtimi i trojeve shqiptare nga aleatët ballkanikë dhe krimet e ushtrive të tyre ndaj popullatës shqiptare të pambrojtur, kundër të cilave reaguan edhe Trocki në cilësinë e gazetarit, dhe "Makedonski Golos", e përkohshme maqedonase, që botohej në Sankt Peterburg.[**]

Parashikimi i tyre për fatkeqësinë e shqiptarëve që do ta pësojnë pas Luftës Ballkanike, për fat të keq u vërtetua, për të tretën herë, tetëdhjetë vjet më vonë, me pretendime që të përfundonte ajo që kishte filluar, "që nga viti 1804 (pa përmendur periudhën e Car Dushanit në shek. XIV)[***]...

Propoganda antishqiptare sllavogreke, sidomos ajo serbe, se shqiptarët janë ata që po rrezikojnë paqen e sigurinë në Ballkan dhe në Evropën Juglindore, mu ashtu si ishte në kohën e protestës së Nolit, do të shumëfishohet në vitet nëntëdhjetë, së cilës do t'i kundërvihet intelegjencia e angazhuar shqiptare kosovare. Po citojmë një prej tyre: "... paqen e sigurinë në Ballkan a në Evropën Juglindore, zotëria jote, nuk e rrezikojnë shqiptarët, që asnjëherë deri më tash në historinë e tyre nuk janë treguar si agresorë e barbarë, por pikërisht sllavët, që edhe sot po tregohen ndër popujt më agresivë të rruzullimit...[****]"

*Prishtinë, 11.ll.1998*

### Shqiptarët kërkojnë sundimin e gjysmëhënës dhe jo të kryqit

Parashikimet dhe vlerësimet e Nolit u bënë realitet i hidhur shumë shpejt. Këtë e vërtetojnë raportet gazetare, që vinin nga korrespodentë të shumë gazetave evropiane, amerikane dhe aziatike – ruse, ndër të cilët ishte edhe Trocki, i cili vinte nga Moska. E dëshmojnë edhe shumë raporte diplomatike të konsujve të Fuqive të Mëdha, ndër të cilët edhe ai i konsullit britanik në Manastir, C.A. Greig, datë 11.12.1913, i cili i shkruante Foreingn Offis-it për sjelljet e ushtrisë turke dhe greke dhe për mizoritë e grekëve mbi shqiptarët e Korçës. "*Ajo çka na befasoi,* ***raportonte Greig****, ishte se, edhe pse të uritur, ata* (ushtarët turq-S.M.) *nuk morën asgjë me forcë, por vetëm kërkuan lëmoshë nga vendasit. Korçarët u ofruan ushqim, por shumë prej tyre nuk arritën të gjenin ushqim dhe hanin bar e rrënjë bimësh. Ishte e paimagjinueshme që një ushtri kaq e uritur të ruante akoma rregullat dhe gjakftohtësinë. Autoritetet e ushtrisë turke morën nën kontroll dhe shfrytëzuan vetëm ndërtesat publike, ndërsa ndërtesat dhe objektet private nuk u prekën. Ushtarët turq flinin si qentë në terren të hapur edhe kur bënte kohë e keqe. Për strehë kishin shpellat, ndërsa për dyshek baltën e madhe."* Në vazhdim Greig raportonte për rezistencën që u bënë ushtrisë greke, për mbushjen e Korçës me fshatarësinë e Plasës, Dishnicës etj., të ikur natën nga ushtria greke, dhe për masakrën që i bënë trimit mysliman, i cili luftoi derisa i mbaroi fysheku i fundit. *"Pasi u kap rob, në vend që të mbahej në burg* - shkruan Greig - *trupi i tij u copëtua dhe iu dha qenve për ushqim. Pastaj i gjithë fshati Plasë u dogj."* Kur ushtria greke hyri në Korçë, pa rezistencë, populli priste që të vendosej rregulli e të sigurohej qetësia, siç është rregulli në raste të ndërrimit të pushteteve. Kështu do të duhej, por kështu nuk ndodhi… *"Gjëja e parë që bënë grekërit, ishte shkatërrimi i asaj që ata e quanin* 'propagandë shqiptare dhe tradhëti ndaj shtetit të tyre`. *Ata filluan të burgosnin, persekutonin dhe përzunë të gjithë ata që nuk pranonin se ishin grekë… hynë në ndertesat private pa pëlqimin e pronarëve. Nuk mbeti asnjë mysliman pa u plaçkitur… U urdhëruan që të flitej vetëm greqisht…Me anë të dhunës dhe përdorimit të bajonetave, u mblodhën firmat për t'i dërguar në Londër, që të vertetonin se Korça, qendër edukative dhe politike shqiptare, ishte qytet Helen. Brenda 24 orësh u përzu nga qytetit z. Kenedi, misionar amerikan. Rrethuan shkollën ku ishim të vendosur, e mbajtën të rrethuar tri net. Frikësoheshim se do të na digjnin. … Ajo çfarë ne prisnim nga turqit, e morëm shumëfish nga të krishterët..."*

*Është befasuese kur shikon të vertetën e thjeshtë të këtij populli, i cili tashmë që ndodhet nën regjimin serb dhe grek, kërkon sundimin e gjysmëhënës dhe jo të kryqit.*[1]

Është normale se për Greing-un kjo mizori ishte e habitshme, ashtu si ishte e pabesueshme për Miss Edith Durhamin raporti se *"Vilajeti i Kosovës ishte mbushur me kufoma grash dhe fëmijësh"*[2], derisa oficeri serb, me të cilin po drekonin, nuk i tha se kishte asgjësuar fisin e Lumës. Kur e pyeti oficerin "Pse keni bërë kështu?", të gjithë qeshën. Oficeri iu përgjigj: *"Shkoni atje tani dhe kërkoni miqtë tuaj. Nuk ka mbetur asnjë".* Problemi mysliman ishte zgjidhur. Të gjithë ishin vrarë.[3]

Edhe sot, pas 95 vjetësh, nuk është e kuptueshme se si demokracia evropiane nuk ka mësuar nga socialdemokrati serb i shekullit XIX, i cili kishte ngritur zërin kundër hakmarrjes së hajdutëve, aq të çmuar në historinë serbe, ndaj turqve (lexo: shqiptarëve), *"vetëm e vetëm pse ishin turq".* Populli serb, shkurt, synonte t'i shfaroste turqit, shkruante Svetozar Markoviç.[4]

***Selim Musliu***

* Haqif Mulliqi, Të krishterët shqiptarë dhe Lufta Ballkanike, "Kombi", Prishtinë, f. 30, 31.08.1998.

** Trocki.

*** Rexhep Bunjaku, Dinjiteti dhe ringjallja, Bujku, Prishtinë, 08.09.1998, f. 9.

**** Abdullah Konushevci, Një pamflet antishqiptar, Bujku, Prishtinë, 09.09.1998.

1. Gazeta Besa, Prishtinë, 30.01, 2008, f.21.
2. Rilindja, Tiranë, Dhimiter Dishnica, 29.12.1993, f, 13.
3. Rilindja, Tiranë, Dhimiter Dishnica, 29.12.1993, f, 13.
4. Serbija në lindje, Rilindja, Prishtinë, 1982, f.36.

# Mbresa nga Haxhi 2007

Shkuarja në Haxh, organizuar nga Bashkësia Islame e Kosovës, u realizua me anë të linjës ajrore dhe asaj tokësore. Ishte kënaqësi e veçantë të ishe bashkë me ata që kishin mërsyer vendet e shenjta në Medinë e Mekë, për të kryer Haxhin, një prej kushteve të Islamit, për ata që kanë mundësi financiare.

Vaksinimi dhe bërja e Duasë së Haxhit qenë pjesët përgatitore për rrugëtim, të cilin nuk mund ta harrojë kurrë haxhiu që merr këtë rrugë, sidomos për herë të parë.

Fluturimi me aeroplan ishte i rehatshëm e relaksues, sidomos derisa haxhinjtë lexonin Duanë e udhëtimit.

Me të arritur në aeroportin e Medinës, menjëherë u kryen procedurat kufitare, sepse qemë të vetmit haxhinj dhe patëm fat për të mos pritur fare.

Me të kaluar pikën kufitare, në aeroport takuam udhëheqësit e Bashkësisë Islame për pjesën e Haxhit, të cilët kishin dalë për të na pritur. Ata kishin organizuar autobusët për të na transportuar deri tek hoteli i caktuar në Medinë.

Vendosja në hotelin "Taiba" në Medinë qe mjaft e përshtatshme duke pasur parasysh se xhaminë e Profetit Muhamed e kishim aq afër, për të mos thënë ishim pothuaj në oborrin e saj.

Përveç faljes së namazit, organizuar nga udhëheqësit e grupeve të haxhinjve tanë, vizituam kodrën Uhud, xhaminë Kibletejn, xhaminë Kuba si dhe shtatë xhamitë.

Vlen të përmendet vendosmëria e haxhinjve tanë për të bërë namaz në xhaminë e profetit Muhamed, ndërsa duhet theksuar sidomos vizita tek varri i Profetit Muhamed, i cili gjendet brenda kompleksit të kësaj xhamie madhështore.

Takimi me studentë shqiptarë që studiojnë në Arabinë Saudite, përkatësisht në Medinë, shtoi inkurajimin tonë,







*Autori i tekstit me udhëheqësin e haxhinjëve, Bahri ef. Simnica*

sepse mësuam se ata këtu nuk kanë kurrëfar detyrimesh financiare, përveçse të studiojnë, madje ata mbështeten edhe nga haxhinjtë tanë në forma të ndryshme.

Kushtet e studentëve tanë atje, do të dëshironim t'i kenë edhe studentët tanë të tjerë këtu tek ne.

Madhështore dhe e paharrueshme mbetet vizita në shtypshkronjën e Kuranit në Medinë, mbi të gjitha kur, ndër përkthimet dhe botimet e shumta në këtë shtëpi botuese, gjejmë Kuranin e përkthyer në gjuhën shqipe.

Megjithatë emocionet të kaplojnë kur në bibliotekën e xhamisë së Profetit Muhamed mund ta gjesh Kuranin në gjuhën shqipe, ndërsa, për sa u përket kushteve të pastërtisë dhe vendeve për abdest, aty çdo gjë ishte shembull se si duhen krijuar kushtet për pastërti për besimtarët.

Përgatitja për të udhëtuar për Mekë solli gërshetim emocionesh, nga një anë sepse po linim Medinën dhe Xhaminë madhështore të Profetit Muhamed, e nga ana tjetër, një vullnet e dëshirë e papërshkrueshme për të shkuar në Mekë, sa më shpejt që të jetë e mundur.




Moment i rëndësishëm është veshja e Ihramit, që i bën gjithë besimtarët të jenë të barabartë.

Nisja për Mekë, ndonëse me një pritje të pazakontë, zgjonte kërshërinë për të parë ambiente përgjatë autostradës, e cila gjarpëronte përmes shkretëtirës.

Ndalimi në Mikat ishte hapi i parë drejt Mekës, ndërsa rrugëtimi gjatë gjithë natës shoqërohej me këndimin e Telbijes.

Vazhduam rrugën me gjatësinë rreth 470 kilometra nga Medina deri në Mekë, ndërsa arritja në Mekë dhe vendosja në hotelin e caktuar, ishte një çlodhje për haxhinjtë, të cilët pas një rruge të gjatë, mezi prisnin që nga lagjja Xhymeze, ku ishim të vendosur 4 kilometra larg Haremit, të shkonim për të falur namazin në Qabenë e Bekuar.

Takimi me haxhinjtë e vendeve të ndryshme sa interesant po aq ishte inkurajues, meqë nuk ishim të harruar, andaj mbetet në zemër të çdo haxhiu takimi me haxhinjtë e vendeve të tjera, të cilët interesoheshin për situatën në vendin tonë, posaçërisht për statusin që pritej të zgjidhej së shpejti.

Organizimi për Arafat dhe qëndrimi ynë atje, përmbushet me lutje të haxhinjve nga më të ndryshmet, dhe sidomos për fatin e së ardhmes së vendit tonë.

Me të përfunduar të kohës së paraparë të qëndrimit në Arafat, vazhduam rrugën për Myzdelife, vendi ku haxhinjtë, pas faljes së dy namazeve të shkurtuara, mblodhën guralecët, me të cilët do të gjuajmë në mënyrë simbolike djallin në Mina, në mëngjesin e ditës së Bajramit.

Me t'u kthyer në Mekë, përkatësisht në hotelin ku ishim të vendosur, i shkurtuam flokët dhe u liruam nga Ihrami.

Më pastaj kremtuam festën e Bajramit së bashku në Mekë, përfshirë këtu edhe haxhinjtë nga Kosova Lindore.

Vizita në Xhebeli Nur, po ashtu mbetet njëri nga kujtimet e paharruara, sepse shohim shpellën Hira, ku i zbritën ajetet e para kuranore Profetit Muhamed.

Dalngadal po i afroheshim fundit të Haxhit dhe, duke hedhur guralecët ditën e dytë e të tretë në Mina, na mbetej për të kryer vetëm Tavafin lamtumirës, i cili njëherësh shënoi fundin e Haxhit për këtë vit.

Kthimi për Kosovë gjithashtu u organizua nga drejtuesit e Haxhit, të Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilët, si erdhëm nga Kosova në Haxh, në linjë ajrore dhe tokësore, u kthyem pa asnjë të vetmin problem të mundshëm.

Pritja e Haxhinjve në Aeroportin Ndërkombëtar të Prishtinës qe impozante: Kishin dalë familjarë dhe qytetarë të shumtë, për të pritur Haxhinjtë, të cilët po ktheheshin nga vendet e shenjta.

***Zenel L. Hajrizi***

**Bashkësia Islame e Kosovës**
**Këshilli i Bashkësisë Islame – Vushtrri**
**Nr. 93/08**
**Data: 11/03/2008**

Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri në mbledhjen e rregullt të mbajtur më 04.03.2008 shqyrtoi kërkesat për plotësim të vendeve të punës andaj vendosi të shpallë:

# Konkurs

për vendin e punës në Xhaminë e fshatit Ropicë si imam, hatib dhe mual-lim.

Kandidati duhet të plotësojë kushtet në vijim:

- Të ketë kualifikim superior;
- Të ketë aftësi komunikuese me xhemat;
- T'i përmbahet rregullores së KBI-së.

Çdo kandidat përveç kërkesës për këtë vend pune duhet të sjellë edhe:

- Diplomën e fakultetit,
- Certifikatën e lindjes dhe
- Çertifikatën e mjekut.

Shënim: Dokumentacioni i pakompletuar nuk do të merret fare në shqyrtim ndërsa konkursi, nga data e shpalljes së tij në revistën zyrtare të BIK-ut “Dituria Islame”, mbetet i hapur për 15 ditë.

*Ferizaj*

# Shënohet Ditëlindja e Profetit Muhamed a.s




Organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame të Ferizajt (KBI), më 20 mars 2008 është mbajtur manifestimi qendror për nder të Ditëlindjes së Profetit Muhamed a.s.. Në këtë manifestim që u mbajt në qendrën e kulturës "Hivzi Sylejmani ", merrnin pjesë përfaqësues nga kryesia qendrore e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), pushtetarë të komunës së Ferizajt, përfaqësues të KFOR-it Amerikan, TMK-së, subjektet politike organizatat e dala nga lufta dhe shumë xhematlinj e qytetarë të tjerë. Fjalën përshëndetëse e mbajti kreu i KBI-së të Ferizajt Fehmi ef. Mehmeti, i cili përveç të tjerash, ka thënë se personaliteti i Muhamedit la gjurmë të pashlyeshme në historinë njerëzore e islame dhe pa dyshim konsiderohet si personaliteti më me ndikim në historinë njerëzore."Bujaria, sinqeriteti, altruizmi, falja, mëshira, morali i lartë, besnikëria, burrëria, - të gjitha këto ishin cilësi të mishëruara në personalitetin e tij. E veçanta e këtij manifestimi është se ne po festojmë në Kosovën e lirë dhe shtet sovran" - ka thënë para xhematlinjve, të cilët nuk i kishte nxënë salla e kësaj qendre. Ef. Mehmeti i porositi besimtarët që të punojnë së bashku në të mirë të vendit me përkushtimin më të madh në ngritjen e shtetit të Kosovës, për të siguruar një të ardhme më të mirë për të gjithë ne dhe gjeneratat e tjera që do të vijnë pas nesh. Në emër të Myftinisë së Kosovës, manifestimin e ka përshëndetur Resul ef. Rexhepi, i cili është ndier i entuziazmuar nga pritja dhe manifestimi i mirë që është bërë për nder të figurës së Muhamedit a.s. "Nga tërë ai margaritar që i Madhi Zot, më 20 prill 571, e ndryshoi gjithësinë, e ndriçoi botën, njerëzimin me dërgimin e tij si pejgamber. Rastet dhe vështirësitë që hasi Muhamedi a.s në misionin e tij, duhet të na motivojnë edhe më shumë që porositë, mësimet dhe emanetet e tij t'i çojmë në vend dhe t'i kemi mostër në jetën tonë, sepse vetëm në këtë mënyrë mund t'i garantojmë jetës sonë lumturi dhe njëkohësisht në Ahiret të gjejmë kënaqësi dhe rahmet e selamet nga ana e të Madhit Zot, xh.sh." - ka thënë ef Rexhepi. Ligjëratën e këtij manifestimi e ka mbajtur Sylejman ef. Osmani, i cili, duke bërë një kronologji të shënimit të mevludit nëpër vite në trojet shqiptare, ka thënë se kjo deri në mesin e viteve '30 të shekullit të kaluar, ishte një manifestim kombëtar, ku merrnin pjesë struktura të larta të Qeverisë Shqiptare që përfaqësoheshin nga Ministrat e ndryshëm, përkrah të të cilëve merrnin pjesë edhe diplomatë perëndimorë të akredituar në Tiranë, kurse për kënaqësi e grave, në mevlude merrte pjesë edhe Nëna Mbretëreshë. Në kuadër të manifestimeve të tilla priste takime të veçanta. Manifestimet ishin aq madhështore, saqë merrnin pjesë edhe krerët e feve të tjera. "Në këto ditë edhe organizmat shtetërorë të Kosovës duhet të veprojnë në këtë mënyrë, ngase ia kanë borxh shumicës absolute të myslimanëve të Kosovës, pjesëtarëve të fesë që i përkasin edhe vetë. Realiteti i ri kosovar obligon qasje krejt tjetërfare nga e kaluara. Jemi një shtet i ri që kemi nevojë të krijojmë ura të miqësisë me mbarë botën. Ministrat e caktuar në shumë raste nderojnë shumë personalitete historike dhe organizohen kremtime nën patronatin e instancave të vendit. Ne me të drejtë pyesim: Kur do të vijë dita që një nderim i tillë t'i bëhet edhe Muhamedit a.s."? është shprehur ef. Osmani. Këtë manifestim e begatoi edhe recitimi i shumë vargjeve kuranore, ilahive dhe kasideve që kishin përgatitur disa të rinj, të cilët, me zërat e tyre melodiozë, freskuan zemrat dhe ndjenjat e besimtarëve të mbledhur për këtë ditë madhështore.

***Rexhep Suma***

# Në Gjakovë solemnisht u shënua Ditëlindja e Muhamedit a.s.



Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjakovës, bashkë me shoqatën ndërkombëtare, kulturore, humanitare "Istambull" nga Turqia, më datën 22.03.08 (ditën e shtunë), pas faljes së namazit të Ikindisë, në xhaminë e "Hadum Agës" në Gjakovë, xhami kjo e cila është më e vjetra ndër xhamitë e qytetit, e cila është një ndër xhamitë unikate në Ballkan, dhe si e tillë radhitet ndër monumentet kulturore-historike fetare të qytetit të Gjakovës, dhe është nën mbrojtjen e UNESKO-s, - u mbajt një manifestim tradicional për Ditëlindjen e Muhamedit a.s.

Këtë vit, ky solemnitet nuk është si ato të viteve të shkuara, ka një të veçantë në vetvete, sepse për herë të parë po festojmë Ditëlindjen e njeriut dhe Profetit më të dashur të Allahut dhe vulës së profetëve, Muhamedit s.a.v.s. në shtetin më të ri të Europës, në Republikën Sovrane dhe të Pava-

rur të Kosovës. Në këtë manifestim morën pjesë masivisht të gjithë imamët e xhamive të qytetit dhe të komunës së Gjakovës, si dhe xhematlinj të shumtë...

Hapjen e programit, në mungesë të imamit të kësaj xhamie Enes ef.Koshi, i cili ndodhet për vizitë zyrtare në ShBA, e bëri Arsim ef.Morina, ushtrues i detyrës së kryeimamit në kohë të caktuar. Pasi falënderoi Allahun xh.sh. dhe dërgoi salavate për Muhammedin s.a.v.s., ai përshëndeti të gjithë të pranishmit dhe sidomos hfz. Idriz Keskin nga Turqia, njëherësh koordinator i Institutit të hivzit (për memorizimin e Kuranit) "Medreseja e Madhe" në Gjakovë, imamët e nderuar dhe xhematlinjtë. Në fillim, ai theksoi:

"Vëllezër e motra! Jemi tubuar sot këtu, në ketë xhami - shtëpi të Zotit, në këtë ditë të shënuar, për të kujtuar Pejgamberin tonë më të dashur të Allahut, Muhamedin s.a.v.s. Për herë të parë në historinë e popullit tonë, këtë solemnitet po e festojmë në Republikën e Pavarur dhe Sovrane të shtetit të Kosovës .... Tema që kam zgjedhur për këtë rast, titullohet "Muhammedi s.a.v.s. shëmbëlltyrë e mbarë njerëzimit". Për të folur për Pejgamberin tonë të dashur, nuk na mjafton koha dhe, sado që të flasim, nuk mund ta themi asnjëherë fjalën e fundit. Muhammedin s.a.v.s. e ka lavdëruar Allahu i Madhëruar, ashabët e tij, orientalistët perëndimorë etj. Muhamedi s.a.v.s. është dhurata më e madhe e njerëzimit. Virtytet e Muhamedit s.a.v.s. janë aq të shumta dhe aq të larta, sa është veshtirë të përshkruhen. Muhamedi s.a.v.s. gjithmonë ka qenë në shënjestër të sulmeve, kritikave, maltretimeve, atentateve, poshtërimeve, izolimeve etj., nga mushrikët e Mekës. Si ta mbrojmë ne Muhamedin s.a.v.s.? Duke e njohur – duke mësuar biografinë e tij nëpërmjet literaturës fetare, duke i ndjekur, mësuar dhe duke i zbatuar në jetë urdhrat, këshillat dhe porosite e tij:.

Ne vazhdim ai ftoi imamin e nderuar, Munir ef.Salkurtin, që të thoshte disa fjalë për Muhamedin s.a.v.s., i cili në pika të shkurtra bëri një kronologji të jetës dhe veprës së tij, si fëmijë, si djalosh, si burrë, si Pejgamber, si komandant i ushtrisë, si kryetar shteti, si imam dhe si kryefamiljar.

Më pas, udhëheqësi i programit ftoi grupin e korit të nxënësve të Institutit të hivzit, nën dirigjimin e hfz. Idriz ef. Keskin nga Turqia, njëherësh koordinator i këtij instituti, të cilët, me ilahitë e tyre të kënduara në dy gjuhë - shqip dhe arabisht, me leximin e disa ajeteve të Kuranit për Muhmedin s.a.v.s, me recitale, i kënaqën shpirtrat dhe zemrat e të gjithë të pranishmëve.

Pas leximit të Kuranit, ilahive, recitaleve të mirëpritura nga të pranishmit, programi vazhdoi me këndimin e disa pjesëve të Mevludit, të kënduara nga imamët e KBI-së të Gjakovës, Jusuf ef.Elezaj, Visar ef.Koshi dhe Esat ef.Rexha, si dhe myezini veteran, H.Shefqet Kusari.

Në fund organizatorët e programit, Këshilli i xhematit të xhamisë së Hadumit, shtruan një koktej për të pranishmit.

***Esat Rexha***

# Deçani organizon tribunë fetare me rastin e Ditëlindjes së Muhamedit a.s.

Me rastin e Ditëlindjes së Muhamedit a.s., Këshilli i Bashkësisë Islame i Deçanit, ditën e xhuma, më 21 mars 2008, në pallatin e kulturës "Jusuf Gervalla" të qytezës,mbajti manifestimin qendror në nivel të Dukagjinit.

Duke hapur këtë manifestim të madh, mulla Refik ef. Murati, pasi ka përgëzuar të pranishmit dhe u ka uruar mirëseardhje, ndërkohë ka prezantua, ligjëruesit dhe temat e kësaj tribune. Hapjen solemne të këtij manifestimi fetar, i cili për herë të parë organizohet në ambiente institucionale të komunës, e ka bërë mulla Besim ef. Halilaj - kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Deçanit. Ai, pasi ka përgëzuar të pranishmit për këtë manifestim të madh, ka nënvizuar: "Jemi tubuar sot këtu, që nga ligjëratat në vijim të mësojmë sa më shumë për Profetin tonë, Muhamedin a.s. Ajo që më shumti më impresionon, është prania e shumë intelektualëve dhe xhematlinjeve, shumica prej të cilëve janë të rinj, studentë dhe nxënës të shkollave të mesme". Ai më tutje ka shprehur besimin e tij se interesimi për tribuna të tilla vazhdon të rritet, ndërkohë që këtë e ka quajtur edhe madhështi të një qasje të drejtë ndaj fesë.

Ligjëratën e parë në temën "Shëmbëlltyra sublime e Muhamedit a.s." e ka prezantuar mulla Harun ef. Shabanaj, i cili në mënyrë kronologjike i ka bërë një vështrim të thukët jetës së profetit, peripecive dhe vështirësive të mëdha, me të cilat ishte përballur ai, gjatë gjithë misionit të tij madhështor dhe profetik. Muhamedi a.s. kishte arritur të formonte shtetin e parë multietnik dhe kartën e parë në historinë e njerëzimit për të drejtat e njeriut, duke formuar kështu një shoqëri të shëndoshë, e cila mbi supet e veta barti mesazhin hyjnor, për ta përhapur atë edhe tek popujt e tjerë në botë.

Një ligjëratë tematike mbi sjelljet dhe moralin e Muhamedit a.s.e ka mbajtur mulla Burim ef. Mujaj. "Edhe para se të pranonte mesazhin hyjnor, Muhamedi a.s. ndryshonte nga bashkëqytetarët i tij,n gase ai ishte një simbol i moralit të lartë në një shoqëri të degjeneruar. Virtytet e larta morale që stolisën shpirtin e tij,ishin dhunti nga Zoti i Madhnishëm, të cilat ia dhuroi Profetit tonë, në mënyrë që personaliteti i tij të bëhej shembull i përsosur për njerëzimin" - ka thënë, ndër të tjera, Burim ef. Mujaj. Tribuna e parë në Deçan, e mbajtur në hapësirat qendrore të komunës, kishte mbledhur qytetarë të shumtë, ndërkohë që interesimi i tyre për veprimtarinë madhore të Muhamedit a.s. është reflektuar nga pyetjet e shumta për të cilat kanë dhënë përgjigje të duhura ligjëruesit e kësaj tribune.

***Harun Shabanaj***

# Në Medvegjë u mbajt një tribunë fetare kushtuar Ditëlindjes së Profetit Muhamed a.s.



Në Xhaminë e Kapitit të Medvegjës, më datën 19 mars të këtij viti, u mbajt një tribunë fetare kushtuar Ditëlindjes së Profetit Muhamed a.s.. Në këtë manifestim merrnin pjesë disa qytetarë nga mbarë territori i komunës së Medvegjës.

Manifestimi u mbajt pas faljes së namazit të drekës, ku imami i xhamisë Ilham Hasani, mbajti një ligjëratë për biografinë e Profetit Muhamed a.s. dhe veprën e tij.

Në fjalën hyrëse, imam Hasani u uroi të gjithë pjesëmarrësve Ditëlindjen e Profetit Muhamed a.s. dhe i falënderoi ata për praninë e tyre duke u thënë: "Kjo nuk do të jetë hera e fundit që po festohet kjo ditë kaq me rëndësi për besimtarët myslimanë dhe, nëse do Allahu xh. sh., kjo datë do të festohet për çdo vit".

Pas përfundimit të ligjëratës, u këndua edhe një mevlud kushtuar Ditëlindjes së Profetit Muhamed a.s.. Në këtë manifestim ishin të ftuar edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Preshevë, të cilët nuk patën mundësi të vinin në Medvegjë për shkak të obligimeve që patën në Preshevë. Imam Hasani bëri të njohur po ashtu, se edhe Këshilli i Bashkësisë Islame i Kosovës në Preshevë, të gjithë besimtarëve myslimanë të komunës së Medvegjës u ka uruar ditën e Lindjes së Profetit Muhamed a.s. me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!

***F. Kosumi***

*Dua e hatmes në Bresanë*

# Për nder të Ditëlindjes së Pejgamberit a.s. u organizua manifestimi i duasë së Hatmes

Dita e enjte, më 20.03.2008, ishte ditë feste për xhematlinjtë e fshatrave Bresanë dhe Kuklibeg, të cilët kishin mbushur Shtëpinë e kulturës për të ndjekur programin e përgatitur nga vijuesit e mësimbesimit në xhaminë e këtyre dy fshatrave.

Të pranishmëve mirëseardhje në këtë tubim madhështor u shprehu imami i xhamisë Xhevat ef. Fetahu, i cili, pasi falënderoi Allahun Fuqiplotë, përshëndeti të pranishmit dhe sidomos mysafirët. Më pastaj filloi programi i pasur me pjesë nga Kurani. Secili vijues i mësimbesimit këndonte pjesët e caktuara nga Kurani Kerim.

Në këtë manifestim, përveç shumë xhematlinjve, në sallën që ishte e stërmbushur, qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, si dhe përfaqësuesit nga Bashkësia Islame e Kosovës, Sabri ef. Bajgora dhe Fitim ef. Flugaj.

Më pas fjalën e mori Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, Adem ef. Ihtimani, i cili, pasi falënderoi Allahun xh.sh. dhe dërgoi salavate mbi Pejgamberin a.s., përshëndeti të pranishmit, uroi prindërit e nxënësve, imamin për punën e madhe që ka bërë dhe, ndër të tjera, Adem ef., tha: "Allahu xh.sh. njeriun e krijoi në formën më të mirë, na dërgoi Shpalljen (Kuranin), pastaj dërgoi Pejgamberin a.s. si udhëzim për ne".

Më pas, fjalën e mori Sabri ef. Bajgora, i cili tha: "Duatë e tjera të Hatmes, nëse do Zoti, t'i bëjmë nëpër shkolla. Ky Kuran udhëzon në rrugën më të drejtë, më të vlefshme. T'i përmbahemi rrugës së Kuranit dhe Synetit të Pejgamberit a.s., i cili në një hadith të tij thotë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve".

Këto ditë myslimanët në katër anët e botës po festojnë Ditëlindjen e Muhamedit a.s., ata kanë arsye të festojnë, të gëzohen, sepse i përkasin Ymetit të Muhamedit a.s., të Dërguarit të fundit, të cilin Allahu xh.sh. e dërgoi mëshirë për mbarë njerëzimin.

Në fund, nxënësve iu dhanë certifikatat për Hatmen nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Dragashit, kurse në përfundim fare, u shtrua një drekë për mysafirët.

Nxënësit që bënë Hatme Kuranin, janë (numrat romakë tregojnë se për të satën herë nxënësi ka bërë Hatme Kuranin):

Zejnebe (Selami) Saiti, III
Zubejde (Selami) Saiti, II
Hajrullah (Isak) Hajrullahu, II
Jasmina (Nasip) Saiti, II
Ilderina (Zudi) Kasami, II
Nadije (Agim) Yzeri, II
Vahide (Afrim) Rexhepi, II
Sebehate (Afrim) Rexhepi, II
Linda (Behar) Salihu, II
Fejsal (Nexhip) Mehmeti, II
Imran (Bedri) Qazimi, II
Ahmed (Emin) Kamberi
Almira (Naser) Vehbiu
Arzen (Berat) Salihu
Azra (Sabit) Qerimi
Azra (Resul) Veseli
Benjamin (Adem) Vehbiu
Besmir (Ymridin) Sylejmani
Elvedin (Ruhit) Abdurrahmani
Ensar (Selami) Ramadani
Ermira (Elez) Veliu
Fatime (Nasip) Saiti
Fatmir (Feti) Hasani
Fatmire (Xhelal) Salihu
Flurim (Xhemal) Nazifi
Guri (Vedat) Reshiti
Hakibe (Batjar) Rysheni
Hikmete (Agim) Yzeri
Ibadete (Musli) Ibrahimi
Medine (Selami) Saiti
Medine (Maksut) Tosuni
Mensur (Vahidin) Abdurrahmani
Myzafete (Gursel) Idrizi
Nadir (Xhevdet) Maliqi
Nedim (Habibullah) Mehmeti
Nexhipe (Batjar) Rysheni
Omer (Sabit) Sylejmani
Rekmije (Maksut) Tosuni
Sabina (Ajret) Kamberi
Saera (Rexhep) Rexhepi
Semina (Bekim) Kasami
Xhafer (Qerim) Qerimi
Xhylshahe (Hadi) Rexhepi
Zaide (Samet) Qerimi.

***Xhafer Fejziu***

*Kuala - Lumpur*

## Studentë kosovarë në Kuala-Lumpur falënderuan qeverinë e Malajzisë



Më 3 mars 2008, në Universitetin ndërkombëtar të Kuala-Lumpurit, nga studentët kosovarë që studiojnë në këtë universitet, u organizua një manifestim solemn, me rastin e njohjes së Pavarësisë së Kosovës, nga Malajzia.

Në këtë manifestim qenë të pranishëm më shumë se 300 studentë nga vende të ndryshme të botës, që nderuan dhe uruan studentët tanë me rastin e bërjes së shtetit të Kosovës.

I pranishëm në këtë manifestim qe edhe prorektori i Universitetit, Prof. dr. Hamidon Abdulhamid, si dhe ambasadori i Shqipërisë në Kuala-Lumpur, Dilaver Qesja.

Në emër të studentëve kosovarë, të pranishmëve iu drejtua Mr. Islam Hasani, i cili, pasi dha një pasqyrë të shkurtër historike për Kosovën, ndër të tjera, tha: "17 Shkurti i këtij viti për ne është dita me e rëndësishme, ngase pas shumë peripecive dhe ne në koordinim me faktorët ndërkombëtarë, krijuam shtetin tonë. Me këtë rast falënderojmë të gjithë ata që na ndihmuan e përkrahën në rrugën tonë të gjatë e plotë sfida.

Një falënderim të veçantë i adresojmë popullit dhe Qeverisë së Malajzisë, e cila pa asnjë ngurrim, përkrahu shtetin më të ri në botë. Për këtë njohje, populli i Kosovës i është mirënjohës".

Prorektori Hamidun, duke përshëndetur të pranishmit dhe duke uruar pavarësinë e Kosovës, studentëve u tha: "Është privilegj dhe moment i paharruar për mua, të jem këtu në mesin tuaj. Ju sot keni kremte të madhe dhe keni të drejtë. Uroj që të ndërtoni një shtet të ri e modern, me të cilin do të krenoheni. Ndërsa unë këtë ditë do mbaj gjatë në kujtesën time".

*Aman – Jordania*

## Manifestim për nder të Pavarësisë së Kosovës



Më 17 02 2008, pikërisht në ditën e shpalljes së Pavarësisë së Kosovës, në orën 19:00, në qendër të Amanit u mbajt një takim i të gjithë shqiptarëve që jetojnë përkohësisht në këtë shtet.

Tubimin e këtij takimi e bëri shumë madhështor prezantimi i njeriut më të merituar në këtë vend, njeriut të palodhur për Pavarësinë e Kosovës, Prof. Dr. Muhamed Mufaku, i cili prezantoi në pika të shkurtra historinë e popullit shqiptar, i cili sot kurorëzon (përpjekjet) me festim dhe gëzim, e ajo është Pavarësia e Kosovës. Gjithashtu ai rrëfeu për prindërit e tij kosovarë nga Vrella e Pejës, ikjen e tyre nga Kosova për në Damask të Sirisë, që për të pranishmit ishte mjaft rrënqethëse.

Ai gjithashtu porositi që tash e tutje të angazhohemi edhe më shumë në ndërtimin e zhvillimin e shtetit më të ri në botë, Kosovës, duke i treguar botës realitetin e tërë asaj historie të hidhur që kaloi ky popull. Veçanërisht porositi studentët që janë duke u përgatitur, që në të ardhmen e afërt, të tregojnë rezultate në profesionalizimin e tyre në çdo aspekt.

*Përgatiti:* ***Rexhep Ismajli***
*Amman Jordan*